# DITURIA ISLAME

NUMËR 285 | VITI 27 | PRILL 2014 | XHUMADEL-UHRA 1435 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Vuajtjet e muslimanëve të Krimesë gjatë historisë



www. bislame.net

# XHAMIA “MULLA SYLË RIMANISHTA”

Gjendet në Lagjjen e Gallapit (Kolovica e Re /Fusha e Pajtimit), e ndërtuar më 2005 (1426 h). Xhamia “Mulla Sylë Rimanishta” është ndërtimi i parë në lagjen e Gallapit dhe xhamia e fundit nga verilindja e qytetit të Prishtinës. Xhamia është ndërtim i vitit 2005 (1426 h) dhe njëra nga katërmbëdhjetë sosh që u ndërtuan me të njëjtin projekt, të njëjtin ndërtues dhe nga i njëjti investues. Ndërtimi i planimetrisë përbëhet nga hajati, salla e faljes mbuluar me kupolë gjysmësferike dhe mafili mbuluar me tri kupola të vogla. Salla e faljes në plan ka formë të drejtkëndëshit me përmasa të jashtme maksimale 16.43 x 12.40 m dhe në të djathtë ka minaren cilindrike me lartësi 21 m. Xhamia ka gjithsej sipërfaqe të shfrytëzueshme (neto) - 297.6 m2. Ka gjithsej sipërfaqe të shfrytëzueshme për falje – 275.6 m2 ose hapësirë për falje të rreth 345 xhematlinjve dhe sipërfaqe ndërtuese (bruto) – 342.7 m2. Salla e faljes është e mbuluar me kupolë gjysmësferike me diametër 11.6 m.





PËRMBAJTJA:





## Myftiu Tërnava merr pjesë në Konferencën ndërkombëtare "Bashkëpunimi Islamik" në Mekë të Arabisë Saudite

*Me ftesë të Dr. Abdul Muhsin At Turki- Sekretar i përgjithshëm i Ligës Islame, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga Mr. Besim Mehmeti asistent në kabinet, nga 2 deri më 4 mars mori pjesë në Konferencën Ndërkombëtare "Bashkëpunimi Islamik", që u mbajt në Mekë (Arabi Saudite), e cila organizohet nën patronatin e Mbretit Abdullah bin Abdulaziz Al Saud të Arabisë Saudite. Në këtë Konferencë morrën pjesë përfaqësues nga 140 vende, duke përfshirë Ministra, Myftinj, Udhëheqës të Bashkësive Islame, dijetarë, përfaqësues të pakicave muslimane dhe shumë personalitete fetare të Botës Islame.*

*Konferenca u mbajt nën moton "Bashkëpunimi Islamik" dhe ajo, për 3 ditët (2-4 mars), ku trajtoi tema të ndryshme që kanë të bëjnë me thellimin e bashkëpunimit mes shteteve islame në sfera të ndryshme të jetës që nga ato politike, shoqërore, kulturore e arsimore, e deri tek ato edukative, ekonomike etj.. Hapjen e Konferencës e bëri Dr. Abdul Muhsin at Turki, i cili u uroi mirëseardhje të gjithë pjesëmarrësve. Në ceremoninë e hapjes foli edhe Myftiu i Arabisë Saudite, Abdul Aziz Al Sheikh, ndërsa në emër të delegacioneve përshëndeti, Dr. Isam Al Din al Bashir- kryetari i Muxhmea Fikh Al Islami nga Sudani. Në fund të hapjes solemne, Konferencën e përshëndeti, edhe Mbreti Abullah bin Abdul Aziz al Saud i Arabisë Saudite, përmes fjalës së dërguar, të cilën e lexoi Emiri i Mekës, Mishal Bin Abdullah Al Saud. Në fjalën përshëndetëse të Mbretit vihet në pah nevoja për thellimin e bashkëpunimit në mes të shteteve Islame për të kërkuar zgjidhje për shumë probleme me të cilat ballafaqohet Bota Islame. Mbreti gjithashtu shprehu gatishmërinë e Arabisë Saudite për të kontribuar edhe më tej në këtë sferë, si dhe vuri në pah angazhimin, përkrahjen dhe kontributin e Arabisë Saudite për paqen botërore.*

*Në margjina të Konferencës, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava u takua më përfaqësues nga vende të ndryshme, si Ministra e Myftinj, të cilët i njohu me arritjet në Kosovë.*

*Myftiu në të gjitha takimet që pati, kërkoi nga bashkëbiseduesit të ushtrojnë ndikimin e tyre te qeveritë për ta njohur e përkrahur Kosovën ato vende që s'e kanë njohur ende, ndërsa ato që e kanë njohur, ta përkrahin Kosovën në institucione dhe forume ndërkombëtare. Vlen të veçohet takimi i Myftiut Tërnava me Ministrin e Çështjeve Fetare të Algjerisë, nga i cili Myftiu kërkoi angazhimin dhe kontributin e tij për njohjen sa më parë të shtetësisë së Kosovës nga Algjeria.*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ /
Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Vrasja e fëmijëve




*Skenat makabre që shfaqen në ekranet mediale, ku viktimë bien krijesat më të pafajshme në këtë gjithësi, fëmijët, tregojnë gjendjen dhe katandisjen ku ka arritur mendja dhe zhvillimi njerëzor. Dhunë, vrasje, hedhje të fetusit në vende plehrash, mbytje e fëmijëve, tërë kjo prek emocionet e njerëzve dhe nuk ka të bëjë me natyrën e as me misionin dhe përgjegjësinë që kanë prindërit ndaj fëmijëve të tyre. Së fundi, tërë opinioni shqiptar është rrëqethur se si një nënë shqiptare masakroi tri bijat e saj në Bergamo të Italisë. Si do që të kenë qenë rrethanat në momente të caktuara, prapëseprapë fëmija është dhuratë prej Zotit. Fëmija ndjehet dhe është i pafuqishëm. Ai ka nevojë për ngrohtësi familjare, edukim të shëndoshë, formim personal. Në të kaluarën tonë shqiptare rrallë, madje ndoshta asnjëherë, nuk është dëgjuar një këso vepre antihumane e antiislame. Por, në të kaluarën e hershme të njerëzimit, këtë sjellje e hasim tek shoqëritë injorante dhe sidomos tek shoqëria arabe e kohës së injorancës, kur arabët e asaj kohe i varrosnin për së gjalli fëmijët e tyre (femra). Këtë ves të shëmtuar e ka regjistruar edhe Kurani famëlartë. "Kur foshnja e varrosur për së gjalli të pyetet për çfarë faji ishte vrarë…" (Et-Tekvir, 8-9). Mbytja e njeriut është e ndaluar absolutisht me Islam. "Kush mbyt një besimtar me qëllim, dënimi i tij është xhehenemi, në të cilin do të jetë përgjithmonë. Allahu është i hidhëruar ndaj tij, e ka mallkuar dhe i ka përgatitur dënim të madh". (En-Nisa, 93). Në një vend tjetër thotë: "Dhe mos e mbytni njeriun, mbytjen e të cilit e ka ndaluar Allahu, përveçse me drejtësi (që e kërkon Sheriati). E kush mbytet pa të drejtë (pa faj), kujdestarit të tij Ne i kemi dhënë të drejtë (të kërkojë drejtësinë), e ai të mos e kalojë kufirin në mbytje derisa ai është i ndihmuar (prej Zotit)". (El Isra, 33).*

*Fëmijëria është proces midis foshnjërisë dhe fillimit të adoleshencës. Shoqëria e orientuar drejt fëmijëve nuk është ajo ku të gjithë fëmijët gëzojnë dashuri dhe kujdes nga prindërit ose të rriturit e tjerë. Abuzimi fizik e seksual i fëmijëve është një tipar i shëmtuar i shoqërisë moderne. Abuzimi i fëmijëve ka lidhje të qartë me atë që, nga pikëpamja e standardeve publike, duket si keqtrajtim i shpeshtë i fëmijëve në Evropën paramoderne. Disa prej streseve që provojmë tani, ishin më pak të theksuara në kohët e mëparshme. Njerëzit zakonisht ishin më të lidhur me prindërit e tyre dhe farefisin se sot, në kohën e lëvizjes së madhe të shoqërisë, kurse llojet e punës që bënin, ishin të njëjta me ato të paraardhësve të tyre. Prindërit mund të përjetojnë shok nga e dhëna se nga ushtrimi i dhunës ekziston frika që fëmijën t'ua marrin për kujdes. Prindërit nuk mendojnë të keqen nëse dëshirojnë ta disiplinojnë me dhunë fëmijën, sa kohë që ata mendojnë ta edukojnë për së mbari. Mirëpo ekspertët e edukimit kanë dëshmuar që dhuna fizike dëmton zhvillimin shpirtëror të fëmijës dhe mu për këtë është e ndaluar. Prindërit duhet të mendojnë më gjatë se kjo krijesë e vogël mbetet peng i edukatës së prindërve, sjelljes, etikës dhe dashurisë së tyre. Kjo në fenë islame duhet të kuptohet edhe si përgjegjësi që kanë prindërit ndaj fëmijëve. Sjellja e shëndoshë dhe korrekte me fëmijët do të prodhonte edhe rezultate efikase për ne si shoqëri në periudha afatgjate.* *(Mr. Rexhep Suma)*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf" – (8)



## Sprova në pasuri

*E ti sillu atyre (që kërkuan t'i largosh varfanjakët) si shembull dy njerëz; njërit prej tyre i dhamë dy kopshte (vreshta) nga rrushi dhe ato i rrethuam me hurma, e në mes atyre të dyjave, bimë të tjera. Të dy kopshtet jepnin frutat e veta pa munguar prej tyre asgjë, e në mesin e tyre bëmë të rrjedhë një lumë. Ai kishte edhe pasuri tjetër. E ai atij shokut të vet (që ishte besimtar) i tha: (duke iu krenuar) "Unë kam pasuri më shumë se ti, e, kam edhe krah më të fortë! "Dhe ai hyri në kopshtin e vet (e me besimtarin për dore), po duke qenë dëmtues i vetes (duke mos besuar dhe duke u krenuar) tha: "Unë nuk mendoj se zhduket kjo, kurrë! Dhe nuk besoj se do të ndodhë kiameti, (dita e gjykimit), por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im, pa dyshim do të gjej ardhmëri edhe më të mirë se kjo". Duke e polemizuar atë, shoku i tij i tha: "A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë?" "Por për mua, Ai, Allahu është Zoti im, e Zotit tim unë nuk i bëj shok askënd!" E pse ti kur hyre në kopshtin tënd nuk the: "Ma shae All llah, la kuvveteil-la bil-lah" (Allahu çka do, bëhet, s'ka fuqi pa ndihmën e Tij). Nëse ti më sheh mua se kam më pak prej teje edhe pasuri edhe fëmijë (krah më të dobët). Po unë shpresoj se Zoti im do të më japë edhe më të mirë nga kopshti yt, e këtij tëndit t'i shkaktojë fatkeqësi nga qielli, e të gdhijë tokë e lëmuar (e zhveshur). Ose të gdhijë uji i saj i shterur, e ti kurrsesi nuk mund ta kërkosh atë!" Dhe vërtet, u shkatërruan frutat e tij, e ai filloi të rrahë shuplakët për atë që kishte shpenzuar në të, e ajo ishte rrënuar në kulmet e saj, dhe thoshte: "O i mjeri unë, të mos i kisha bërë Zotit tim, askënd shok!" E nuk pati krah (grup), përveç Allahut të vërtetë, që t'i ndihmojë atij, dhe nuk mundi ta pengojë. Në atë vend ndihma është vetëm e Allahut të vërtetë. Ai është shpërblyesi më i mirë, dhe te Ai është përfundimi më i mirë. (El-Kehf, 32-44)*

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake pamë, që Allahu i Madhëruar urdhëronte të Dërguarin e Tij, të ndiqte ndejat e të varfërve besimtarë, e të mos u përgjigjet kërkesave të jobesimtarëve të pasur, të cilët insistonin tek Resulullahu s.a.v.s., që t'i dëbonte të varfrit nga ndejat e tij, sepse ata e ndienin veten të irrituar nga bashkëndeja me ta. Ata, madje nuk mund të duronin as erërat e trupave të tyre. Këtë nuk e bënin për diç tjetër, përveçse nga mendjemadhësia, që ua kishte verbuar sytë, e ua kishte ndryshkur zemrat.

Në këto ajete, i Lartmadhërishmi sjell shembullin e një të pasuri jobesimtarë, skajshmërish mosmirënjohës për dhuntitë e Allahut ndaj tij, dhe të një të varfri besimtar, të durueshëm në varfërinë e tij. Ajetet në vazhdim rrëfejnë, sesi Allahu dërgoi ushtritë e tij të padukshme nga qielli, duke ia shkatërruar dy kopshtet të pasurit, duke i shndërruar në djerrina të shkreta. Kjo tregon se pasuria, nuk duhet të jetë shkak i krekosjes dhe i mburrjes, sepse ajo është relative dhe kalimtare, kurse krenaria dhe mburrja e vërtetë duhet të jetë vetëm devotshmëria ndaj Krijuesit Fuqiplotë, e cila zakonisht i stolis zemrat e njerëzve të varfër me plot iman.

وَاضْرِبْ لَهُم مَّثَلًا رَّجُلَيْنِ جَعَلْنَا لِأَحَدِهِمَا جَنَّتَيْنِ مِنْ أَعْنَابٍ وَحَفَفْنَاهُمَا بِنَخْلٍ وَجَعَلْنَا بَيْنَهُمَا زَرْعًا ﴿32﴾

**32. *"E ti sillu atyre (që kërkuan t'i largosh varfanjakët) si shembull dy njerëz; njërit prej tyre i dhamë dy kopshte (vreshta) nga rrushi dhe ato i rrethuam me hurma, e në mes atyre të dyjave bimë të tjera".***

Allahu i Lartmadhërishëm sjell këtë shembull për idhujtarët dhe të ngjashmit me ta, të cilët tregonin haptazi mendjemadhësi e fodullëk, duke refuzuar ndejat me të varfrit nga radhët e muslimanëve, sepse pretendonin se ishin më superiorë se ata, qoftë me pasuri qoftë me prejardhje!!!

Mu për këtë arsye, Allahu xh.sh. urdhëron të Dërguarin e Tij-Muhamedin a.s. që idhujtarëve, që dëshironin dëbimin e muslimanëve të varfër nga ndejat e tyre, t'u sillte shembullin e dy njerëzve, njërin prej të cilëve e kishte vënë në sprovë të pasurisë, duke i dhuruar dy kopshte me rrush dhe pemë me fruta të llojllojshëm, ndërkohë që këto dy kopshte ishin të rrethuara nga të gjitha anët me palma (hurma). Ndërsa tjetrin, Allahu e kishte sprovuar me varfri, e i cili përballonte shumë mirë këtë sprovë.




Ashtu siç thamë më lartë, ngjarja përshkruan dy vëllezër nga beniisrailët, por mund të jetë shembull i vlefshëm për çdo kohë dhe për çdo vend, saherë që mburrja me pasuri shkakton mohimin e dhuntive të Krijuesit fuqiplotë, e kjo nënkupton mohimin e vetë, Allahut xh.sh..

كِلْتَا الْجَنَّتَيْنِ آتَتْ أُكُلَهَا وَلَمْ تَظْلِم مِّنْهُ شَيْئًا
وَفَجَّرْنَا خِلَالَهُمَا نَهَرًا ﴿33﴾

***33. "Të dy kopshtet jepnin frutat e veta pa munguar prej tyre asgjë, e në mesin e tyre bëmë të rrjedhë një lumë".***

Që të dyja kopshtet e të pasurit, jepnin fruta me bollëk, duke i shtuar edhe më pasurinë e tij. Ndërsa hijeshinë e këtyre kopshteve ia shtonte edhe më tepër një lumë i vockël, i cili rridhte përmes tyre, dhe ujiste kopshtet në të gjitha anët. Vetëm pamja e këtyre kopshteve me një lum që rrjedh në mes, shkakton ndjenja të relaksit dhe të qetësisë shpirtërore, dhe kjo do të duhej të ishte shkas, që pronari të ishte një besimtar mirënjohës. Mirëpo, një gjë e tillë nuk po ndodhte. Shejtani i mallkuar kishte mbizotëruar mbi shpirtin dhe mendjen e tij, duke e bërë një njeri të pandjenja...

وَكَانَ لَهُ ثَمَرٌ فَقَالَ لِصَاحِبِهِ وَهُوَ يُحَاوِرُهُ
أَنَا أَكْثَرُ مِنكَ مَالًا وَأَعَزُّ نَفَرًا ﴿34﴾

***34. "Ai kishte edhe pasuri tjetër. E ai, atij shokut të vet (që ishte besimtar) i tha: (duke iu krenuar) "Unë kam pasuri më shumë se ti, e, kam edhe krah më të fortë!"***

Ky njeri që ishte vënë në sprovë të pasurisë, kishte edhe pasuri tjetër përveç kopshteve, sepse frutat që i shiste, i sillnin të ardhura të majme në ar dhe argjend. Ai qe "verbuar" tërësisht nga kjo pasuri, saqë duke u krekosur me mendjemadhësi, po i thoshte shokut apo vëllait të tij: "Unë kam pasuri më shumë se ti e, kam edhe krah më të fortë!" Ai mendonte se tërë këtë pasuri dhe begati që po e shijonte ishte fryt i punës apo e aftësisë së tij. As që i shkonte ndërmend se pasuria është kalimtare, vjen e shkon, se është një amanet nga Allahu i lënë në duart tona për një kohë të caktuar. Ai po i thoshte besimtarit të varfër se kishte pasuri më shumë se ai, se, kishte fëmijë, shërbëtorë, e farefis, të cilët i dilnin krah, ndërsa ky, (i varfri) nuk kishte asgjë, as pasuri e as... duke vazhduar me mendjemadhësi ta nënçmonte. Ai ishte i bindur se pasuria që kishte, ishte e përhershme, dhe nuk do të zhdukej kurrë, sepse besimi i tij ishte në nivelin më të ulët, apo më mirë të themi, nuk kishte fare besim, se kishte edhe botë tjetër pas vdekjes...

وَدَخَلَ جَنَّتَهُ وَهُوَ ظَالِمٌ لِّنَفْسِهِ
قَالَ مَا أَظُنُّ أَن تَبِيدَ هَٰذِهِ أَبَدًا ﴿35﴾

***35. "Dhe ai hyri në kopshtin e vet (e me besimtarin për dore), po duke qenë dëmtues i vetes (duke mos besuar dhe duke u krenuar) tha: "Unë nuk mendoj se zhduket kjo, kurrë!"***

Ai i cili e ka zemrën të mbyllur me kufër, mendon se pasuria, shëndeti dhe çdo gjë tjetër në këtë botë, janë të përhershme e të pazhdukshme. Nisur nga ky fakt, mendjemadhësia, që ka kapluar mendjen e tij, ia verbon sytë, dhe ia kufizon të menduarit logjik dhe largpamës, prandaj edhe mendon se do të jetojë përgjithmonë në këtë kënaqësi, i kredhur në begati të "pafundme".

Ky i pasur mendjemadh, mbase nuk ishte i vetëdijshëm se çfarë mizorie po i bënte vetvetes me kufrin-mosbesimin e tij. Ai teksa shihte pemët plot fruta, lumin që po rridhte qetë-qetë në mes të kopshteve me gurgullimën e tij, dhe teksa dëgjonte cicërimat e zogjve, as që mund të imagjinonte dot se kjo mund të zhdukej një ditë...

وَمَا أَظُنُّ السَّاعَةَ قَائِمَةً وَلَئِن رُّدِدتُّ إِلَىٰ رَبِّي
لَأَجِدَنَّ خَيْرًا مِّنْهَا مُنقَلَبًا ﴿36﴾

***36. "Dhe nuk besoj se do të ndodhë kiameti, (dita e gjykimit), por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im, pa dyshim do të gjej ardhmëri edhe më të mirë se kjo".***

Në momentet kur njeriut, shejtani i mallkuar ia zbukuron e hijeshon këtë botë, atij i mbyllet të menduarit për botën tjetër. I tilli nuk mund të imagjinojë, e në fakt as nuk dëshiron të besojë se tërë mirëqenia në të cilën është në këtë botë, një ditë mund të përfundojë. Atij i duket sikur ta kishte përjetuar një ëndërr të mirë, e pastaj rrëmbimthi të zgjohet dhe ta sheh veten në realitetin, të cilin nuk e ka paramenduar. Prandaj edhe nuk dëshiron të "zgjohet" nga kjo ëndërr. Pikërisht, kjo është arsyeja, që i tha të varfrit: "nuk besoj se do të ndodhë kiameti, (dita e gjykimit)...".

Pacipësia e këtij njeriu në raport me Krijuesin e tij, po vazhdonte edhe më tej, sepse po i drejtohej shokut apo vëllait të tij, para të cilit po mburrej pa të drejtë, se nëse ajo Ditë, për të cilën po pretendonte se do të vijë, atëherë, gjithsesi, duhej të kishte pasuri dhe mirësi më të shumta edhe më të mëdha në botën tjetër, sesa në këtë botë. Ai mendonte se meqë Allahu i kishte dhënë pasuri në këtë botë, në botën tjetër do të kishte edhe më shumë privilegje e pasuri sesa çdokush tjetër.

Ky njeri, shihet qartë që ishe gabimtar në të dyja rastet: së pari që mohoi ardhjen e ditës së Kiametit, e së dyti, që edhe nëse rastësisht vjen kjo ditë, mendonte se edhe në botën tjetër do të jetë i pasur e i privilegjuar. Këto janë fjalët e mohuesve të Ditës së Gjykimit, ashtu siç ka ardhur edhe në një vend tjetër në Kuran, ku jobesimtari thotë: "E nëse pas të këqijave që e goditën Ne i japim të mira nga ana Jonë, ai me këmbëngulje do të thotë: "Këtë (pasuri) e kam arritur vetë (këtë do ta kem gjithnjë), e nuk mendoj se do të bëhet kiameti, po, edhe nëse do të kthehem te Zoti im, unë te Ai do ta kem edhe më mirë!" Ne patjetër do t'i njoftojmë ata që nuk besuan për atë që punuan dhe do t'u japim të përjetojnë dënim të rëndë." - (Fussilet, 50)

Pikërisht, duke parë kufrin-mosbesimin e shokut të tij, i varfri besimtar, në përpjekje që të këndellte këtë mendjemadh të humbur në iluzionet e pasurisë, filloi ta këshillonte...

لَهُ صَاحِبُهُ وَهُوَ يُحَاوِرُهُ أَكَفَرْتَ بِالَّذِي خَلَقَكَ مِن تُرَابٍ
ثُمَّ مِن نُّطْفَةٍ ثُمَّ سَوَّاكَ رَجُلًا ﴿37﴾

***37. "Atij, ai shoku i vet (besimtari) i tha: (duke e polemizuar) "A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë?"***

Këshillat e sinqerta, kur vijnë nga njerëzit e mirë, të



devotshëm e të sinqertë, janë gjithmonë të mirëseardhura, sepse qëllimi i tyre është të na udhëzojnë në rrugën e drejtë, e të na shmangin nga rruga e devijuar, për të cilën nuk jemi të vetëdijshëm. Nga ky ajet fillon një bisedë që synon ta këndellë jobesimtarin e zhytur në mëkate e mendjemadhësi, i cili kishte mohuar edhe Krijuesin e tij-Allahun xh.sh. Prandaj besimtari i varfër, duke e qortuar i tha: "A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë?". Kjo në kuptim më të lirë sikur i bie: Or i mjerë, si ke guxim ta mohosh Allahun që të krijoi nga dheu, dhe të përsosi e të bëri njeri komplet? Si ke guxim që ti, si një copëz e pavlerë dheu-balte, të ngrihesh kundër Krijuesit tënd, duke e mohuar Atë. Ai të dhuroi çdo të mirë në këtë jetë, e përveç kësaj të dhuroi edhe pasuri, ndërsa ti mendon se vetë e ke arritur tërë këtëmirëqenie? Besimtari, me këtë gjest sikur dëshironte t'ia bënte me dije shokut apo vëllait të vet mohues, se distancohej nga ngurtësia që i kishte kapluar atij, zemrën...

لَّـٰكِنَّا هُوَ اللَّـهُ رَبِّي وَلَا أُشْرِكُ بِرَبِّي أَحَدًا ﴿38﴾

***38. "Por për mua, Ai Allahu është Zoti im, e Zotit tim unë nuk i bëj shok askënd!"***

Zemra e këtij besimtari që po pulsonte me ritmin e Imanit të pastër, ishte një zemër në të cilën kishte zënë vend dashuria ndaj Krijuesit të Tij. Ai me një bindje të plotë e të thellë, i paluhatur për asnjë moment në dëlirësinë e besimit të tij, vazhdoi e tha: "Por për mua, Ai Allahu është Zoti im, e Zotit tim unë nuk i bëj shok askënd!". Pra, unë nuk dua ta mohoj Atë që më krijoi, dhe ndonëse më sprovoi në këtë botë me varfri, zemrën dhe shpirtin e kam të pastër, andaj, në Ahiret do të kem mirësitë e pakufishme, të cilat ti o mohues nuk do t'i kesh...

وَلَوْلَا إِذْ دَخَلْتَ جَنَّتَكَ قُلْتَ مَا شَاءَ اللَّـهُ لَا قُوَّةَ إِلَّا بِاللَّـهِ
إِن تَرَنِ أَنَا أَقَلَّ مِنكَ مَالًا وَوَلَدًا ﴿39﴾

***39. "E pse ti kur hyre në kopshtin tënd nuk the: "Ma shae Allah, la kuvveteil-la bil-lah" - (Allahu çka do, bëhet, s'ka fuqi pa ndihmën e Tij). Nëse ti më sheh mua se unë kam më pak prej teje edhe pasuri edhe fëmijë (krah më të dobët)."***

Këshillat e ngrohta të besimtarit për vëllain e tij mohues po vazhdonin edhe më tutje. Ai i përkujtonte atij se do të duhej të besonte në Allahun, dhe çdo gjë nga mirësitë e kësaj bote, që i ishin dhuruar, t'Ia atribuonte Atij, të gjithëfuqishmit e të gjithëpushtetshmit. Prandaj, vazhdoi besimtari: Kur hyre në kopshtet tua dhe të pëlqyen, e mbete i magjepsur nga bukuritë e tyre, ka qenë dashur ta falënderoje Allahun për këtë mirësi, që të dha fëmijë e pasuri. Këto janë caktime të Tij, dhe ti duhet të jesh falënderues.

Duke marrë për bazë këtë ajet, dijetarët tanë të mëhershëm, na kanë mësuar që kur të shohim diçka të mirë në familjen tonë, në fëmijë dhe në pasuri të themi: "Ma shae Allah, la kuvveteil-la bil-lah" - (Allahu çka do, bëhet, s'ka fuqi pa ndihmën e Tij)." Në këtë kontekst, është transmetuar edhe nga Pejgamberi a.s. të ketë thënë: "Nëse për mirësitë që Allahu ia jep një robi të Tij në familje, pasuri ose fëmijë, thotë:"Ma shae Allah, la kuvveteil-la bil-lah" - (Allahu çka do, bëhet, s'ka fuqi pa ndihmën e Tij).", ai nuk do të shohë diç të keqe në ta, përveç vdekjes".

Në një transmetim tjetër nga Ebu Musael-Esha'ariu, i Dërguari a.s. citohet t'i ketë thënë: "A të dëftoj për një thesar prej thesareve të Xhenetit: Ajo është: "La havle ve la kuvete il-la bil-lah"

Besimtari, vazhdoi edhe më tutje: "Nëse ti më sheh mua se unë kam më pak prej teje edhe pasuri edhe fëmijë (krah më të dobët)", dije se ekziston edhe jeta tjetër. Atje rolet dhe pozicionet do të ndërrohen. Unë do të jem ai, të cilit Allahu ia ka garantuar pasurinë e përjetshme, e ti, do të jesh në ndëshkim të rëndë...

فَعَسَىٰ رَبِّي أَن يُؤْتِيَنِ خَيْرًا مِّن جَنَّتِكَ وَيُرْسِلَ عَلَيْهَا
حُسْبَانًا مِّنَ السَّمَاءِ فَتُصْبِحَ صَعِيدًا زَلَقًا ﴿40﴾
أَوْ يُصْبِحَ مَاؤُهَا غَوْرًا فَلَن تَسْتَطِيعَ لَهُ طَلَبًا ﴿41﴾

***40. "Po unë shpresoj se Zoti im do të më japë edhe më të mirë nga kopshti yt, e këtij tëndit t'i shkaktojë fatkeqësi nga qielli e të gdhijë tokë e lëmuar (e zhveshur)."***

***41. "Ose të gdhijë uji i saj i shterur, e ti kurrsesi nuk mund ta kërkosh atë!"***

Besimtari, tash po i drejtohej jobesimtarit me një krenari të cilën e karakterizonte siguria e plotë. Ai po ia thoshte troç atij: Nëse ai po e nënçmonte për shkak të pasurisë më të vogël, si dhe fëmijëve më të pakët në numër, atëherë le të përgatitej, sepse në botën tjetër do të ndërroheshin pozicionet. Për shkak të mosmirënjohjes së tij ndaj Allahut, do të ishte i nënçmuari e i përbuzuri, kurse, ky i varfri, të ishte në mirëqenie të përjetshme. I varfri besonte se Zoti i tij do t'i jepte kopshte edhe më të mira sesa këtij gjynahqari në këtë botë.

Dhe, meqë nënçmimet dhe përbuzjet e të pasurit ndaj tij nuk po pranin, atëherë besimtari i varfër, iu lut Zotit nga thellësia e shpirtit, që ta ndëshkonte atë, me shkatërrimin e kopshteve të tij, me të cilët po mburrej e krenohej. E shkatërrimi i këtyre kopshteve me ndësh-



kim nga qielli mund të jetë në formë të shiut të rrëmbyeshëm, me breshër, apo edhe me humbjen e ujit, të cilin nuk mund ta rikthejë më nga thellësitë e tokës...

وَأُحِيطَ بِثَمَرِهِ فَأَصْبَحَ يُقَلِّبُ كَفَّيْهِ عَلَىٰ مَا أَنفَقَ فِيهَا وَهِيَ خَاوِيَةٌ عَلَىٰ عُرُوشِهَا وَيَقُولُ يَا لَيْتَنِي لَمْ أُشْرِكْ بِرَبِّي أَحَدًا ﴿42﴾

***42. "Dhe vërtet, u shkatërruan frutat e tij, e ai filloi të rrahë shuplakët për atë që kishte shpenzuar në të, e ajo ishte rrënuar në kulmet e saj dhe thoshte: "O i mjeri unë, të mos i kisha bërë Zotit tim askënd shok!"***

Duaja, ndaj atij që i është bërë zullum-padrejtësi, gjithmonë i gjen të hapura dyert e qiellit. Allahu dëgjon psherëtimat e atyre, që u është bërë e padrejtë, ose janë nënçmuar e përbuzur nga të tjerët në këtë botë, vetëm pse ishin të varfër dhe të lënë anash, dhe dërgon kohë pas kohe ushtritë e padukshme nga qielli, (ta panjohura për ne) që të ndëshkojnë dikë, që ka bërë tirani ndaj të tjerëve.

Ashtu edhe ndodhi... Allahu xh.sh. dërgoi ndëshkimin e merituar nga qielli, duke shkatërruar kopshtet e tij në tërësi. Asnjë fryt nuk kishte mbetur i paprekur. Çdo pëllëmbë e atyre kopshteve përrallore, që dikur lulëzonin nga bukuria magjepsëse, ishte shkretuar.

I pasuri, kur hyri të nesërmen në kopshtin e tij, nuk po u besonte syve. Çdo pemë dhe fryt ishte shkatërruar. Çdo gjë ishte kthyer mbrapsht. Lisa dhe pemë të rrëzuar gjithandej. A thua ku treti gjithë ajo pasuri brenda një nate të vetme. Ai tashme shihej se ishte thyer shpirtërisht, sepse po rrihte shuplakat e duarve të tij në shenjë pendimi për atë që i kishte ndodhur. Kudo që shkelte nëpër ish kopshtet e tij të shndërruar tashmë në gërmadha të shkreta thoshte: "O i mjeri unë, të mos i kisha bërë Zotit tim askënd shok!"

Vetëm tash po i kujtoheshin fjalët dhe këshillat e ngrohta të shokut-vëllait të tij besimtar, i cili ia kishte tërhequr vërejtjen të mos jepej aq shumë pas pasurisë dhe të mirave të kësaj bote, sepse ato të shtynë dalëngadalë të rrëshqasësh në greminat e kufrit, pa e hetuar fare. Dhe kur të këndellesh, atëherë do të jetë tepër vonë të shpëtosh nga thellësitë e këtyre greminave të humbëtirës...

وَلَمْ تَكُن لَّهُ فِئَةٌ يَنصُرُونَهُ مِن دُونِ اللَّـهِ وَمَا كَانَ مُنتَصِرًا ﴿43﴾
هُنَالِكَ الْوَلَايَةُ لِلَّـهِ الْحَقِّ هُوَ خَيْرٌ ثَوَابًا وَخَيْرٌ عُقْبًا ﴿44﴾

***43. "E nuk pati krah (grup), përveç Allahut që t'i ndihmojë atij dhe nuk mundi ta pengojë".***

***44. "Në atë vend ndihma është vetëm e Allahut të vërtetë. Ai është shpërblyesi më i mirë dhe te Ai është përfundimi më i mirë."***

Këto dy ajete shpërfaqin pafuqinë e të gjithë femohuesve dhe mendjemëdhenjve, kur ballafaqohen me ndëshkimin e Krijuesit të tyre. Në rastin konkret, Allahu xh.sh. Ia shkatërroi kopshtet jobesimtarit, dhe nuk pati mundësi askush të ndalte zbatimin e ndëshkimit të Tij. Atij (jobesimtarit) nuk i ndihmuan as të afërmit, as familja, as fëmijët, e madje as pasuria me të cilën mburrej e krekosej, për të shmangur dënimin e Zotit. Dhe pikërisht, në kësi rastesh, çdo njëri e sheh dhe e përjeton madhështinë e fuqisë hyjnore. Në këto momente të pafuqisë njerëzore, njeriu e vëren se sa i dobët e i pafuqishëm është. Si besimtari, ashtu edhe jobesimtari shohin veten të nënshtruar përulësisht para kësaj madhështie, por për këtë të fundit, tashmë edhe pendimi ështëi vonë. Nga pendimi mund të përfitojnë vetëm ata që me kohë e shohin gabimin e tyre dhe përmirësohen, përndryshe, gjykimi për paudhësitë e tyre në Ditën e Gjykimit është i pashmangshëm...

Ndërsa për besimtarët, Allahu është shumë Bujar dhe i Mëshirshëm. Ai shpërblen për veprat e mira në këtë dynja. E shpërblen pa kufi durimin e të varfërve në sprovën e varfërisë, duke Ia kompensuar shumëfish në botën tjetër. Dhe ai që e meriton kujdesin dhe shpërblimin e Allahut në botën tjetër, padyshim që do të jetë njeriu më i lumtur, dhe nuk ka përfundim më të mirë sesa ky.

**Porosia e këtyre ajeteve: (32-44)**

-Ngjarja e pronarit të dy kopshteve është shembulli më i mirë se Allahu i Lartmadhërishëm na sprovon në këtë dynja me lloj-lloj sprovash, e ndër to edhe sprova në pasuri. Shembulli i të pasurit, i cili ishte mashtruar nga pasuria e kësaj bote, të cilin kjo harlisje pas saj e kishte shpënë deri në mohimin e Krijuesit të tij, bëri që një ditë Allahu T'ia shkatërrojë kopshtet e tij, për t'Ia bërë me dije se pasuria e kësaj botë është e zhdukshme dhe kalimtare, ndërsa njeriun e varfër, i cili me durim e përkushtim të thellëu përball me sprovën e tij në varfëri, atë Allahu do ta shpërblejë në Xhenet me shpërblime të pakufishme.

- Ky rrëfim është shembull që duhet të merret për vlerat që zhduken dhe atyre që mbesin të përjetshme. Shembulli i këtyre dy shokëve, është shembulli më i mirë i mburrjes së pavlerë me bukuritë e kësaj bote, dhe i mburrjes me krenarinë e besimit të pastër në Allahun.

- Ngjarja e pronarit të dy kopshteve ndërlidhet fuqishëm nga ana kuptimore edhe me ajetet 7-8 të po kësaj sureje: "Gjithçka që është mbi tokë, Ne e bëmë stoli të saj, për t'i provuar ata, se cili prej tyre do të jetë më vepërmirë. Ne kemi për ta bërë gjithçka që është mbi të, dhé pa bimë (do të shkatërrojmë çdo gjelbërim)".

- Mirësitë e Allahut në këtë botë, janë njëlloj si për besimtarët, ashtu edhe për mohuesit e Tij.

- Të pasurit, natyrisht me përjashtim të atyre që zemrat i kanë të mbushura plot iman, e që janë një pakicë e vogël, gjatë jetës në këtë botë janë vënë në sprovën e pasurisë. Shumica e tyre e kanë të vështirë të mos tundohen nga pasuria e kësaj bote. Këta njerëz zakonisht mburren me pasuri, me fëmijë, dhe me të "arriturat" e tyre, duke nënçmuar të varfrit dhe kategoritë më të ulëta në pasuri. Këta mendojnë se atë pasuri e kanë arritur falë aftësive të tyre, duke harruar e injoruar faktin se pasuria është një amanet që na është lënë në dorë nga Allahu, dhe varësisht si do ta shfrytëzojmë atë, ashtu edhe do të shpërblehemi ose do të ndëshkohemi.

- I varfëri, i cili pasurinë më të madhe e ka besimin e pastër, të rrënjosur thellë në zemrën e tij, e ka për obligim që ta këshillojë të pasurin të mos sillet me mendjemadhësi, por të jetë besimtar i sinqertë, dhe që pasurinë e tij ta harxhojë në punët e mira dhe të lavdëruara për të cilat na ka urdhëruar Allahu xh.sh, duke qenë gjithmonë mirënjohës ndaj Tij.

- Pasuria, shpeshherë e shtyn njeriun drejt kufrit, drejt mohimit të ringjalljes, dhe ditës së Gjykimit. Ata që tundohen nga kjo pasuri kalimtare, shpirtërisht janë të zbrazët, meqë materializmi i ka pushtuar qeniet e tyre fund e krye, duke ua topitur e shkatërruar ndjenjat e tyre, njerëzore.

- Imam Maliku duke u bazuar në hadithin e Pegamberit se fjala "la havle ve la kuvete il-labil-lah" është një thesar prej thesareve të Xhenetit", porosit që para se të hyjmë në shtëpitë tona të themi: "Ma shae Allahu-la kuvete il-la bil-lah".

- Sprovat e kësaj bote vijnë për të gjithë, si për besimtarët ashtu edhe për femohuesit. Këto sprova nuk mund t'i ndalë askush, sepse janë prej Allahut. Ai që i përballon me bindje dhe besim të paluhatshëm, në fund do të dalë fitimtar, ndërsa ai që bie në provim, del i humbur dhe i dështuar në botën e ardhshme. Allahu xh.sh. thotë: "Kush e dëshiron fitimin e botës tjetër (Ahiretit), Ne do t'ia shtojmë fitimin e tij, e kush e dëshiron vetëm fitimin e kësaj bote, Ne ia japim, por në botën tjetër, ai nuk ka hise."

- Fuqia, pushteti dhe gjykimi final i takon vetëm Allahut në çdo kohë. Vullnetit dhe gjykimit të Tij i nënshtrohet çdo gjë në këtë ekzistencë, ashtu siç jep shenjë edhe ajeti 19 i sures El-Infitar: "...e tërë çështja i takon vetëm Allahut!" *(vijon)*



Prof.ass.dr. Musa Vila

# Çështja e hallallit, haramit dhe dyshimit në Islam (1)

عن النعمان بن بشير يقول سمعت رسول الله صلى الله عليه و سلم يقول: اَلْحَلَالُ بَيِّنٌ وَالْحَرَامُ بَيِّنٌ وَبَيْنَهُمَا مُشَبَّهَاتٌ لَا يَعْلَمُهَا كَثِيرٌ مِنْ النَّاسِ فَمَنْ اتَّقَى الْمُشَبَّهَاتِ اسْتَبْرَأَ لِدِينِهِ وَعِرْضِهِ وَمَنْ وَقَعَ فِي الشُّبُهَاتِ كَرَاعٍ يَرْعَى حَوْلَ الْحِمَى يُوشِكُ أَنْ يُوَاقِعَهُ أَلَا وَإِنَّ لِكُلِّ مَلِكٍ حِمًى أَلَا إِنَّ حِمَى اللَّهِ فِي أَرْضِهِ مَحَارِمُهُ أَلَا وَإِنَّ فِي الْجَسَدِ مُضْغَةً إِذَا صَلَحَتْ صَلَحَ الْجَسَدُ كُلُّهُ وَإِذَا فَسَدَتْ فَسَدَ الْجَسَدُ كُلُّهُ أَلَا وَهِيَ الْقَلْبُ (رواه البخاري و مسلم)

Transmetohet nga Nu`man Bin Beshir r.a. se e ka dëgjuar të Dërguarin s.a.v.s. të ketë thënë: "Hallalli është i qartë edhe harami është i qartë. Ndërmjet tyre ka (ekzistojnë) gjëra të dyshimta që nuk i njohin shumica e njerëzve. Ai që largohet prej gjërave të dyshimta, ka pastruar fenë dhe moralin e vet. Po kush është futur në dyshime (është futur në haram) ngjashëm sikur bariu që ruan kopenë rreth një kopshti (vend i caktuar nga mbreti për t`i ruajtur vetëm kafshët e tij), duke dyshuar se mos po i futen në të. Dijeni se çdo mbret e ka të siguruar zonën e vet dhe dijeni se zonë (e siguruar ) e Allahut xh.sh. në Tokë janë haramet (ndalimet) e Tij. Në trupin e njeriut është një copë mishi, e cila, nëse përmirësohet, përmirësohet i tërë trupi dhe, nëse prishet, prishet tërë trupi, e kjo është zemra".[1]

### Të dhëna për transmetuesin

Ky është Nu`man bin Beshiri (pseudonimi i tij është Ebu Abdullah el Ensari), i njohur si princ, dijetar dhe poet. Ishte shok i të Dërguarit a.s, dhe i biri i shokut të të Dërguarit s.a.v.s.. Ishte djali i motrës së Abdullah bin Revahas. Ka ndjekur rrugën e Abdullahut në poezi, e cila përputhet me stilin e ajeteve të Kur`anit. Ishte i pari që lindi pas emigrimit. Ky dijetar lindi vetëm katërmbëdhjetë muaj pas mërgimit. U emërua mëkëmbës i Kufes, derisa e shkarkoi Muaviu r.a.. Pastaj u vendos në Sham. Atje kishte udhëhequr dhe organizoi njerëzit që ta përkrahnin Abdullah bin Zubejrin për emir të muslimanëve. E kundërshtoi popullata e Himsit, dhe e vrau në vitin 64 pas hixhrit, në kohën e kalifit Mervan bin el Hakem. I ati, Beshir bin Tha`lebe, e çoi tek i Dërguari a.s., që t`i shërbente dhe t`i ndihmonte në punët e tij jetësore. Nu`mani, edhe pse ishte i vogël, vazhdimisht përcillte fjalët e të Dërguarit a.s., ulej tek ai dhe i mësonte hadithet. Njëri prej tyre ishte edhe ky hadith. Ishte i njohur edhe për oratori në hytbe,- thotë Semaki bin Harbi: "Nuk kam dëgjuar më gojtar se Nu'mani. Historianët e llogaritin si ashab të ri".[2]

### Kuptimi i hadithit

Të gjithë dijetarët islamë janë të një mendimi se ky është njëri nga hadithet në të cilat shtrihen dhe mbështeten dispozitat e Sheriatit. Disa të tjerë këtë hadith e quajtën një e treta e Islamit dhe se gati tërë Islami është i përqendruar në këtë hadith dhe në hadithin: *"Veprat shpërblehen sipas qëllimit"*, dhe në hadithin: *"Nga Islami i mirë i njeriut, virtyt është largimi i tij nga ajo që nuk i intereson"*. Dhe në hadithin: *"Nuk ka besuar asnjëri nga ju derisa të dojë për të vëllanë atë që e do për vete"*.[3]

### Dispozita e hadithit ndahet në tri pjesë:

Hallalli: Është ai që ka ardhur me argument të palëkundshëm në tekst dhe domethënie, si: buka, pemët, djathi etj..

Harami: Është ai ndalimi i të cilit ka ardhur me argument të prerë të tekstit dhe me domethënie, si: alkooli, mishi i derrit, ngordhësirat, rrena, përgojimi etj..

Në mesin e dijetarëve nuk ka mendime të papajtueshme për sa u përket hallallit dhe haramit.

E dyshimta: Është ajo për se dijetarët islamë kanë kundërthënie të shumta ndërmjet tyre. Shkaku i mospajtimeve, mbase kthehet tek argumenti, që është i paqartë në tekst dhe me domethënie të pasaktësuar, ose janë përzier hallalli e harami, ose është i qartë në tekst, por jo edhe për domethënien.

Ajo që ka ardhur me argument jo të prerë në tekst dhe në domethënie, ose është jo e prerë në njërën prej tyre, në tekst ose në domethënie. E dyshimta është e paqartë dhe nuk dihet a është hallall apo haram. Nëse



besimtarit një gjë i duket e dyshimtë, duhet të largohet dhe të heqë dorë sa më pare prej saj, sepse nëse diçka ishte ndaluar, me të ai do të ruajë fenë dhe moralin e tij, por nëse ishte e lejueshme do të ketë marrë shpërblim për braktisjen e saj.[4]

E lejuara (hallalli) nënkupton lejimin kur nuk ka shenja ndalimi dhe kur Ligjdhënësi (Allahu xh.sh.) e ka lejuar të bëhet.

E ndaluara (harami) nënkupton atë që Ligjdhënësi (Allahu xh.sh.) e ka ndaluar rreptësisht dhe, nëse vepron me të, njeriu ndëshkohet nga Allahu xh.sh. në Ahiret, e në këtë botë me dënim ligjor sipas dispozitave të Sheriatit.[5]

Neveviu thotë: "Sa u përket dyshimeve, ato e kanë këtë përkufizim: Nuk janë të qarta, as për lejimin as për ndalimin. Për këtë arsye shumëkush nuk i di ato dhe nuk e di as vendimin sipas tyre, kurse dijetarët i dinë vendimet e tyre në bazë të tekstit ose të analogjisë – *El-Kijas.*

Hatabi thotë: "Ato janë të dyshimta për disa njerëz, jo sepse janë të dyshimta në thelbin a në vetveten e tyre, jo pse bazat e dispozitave nuk janë sqaruar, se Allahu xh.sh. nuk ka lënë gjë të pasqaruar në vendimin e Vet, mirëpo shumica e njerëzve nuk i dinë ato".

Zakonisht hadithi nuk fillon me pjesëzën përforcuese "*Inne*" - Me të vërtetë", ngase këtu hallalli dhe harami janë çështje teorike, për të cilat asnjë mendje e shëndoshë nuk do të dyshonte, madje në to nuk luhatet natyrshmëria e mirëfilltë.

Në disa transmetime gjejmë se hadithi fillon me pjesëzën përforcuese, që është përpjekje e disave që çështjet fetare i marrin më tepër rreptësisht, prerazi dhe me brutalitet.

### Ekzistojnë dy lloje dyshimesh:

Dyshime për të cilat dijetarët kanë mospajtime (kundërthënie).

Në këtë rast lejohet të merret cilido mendim, qoftë mendimi i fikhut (jurisprudencës), që është i fortë, po nuk lejohet të merremi me mendime individuale – "*shadh*" që bien në kundërshtim me tekstet (argumentet) e vërteta, siç janë p.sh. mendimet me të cilat lejohet dëgjimi i muzikës. Ky mendim është në kundërshtim me hadithin e vërtetë: *"Do të ketë në Ymetin tim të tillë që do të lejojnë arin, mëndafshin (për burrat), alkoolin dhe veglat muzikore"*.[6]

Po ashtu ka edhe disa mendime, që në raste specifike - emergjente lejohen disa lloje fajdesh, kamatash, kurorëzimi i përkohshëm etj. Të gjitha këto janë dyshime për dijetarin, të cilat për vete duhet t`i marrë me seriozitet, kurse të tjerat duhet t`i marrë me rezervë.

Dyshime që janë rezultat i përzierjes së hallallit me haramin, ku është e pamundshme ose shumë e vështirë të bëhet dallimi i tyre.

Nëse sheqeri i vjedhur përzihet me sheqerin hallall, është e pamundshme të ndahen pjesët hallall prej atyre haram, saqë tërë sheqeri bëhet i dyshimtë. Ose kur orizi i bardhë përzihet me një lloj tjetër orizi të vjedhur. Ndarja e kokrrave të orizit është e mundshme, por me shumë vështirësi. Tërë orizi bëhet i dyshimtë, mirëpo nëse përzihen valutat (euro me dollarin), mund të ndahen shumë lehtë, prandaj ky mall nuk konsiderohet i dyshimtë.

**Në këtë lloj dyshimi janë edhe dy raste:**

Rasti i parë: Ndodh që përzierja e pasurisë të bëhet te tregtari që e blen (merr) pasurinë, kur edhe ai është blerës. Ky është përgjegjës për atë pasuri. Në rast se heton se është përzier pasuria, atëherë është i detyruar ta ndajë nga pasuria e tij pjesën që është përzier (haram), dhe t`ia kthejë pronarit të saj. Pjesa tjetër, që mbetet, është hallall (e lejuar).

Rasti i dytë: Ndodh që pasuria të përzihet te pronari i saj që e shet dhe bën tregti me të. Shtrohet pyetja: A lejohet bashkëpunimi, shitblerja me këtë njeri, ose a bën të merren dhurata prej tij, ose të hahet ushqim tek ai?

Disa dijetarë thonë se, nëse shumica e pasurisë së tij do të ishte përzier me mall haram, në këtë rast duhet të ndalohen bashkëpunimi, shitblerja, tregtia etj. me të.

Disa të tjerë thonë: Bashkëpunimi me të është i urryer (*mekruh*).

Nëse shumica e mallit është hallall, disa dijetarë thonë se bashkëpunimi me të është i urryer, ndërsa disa të tjerë thonë se është i lejuar plotësisht. Këtë e arsyetojnë me veprimin e të Dërguarit a.s., që kishte bashkëpunuar për shitblerje (kishte marrë borxh) madje edhe me një çifut.[7]

Pasuria e çifutëve është e përzier me haram. Veprimi i të Dërguarit s.a.v.s. tregon se lejohet bashkëpunimi, nëse shumica e mallit është hallall. Ky mendim ka përparësi kundrejt mendimit të mëparshëm.

Nëse pasuria e ndokujt është haram në tërësi, ndalohet rreptësisht shitblerja dhe tregtia e mallit etj. me këtë njeri.

Ky hadith nxit të zhduken dyshimet. Kjo është devotshmëri dhe jo detyrim – vaxhib.

Me të vërtetë zhdukja e dyshimeve është virtyt, për veprimin e të cilit ka edhe shpërblim, madje për veprimin e tij nuk ka dënim.

Ai që është mbrojtur nga dyshimet dhe ka qëndruar larg tyre, e ka mbrojtur fenë e vet dhe gjithnjë në punët e dyshimta ka pasur një rezervë për fenë e tij. Kjo është shkallë e lartë e devotshmërisë. Shembulli i tij është i ngjashëm me nxënësin që ka për qëllim të arrijë sukses të shkëlqyeshëm, por, nëse nuk e arrin këtë, arrin sukses shumë të mirë. D.m.th. ky nxënës ka lënë rezervë që i ndihmon atij të mos e përsërisë klasën. Ndërsa nxënësi që nuk ka lënë rezervë për sukses, pasi kishte qëllim vetëm ta kalonte klasën, mund të ndodhë ta përsëritë klasën, ngase nuk ka lënë aspak rezerva për sukses.

Kush është larguar dhe është mbrojtur nga dyshimet, do ta ketë mbrojtur edhe moralin e vet, e ka parandaluar përgojimin, që është shumë i mundshëm, ngase njerëzit, sapo të vërejnë se po bëhen gjëra të dyshimta, do të dyshojnë në moralin e tij fetar dhe kështu do t`i lihej vend përgojimit. *(vijon)*





Jusuf Zimeri

# Teoria e kontratës sipas Jurisprudencës Islame (2)

Përkufizimi i ofertës dhe pranimit: Oferta (ixhabi) dhe pranimi (kabuli) janë pjesë përbërëse e kontratës, që në terminologjinë e jurisprudencës islame njihet me termin "Sigatulakdi" (forma e lidhjes së kontratës), që nënkupton harmonizimin e kuptimit të shprehjeve mes dy palëve kontraktuese.



Meqë oferta (ixhabi) dhe pranimi (kabuli) janë forma të lidhjes së kontratës, nga e cila varet edhe ekzistimi i kontratës, atëherë juristët islamë këtij elementi të lidhjes së kontratës i kushtuan kujdes të veçantë. Dijetarët e shkollës juridike islame hanefite, ofertën (ixhabin) e përkufizuan: parashtrimi i kërkesës së veçantë nga njëra palë kontraktuese, përmes së cilës demonstrohet vullneti i palës, kurse pranimin e përkufizuan: pranimi i ofertës së parashtruar nga pala tjetër me shprehje që demonstron vullnetin e tij.

Nga ky përkufizim i ofertës dhe pranimit që i bënë juristët hanefinj, nënkuptojmë se oferta nuk është veçori e njërës palë kontraktuese, por ajo mund të jetë shprehje e vullnetit nga njëra prej dy palëve kontraktuese, si p.sh., nëse bëhet fjalë për kontratë të shitblerjes, nuk kushtëzohet që oferta të jetë vetëm nga shitësi e pranimi nga blerësi, por oferta mund të jetë edhe nga blerësi e pranimi të jetë nga shitësi. Pra ofertë konsiderohet fjala e parë, kurse pranimi është fjala e dytë, e cila reflekton pëlqimin dhe pajtueshmërinë me shprehjen e parë, pavarësisht se nga cila palë kontraktuese shprehet. Gjithashtu nga ky përkufizim i ofertës dhe pranimit nënkuptojmë se edhe oferta edhe pranimi duhet të jenë shprehje e vullnetit dhe dëshirës së palëve kontraktuese, që nënkupton se imponimi nga jashtë tek cilado palë kontraktuese qoftë, është i papranuar gjatë lidhjes së kontratës.

### Kushtet e kontratës

Kushti (sharti) është çështja nga e cila varet ekzistimi i sendit të kushtëzuar, andaj, pa ekzistimin e kushtit, nuk mund të ekzistojë as i kushtëzuari. Për ta pasur më të qartë, po e ilustrojmë me këtë shembull: Abdesi është kusht i namazit, nëse mungon abdesi, atëherë nuk mund të falet namazi. Nga kjo që u tha, vërejmë se edhe kushti edhe rukni janë shtylla esenciale të veprës, por dallimi në mes kushtit dhe ruknit qëndron në faktin se kushti është pjesë e jashtme e veprës, kurse rukni është pjesë e brendshme apo pjesë përbërëse e veprës.

Kur jemi te kushtet e kontratës, duhet theksuar patjetër se juristët islamë, kushtet e kontratës i ndanë në katër lloje, që janë:

Kushtet e lidhjes së kontratës (shurutul in'ikad), janë ato kushte pa të cilat nuk mund të lidhet kontrata. Këto kushte mund të jenë të veçanta vetëm për disa lloje të kontratave, por mund të jenë edhe të përgjithshme për të gjitha kontratat, pra, varësisht nga lloji dhe natyra e kontratës. Këto janë ato kushte të cilat kanë të bëjnë me palët kontraktuese, me formën e lidhjes së kontratës etj..

Kushtet e vlefshmërisë së kontratës (shurutes-sihati) janë ato kushte pa të cilat kontrata është e pavlefshme.

Kushtet e zbatimit të kontratës (shurutuen-nifadh), janë ato kushte pa të cilat kontrata mund të lidhet, po nuk mund të zbatohet.

Kushtet e vazhdueshmërisë së kontratës (shurutu-luzum) janë ato kushte nga të cilat varet vazhdimi i kontratës.

Juristët islamë kundruan kontratën dhe kushtet e saj nga këndi se prej nga burojnë këto kushte, kushtet i ndanë në dy lloje, që janë:

Lloji i parë: kushti ligjor (Shartu Sher'ij), që është i paraparë dhe i obliguar nga Sheriati islam, që nënkupton se pa përfilljen e këtij kushti nuk mund të ketë as kontratë.

Lloji i dytë: kushti i paraparë dhe i përcaktuar nga njëra palë kontraktuese (ShartuXha'lij) sipas dëshirës së tij, po që nuk është në kundërshtim me kushtin ligjor apo në kundërshtim të drejtpërdrejtë me qëllimin e kontratës.

**Gjurmët – detyrimet e kontratës**

Meqë theksuam edhe më parë se kontratat janë domosdoshmëri në jetën shoqërore, për të evituar zënkat dhe mosmarrëveshjet, pa kurrfarë dileme implementimi dhe zbatimi i kontratave është edhe imperativ islam. Kontrata në vete ngërthen detyrimet dhe të drejtat për të dy palët kontraktuese, e ky është edhe synimi final i kontratave. Përmes kontratave arrihet lejimi i sendeve të ndaluara para kontratës, si p.sh. kontrata e martesës lejon dëfrimin mes palëve, që para kontratës ishte veprim i ndaluar. Gjithashtu, përmes kontratave, bëhet edhe transferimi dhe bartja e së drejtës së pronës nga njëra palë tek tjetra. Se cilat janë detyrimet dhe të drejtat që dalin nga kontratat, varet kryesisht nga lloji dhe natyrshmëria e kontratës.

**Llojet e kontratave**

Të flitet për llojin e kontratave është çështje e mjaft e komplikuar, sepse kontratat, llojet e kontratave varen kryesisht nga liria e rregullimit të marrëdhënieve kontraktuese, që ka mundësuar formimin e kontratave të shumta, përmes të cilave shpalosen dëshira dhe vullneti i individit për të bërë një kontratë. Në anën tjetër, llojet e kontratave dhe ndarja e tyre varet nga këndvështrimi, prizma dhe natyrshmëria që vrojtojmë kontratën. Megjithatë ne do të regjistrojmë disa lloje të kontratave, që mendojmë se janë më të rëndësishme për ne. Nëse e shikojmë kontratën nga aspekti i sistemimit nga ligjdhënësi, atëherë kontratat mund të jenë:

Kontrata e emëruar[8] (Ukuduelmusemma) është ajo kontratë që është e paraparë dhe e rregulluar shprehimisht nga ligjdhënësi përmes dispozitës ligjore dhe i ka vënë emër të veçantë, siç është kontrata e shitblerjes, kontrata e qirasë, kontrata e këmbimit etj.. Kontrata e paemëruar[9] (ukudgajrumusemma) është ajo kontratë që ligjdhënësi nuk e ka rregulluar shprehimisht dhe as që i ka vënë emër, siç është kontrata e ekspozimit, kontrata e botuesit me autorin, kontrata për angazhime hotelerie etj.. Këto lloje kontratash arrihen duke u bazuar në rregullat e përgjithshme të së drejtës kontraktuese.

Nëse i shikojmë kontratat nga prizma e kushteve të domosdoshme që duhet plotësuar patjetër për lidhjen e kontratës, të drejtat dhe detyrimet që dalin nga palët kontraktuese, atëherë kontrata ndahet në: Kontratë konsensuale (ukudridaije), që është kontrata e cila lidhet në mbështetje të vullnetit dhe dëshirës nga dy palët kontraktuese, dhe Kontratë formale (ukudsheklije) janë kontratat të cilat, krahas vullnetit të dy palëve kontraktuese, ajo kontratë për lidhjen dhe vlefshmërinë e saj, me ligj është përcaktuar edhe forma e saj, pra duhet të bëhet patjetër në formë të veçantë, që nënkupton se për lidhjen e kësaj kontrate nuk mjafton vetëm vullneti i palëve kontraktuese, por element konstituiv i kësaj kontrate është forma. Nëse kontratën e kundrojmë nga aspekti i detyrimeve që dalin nga palët kontraktuese, e atëherë kontrata mund të jetë: Kontratë detyruese e njëanshme, (unilaterale) janë kontratat nga të cilat dalin detyra vetëm për njërën palë kontraktuese, ngase vetëm njëra palë bëhet debitor. Si kontrata të njëanshme detyruese (unilaterale) janë kontrata mbi dhuratën, kontrata e huas, etj..

Kontratë detyruese e dyanshme, (bilaterale) janë kontratat që formojnë të drejta dhe obligime për të dy palët kontraktuese. Kontrata të tilla janë kontrata e shitblerjes, kontrata e qirasë, kontrata mbi veprën, kontrata e ortakërisë etj..

Nëse kontratën e shikojmë nga aspekti i shpërblimit dhe përfitimit, atëherë kontrata mund të jetë: Kontratë me shpërblim (oneroze), është kontrata që merr shpërblim kundërvlerën për atë që jep, ose anasjelltas. Në këtë lloj hyjnë kontrata e shitblerjes, e qirasë, e ortakërisë etj..

Kontratë pa shpërblim (lukrative), janë kontrata në të cilat nuk jepet kurrfarë shpërblimi për atë që fitohet, siç është rasti me kontratën e dhuratës, huas, etj..

Nëse kontratat i shikojmë për nga cilësia dhe dispozitat e tyre, juristët islamë i kanë ndarë në tri lloje, që janë:

Kontratë e vlefshme (akdues-sahih), është kontrata e



cila ka plotësuar ruknet dhe kushtet e saja e që, sipas juristëve të shkollës juridike islame hanefite, përkufizohet si: "kontrata e cila është e ligjësuar si në esencë, ashtu edhe në cilësi. Implementimi dhe përmbushja e detyrimeve për të dy palët kontraktuese, që dalin nga kjo kontratë, janë detyrimore. Kontrata e vlefshme, sipas juristëve të medhhebit hanefij, mund të jetë: Kontratë e zbatuar. Kontratë e zbatuar është kontrata që buron nga personi kompetent, pavarësisht nëse bëhet fjalë për kontratën nga vetë pronari i pasurisë apo nga i autorizuari i tij. Dispozita e kësaj kontrate është se, menjëherë pas lidhjes së kontratës, palët kontraktuese detyrohen për zbatimin e kontratës duke plotësuar detyrimet që dalin nga kontrata. Kontratë e varur-stopuar.[10] Kontratë e varur quhet kontrata që arrihet nga personi i cili ka aftësi për lidhjen e kontratës, por kontrata e tij është e varur nda dikush tjetër, siç është rasti me kontratën e fëmijës mumej-jiz. Dispozita e kësaj kontrate është se detyrimet që dalin nga kontrata, nuk zbatohen menjëherë, po varen nga leja e kujdestarit.

2. Kontratë e pavlefshme. Kontratë e pavlefshme, sipas juristëve islamë, konsiderohet kontrata që nuk ka plotësuar ndonjë nga kushtet apo ruknet e saj. Juristët islamë nga shkolla juridike hanefite, varësisht nga mungesa që mund të jetë në rukn apo kusht, këtë lloj të kontratës e ndan në dy lloje, që janë:

a. kontratë e kotë (batile). Kontratë e kotë (batile) konsiderohet kontrata që ka mangësi në shtyllën esenciale (ruknin) të kontratës, ose thënë ndryshe, kontrata që nuk është e ligjësuar as në esencë dhe as në cilësi. Nga kjo nënkuptohet se pala kontraktuese nuk ka aftësi as të drejtë të bëjë lidhjen e kësaj kontrate, prandaj kjo kontratë nuk ka fuqi juridike për implementim dhe nga kjo kontratë nuk pason asnjë nga detyrimet e saj për asnjërën palë kontraktuese.

b. kontratë e prishur (faside), Kontratë fasade konsiderohet kontratë që mangësia paraqitet në kushte e jo në rukne, që nënkupton se kontrata në esencë është e ligjësuar, po mungesa paraqitet në kushte, siç është rasti me kontratën për shitjen e sendit të panjohur etj.. (vijon)[8] Kontrata e emëruar njihej edhe tek romakët e vjetër. Në të drejtën romake kontrata e emëruar është kontrata që në raste mosmarrëveshjesh në mes palëve, palët kishin të drejtë të ngrinin padi në gjykatë, për se gjykata do të merrte vendime detyrimore për zgjidhjen e kontestit. (shih Muhamed Ez-Zuhejli, "Elukudu vel musemat" f. 17.[9] Kontrata e paemëruar tek romakët ishte ajo që në rast kontestesh, asnjëra palë nuk kishte të drejtë ta ngrinte çështjen në gjykatë.[10] Shumica e fukahenjve nga shkollat e tjera juridike islame janë të mendimit se kontrata e vlefshme zbatohet menjëherë, sepse, sipas tyre, nuk ekziston kontratë e vlefshme, por e varur. *(vijon)*



Mr. Orhan Bislimaj

# "Benamazët" dhe mllefi i tyre kundër Islamit

Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë: "E, kush është më zullumqar se ai që shpif gënjeshtra kundër Zotit, duke iu referuar fesë së vërtetë (Islame)? – E Perëndia nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin zullumqar (që bën padrejtësi)". (Es-Saff, 7).

## Hyrje

Populli, ata muslimanë që nuk shkojnë asnjëherë në xhami, zakonisht i quan "benamazë". Kur pleqtë thonë "filani është benamaz", nënkuptojnë një musliman, që publikisht nënçmon fetarësinë islame dhe është kundërshtar i saj. E fjala "benamaz" përbëhet prej dy fjalëve "be+namaz", domethënë betohem (e bëj me be) se nuk do të fal namaz, si dëshmi për bindjen kategorike kundër fesë e riteve islame.

## "Benamazët" në kontekstin historik

Në fakt, nocioni "benamaz" prejardhjen e ka të hershme, po sidomos nga koha e periudhës komuniste, në gjysmën e dytë të shekullit XX. Gjatë kësaj kohe, si në Kosovë ashtu dhe në viset e tjera shqiptare, ideologjia komuniste pati udhëhequr një politikë të nënçmimit të fesë Islame, si fe e pjesës dërrmuese të shoqërisë. Çdo qelizë e sistemit komunist frymonte veprim kundër fesë (Islamit). Sistemi arsimor i kohës ishte ndërtuar për të përgatitur intelektualë që do t'i shërbenin kauzës komuniste. Feja mësohej e propagandohej si opium, dogmë, prapambeturi dhe humbje kohe. E, shkuarja në xhami dhe aplikimi i riteve fetare, ishte nënçmim. Mirëpo, këto bindje të këqija nuk i kishte shtresa e popullit, e cila pati vazhduar të ruante respektin ndaj fesë, pa marrë parasysh se sa e zbatonin atë. Sepse, secili musliman gjurmët e fetarësisë islame i kishte të freskëta ose dhe të pranishme tek etërit, gjyshërit e stërgjyshërit.

Problem përbënin më shumë shtresa e të shkolluarve në përgjithësi. Këta, për më keq, nënçmimin ndaj fesë e konsideronin si pjesë të intelektualit, ndërsa shkuarjen e mundshme të tyre në xhami, nuk mund ta mendonin fare. Në raste varrimesh nuk ngrinin duart lart gjatë bërjes së duasë (lutjes për të vdekurin) tek varri. Rrallë ndodhte që një intelektual, zakonisht ata që i kishin familjet fetare, të fliste fjalë të mira për fenë dhe të respektonte fetarësinë e individit. Ndërkaq, pjesa dërrmuese e tyre ishin të vrazhdë dhe, pa fije turpi, flisnin fjalë banale për xhaminë. Me këto bindje, këta (pseudo)intelektualë, që veten e mbanin elitë të shoqërisë, filluan të imponoheshin në mjedise të shoqërisë me ligjërimet e tyre arkaike e antiislame. Në anën tjetër, popullata (xhemati), që nuk pajtohej kurrë me këtë banalizëm, megjithatë nuk ishte shumë konsistente për t'i kundërshtuar. Sepse, në radhë të pare, ishte shtresë e thjeshtë (e pashkolluar) dhe s'kishte përgatitje intelektuale, dhe, së dyti, druheshin nga ndonjë pasojë, ngase, në atë kohë, kundërshtimi i funksionarëve komunistë sillte tortura të egra dhe burgosje të gjata, besa deri edhe likuidim fizik.

Por, el-hamdulil-lah, që pjesa dërrmuese e xhematit kishte iman dhe zemër. Ata kurrë me bindje nuk ishin pajtuar me ata komunistë elitarë. Ndërkohë, xhemati, duke i diferencuar këta komunistë, pra në kuptimin nënçmues, filloi t'i identifikonte si "benamazë". Kur thuhej "benamazë", dihej qartë se për kë bëhej fjalë. Dhe, ky emërtim sot e tërë ditën ka vazhduar të jetë i pranishëm në mesin e shoqërisë kosovare dhe më gjerë. Mirëpo, më vonë, me rënien e komunizmit, shumë "benamazë" kanë bërë teube-istigfar (pendesë) dhe i janë kthyer fetarësisë islame. Disa të tjerë, kanë jetuar e kanë vdekur me bindjet e tyre të këqija për fenë, ndërsa trashëgimtarët e tyre sot janë muslimanë të devotshëm. Pra, kanë ndryshuar rrethanat, porse "benamazët" dhe "neobenamazët" janë të pranishëm dhe tipikë bashkëkohorë.

## Benamazët" janë kundërshtarë e zullumqarë

Ne, në këtë punim, nuk po flasim për ata muslimanë të cilët, ngase nuk shkojnë asnjëherë në xhami, në sytë e njerëzve duken se janë "benamazë", e në fakt nuk janë të këtillë. Këta, mund të jenë muslimanë pasivë dhe një ditë mbase mund të shkojnë në xhami dhe të falin namaz, siç ndodh shpesh. Ne po flasim për ata musli-



manë që nuk e mohojnë përkatësinë e tyre islame, po që në mënyrë kategorike, nuk shkojnë në xhami, madje as në festat fetare islame, dhe gjatë gjithë kohës shprehin mllefin e tyre kundër Islamit dhe muslimanëve.[1] Këta, aq sa janë të rrezikshëm për veten e tyre, po aq janë të rrezikshëm për fenë Islame në përgjithësi. Sepse këta nuk janë muslimanë pasivë, po janë kundërshtarë aktivë, dhe mund t'i bëjnë shumë dëm Islamit dhe muslimanëve. Kjo kategori, në bazë të deklarimeve dhe veprave të tyre, është e rreshtuar në anën e atyre që kundërshtojnë Islamin dhe që mendojnë se si ta dëmtojnë atë sa më shumë.

Në ajetin e cituar që në fillim (Es-Saff, 7), Allahu i Madhëruar dëshmon për mizorinë e atij që shpif kundër Allahut, duke folur gjithçka që ia merr mendja, e ndërkohë i referohet thirret se kjo është prej Islamit.[2] Ne dëgjojmë se si "benamazët" bashkëkohorë, në Kosovë, Shqipëri, Maqedoni etj., mundohen të flasin e të përflasin për Islamin, duke nënçmuar akëcilin ritual fetar. Ndonjëherë u del punë me ritualin e Haxhit, se shkuarja deri në vendet e shenjta - Mekë e Medinë, është e panevojshme; ndonjëherë dhe shpesh ngatërrohen me mbulesën islame të femrës (shaminë), kinse ajo është traditë arabe dhe bartja e saj nga femrat është prapambeturi etj.. Përditë ndërrojnë diskursin, nga një sulm në një tjetër. Muslimanët mbahen nën tension. Madje ata urrejnë praninë e mëhershme të Perandorisë Osmane (hilafetit islam) në hapësirat shqiptare, jo për shkak të dominimit të saj në Ballkan për disa shekuj, po për shkak se ajo është bërë sebeb (shkak) që populli shqiptar ta pranonte Islamin. Në anën tjetër, janë të vetëdijshëm se pranimi i Islamit nga ana e shqiptarëve ka qenë një mburojë e vërtetë, që e ka ruajtur qenien shqiptare dhe ka penguar drejtpërdrejt sllavizimin e shqiptarëve. Këtë nuk mund ta mohojë askush. Mirëpo, mllefi i "benamazëve" ndaj Islamit ka verbuar sytë dhe mendjet e tyre dhe gjithçka që ndërlidhet me Islamin, edhe nëse është e mirë, sipas "benamazëve", është e huaj dhe e keqe. Kjo është fytyra e vërtetë e tyre, fatkeqësisht!

Ky lloj njerëzish, mbase janë kategori e mynafikëve tradicionalë e primitivë, që vjellin helm kundër Islamit. Që nga periudha e Pejgamberit a.s. e gjer në kohën tonë, hipokritët kanë qenë elementi më i dëmshëm për muslimanët. Ata janë të mbushur me urrejtje dhe intriga ndaj shoqërisë islame. Prej tyre kishte vuajtur Muhamedi a.s., para më se 14 shekujsh, dhe prej tyre vazhdon të vuajë bashkësia muslimane e kohës tonë. E njëjta kauzë dhe i njëjti synim. Kjo është sëmundja e tyre e pashërueshme. Allahu i Lartësuar i përshkruan mynafikët si në vijim. (Shih:El Bekare, 8-14).

Kur i lexojmë këto ajete kuranore, në mendjen tonë paraqiten kryemynafikët e kohës së Pejgamberit a.s., si Abdullah ibn Sebe e të tjerë, po edhe "benamazët" e kohës tonë, që i njohim me emër e mbiemër. Debatet televizive, mbushen përditë me panelistë "benamazë". Secili, sipas dëshirës së vet, diskuton dhe shpreh mllefin ndaj Islamit. Për më keq, kauzën e tyre hipokrite, gjatë gjithë kohës e arsyetojnë me avancimin e Kosovës drejt vendeve të përparuara, duke e konsideruar Islamin gjoja si të dëmshëm në këtë proces. Ndërsa, në fakt, qëllimi i tyre është që ta lëndojnë Islamin sa më shumë që është e mundur. Sepse, hipokritët e kohës së Pejgamberit a.s. thoshin kështu: "E kur atyre u thuhet: "Mos bëni çrregullime në tokë"! Ata thonë: "Ne jemi vetëm paqësues"! E, në realitet, këta janë intrigantët më të mëdhenj. E nënçmojnë Islamin sa të munden dhe kur të munden. Përzihen në kompetenca të Allahut, duke (zh)vlerësuar akëcilin ritual fetar. Atë që e ka bërë obligim Allahu, ata e zhvlerësojnë, sikurse janë obligimet islame, e atë që ka ndaluar Allahu, sikurse janë alkooli, prostitucioni, vjedhja, rrena, etj., ata i lejojnë. Prandaj Allahu ka shtruar pyetjen: (Shih: Es-Saff, 7).

### "Benamazët" njollë e zezë e shoqërisë në të gjitha periudhat

Në secilin tubim fetar, sidomos nëpër tubimet fetare që mbahen në ambiente familjare, me rastin e shërbesave fetare, "benamazët" shquhen si njollë e zezë e tubimit. Ata nuk dinë të flasin mbarë, po gjithmonë janë të prirur të kritikojnë Islamin dhe muslimanët. Të gjitha bisedat që bëjnë, i zhvillojnë me sarkazëm dhe nënçmim për kulturën islame. Personat e këtillë bëhen shkaktarë për ta zbehur ngrohtësinë e tubimit fetar, që ka organizuar i zoti shtëpisë me shumë sinqeritet e devotshmëri. Por ç'e do që, të gjithë të pranishmit, benamazët i konsiderojnë si njerëz që reflektojnë tipare të ideologjisë komuniste. Për këtë arsye, fjala e tyre nuk ka fare peshë, veçse është zhurmë dhe diskreditim për vetë ata.

Le ta falënderojmë Allahun që sot kemi një gjendje krejt tjetër në shoqërinë tonë shqiptare. Krenaria e Islamit është në piedestal e avantazh, ndërsa perspektiva e "benamazëve" është në disavantazh dhe drejt vetëvarrosjes. Nëse para viteve '90 të shekullit të shkuar njerëzit që falnin namaz e që shkonin në xhami, apo që agjëronin Ramazan, përqesheshin të nënçmuar, - ndodh e kundërta. Njerëzit që shkojnë në xhami, që falin namaz për Allahun, janë profil i njerëzve me vlerë, që i admiron shoqëria, sa kohë që, ata që nuk shkojnë në xhami, në këtë rast nga soji i "benamazëve", shoqëria nuk i simpatizon, përkundrazi, i konsideron si njerëz me ndërgjegje të ngurtë, demode, të egjër, komunistë etj.. Në këtë kontekst, kohët e fundit edhe në fjalorin politik të njerëzve publikë, vërejmë një interferim fetar. Më herët, ishte absurde të dëgjoje fjalën "Zot" nëpër fjalimet publike, kurse në vitet e fundit përmendja e fjalës Zot, është bërë modë. Çdo i dyti politikan, artist a studiues në bisedat e tij shqipton fjalë fetare islame.

Kjo dëshmon më së miri se fetarësia islame tashmë është krenaria e shoqërisë shqiptare. Për shembull, në Kosovë, në secilin institucion shtetëror a privat, në shkollë, fakultet, ambulancë, spital, ushtri, komunë, ministri, qeveri, presidencë, etj. shohim që ka punonjës që falin namaz, që kanë karakter fetar islam dhe që adhurojnë Allahun e Madhërishëm. Fytyra e tyre është nur (dritë), dhe njihen si njerëz të përgjegjshëm, të devotshëm, besnikë, të moralshëm, familjarë, punëtorë të sinqertë, kolegë të mirë etj.. Dinjiteti i tyre është i pakrahasueshëm me dinjitetin e "benamazëve". Përderisa njerëzit fetarë janë shenjë dalluese e këtyre tipareve më të mira të mundshme, në anën tjetër, "benamazët" janë potencialisht shenjë dalluese e tipareve të këqija, sepse, të shumtën e rasteve, karakterizohen si të pasinqertë, të pamoralshëm, alkoolistë, gënjeshtarë, ngatërrestarë, frikacakë, hipokritë, profiterë, aventurierë etj.. Shtrohet pyetja për se janë të këtillë?! Përgjigjja është e thjeshtë, këta janë të lidhur ngushtë me interesin material. Shpirti i tyre është i materializuar. Asgjë nuk bëjnë, nëse nuk shohin ndonjë interes të çastit a afatgjatë, çfarëdo qoftë ai interes, material apo moral. Për të arritur interesin personal, nuk zgjedhin rrugë e as metodë. Për dallim nga namaztarët, të cilët, çdo gjë që bëjnë, e bëjnë për hir të Allahut, dhe çdo gjë që nuk e bëjnë nga të këqijat dhe të shëmtuarat, përsëri nuk e bëjnë për hir të Allahut. Të tjerëve ua duan të mirën dhe nuk i dëmtojnë. Për secilën punë, besojnë se i sheh Allahu i Madhërishëm dhe Ai i vlerëson si dhe i shpërblen.

### Distancimi i "benamazëve"

Pa dyshim, tendencat e "benamazëve" për të dëmtuar Islamin dhe muslimanët janë të dështuara. Sa e sa njerëz gjatë historisë, duke filluar nga koha e Pejgamberit a.s. e deri më sot, kanë bërë përpjekje për ta njollosur Islamin e për ta shkatërruar atë. Por kjo ka qenë e pamundshme. Bile, në ajetin në vijim, Allahu, pasi përmend se ky soj i njerëzve dëshiron që, me gojën e tyre, të shuajnë dritën e Allahut, në vazhdim i Lartmadhërishmi e thotë edhe këtë: (Shih:Es-Saff, 8). Kjo është e vërtetë. Në anën tjetër, emri i tyre në histori është shënuar me shkronjat e turpit. Sepse i kanë shpallur "luftë" Allahut dhe të Dërguarit të Tij. E në këtë "luftë" Allahu del fitues dhe s'ndodh ndryshe. Për këtë arsye, Allahu i Lartësuar, të gjithë kundërshtarët e Islamit i ka turpëruar, qoftë gjatë jetës, qoftë pas vdekjes. Pjesë e këtij nënçmimi të Allahut ndaj "benamazëve" është edhe uniteti i muslimanëve për mospërkrahjen e tyre. Allahu i ka vlerësuar lart ata muslimanë të cilët nuk duan një njeri që kundërshton Allahun dhe Pejgamberin, qoftë ai edhe i afërm i tyre, i gjakut: (Shih:El Muxhadele, 2).

Prandaj, muslimanët që janë shumicë në Kosovë, Maqedoni e Shqipëri, në asnjë formë nuk duhet t'i përkrahin "benamazët". Atyre duhet t'u bëhet thirrje që të bëjnë pendesë dhe të bëhen robër të sinqertë të Allahut. Sepse, përndryshe, distancimi ndaj tyre është një lloj parandalimi që të mos shtohen. Fundja, ky është edhe obligim besimor, por edhe për arsyen se ata janë "zullumqarë". E zullumi duhet të kundërshtohet, sepse, për shkak të zullumit të tyre dhe rritjes eventuale në numër, mund të pësojnë edhe muslimanët e sinqertë, sikurse e mësuam nga ajeti i përmendur më sipër.

1) Fjala "benamazët", në këtë punim e ka këtë domethënie.
2) El Bejdavij, Tefsiru envarit-tenzil ve esrarit-te'vil, komentimi i ajetit Es-Saff, 7.



Mr. Fitim Gashi

# Testamenti (el-vesijetu)

## rregullat dhe dispozitat e tij në Islam (4)

Në shkrimin paraprak kam folur për testamentin e përfitimeve dhe mënyrën e realizimit të testamentit. Në këtë punim do të flasim për testamentin për të afërmit që nuk trashëgojnë, për çështjet për të cilat është mirë të lihet testamenti, për ekzekutuesin e testamentit si dhe për rastet kur testamenti shpallet i pavlefshëm.

### Testamenti për prindërit dhe të afërmit që nuk trashëgojnë

Më herët kemi sqaruar se testamenti, sipas katër shkollave (medhhebeve) juridiko-fetare, parimisht është i pëlqyer - i preferuar për të afërmit (jo trashëgimtarë) dhe për nevojtarët, dhe nuk është i obliguar përveçse kur bëhet fjalë për të drejtat ndaj njeriut apo të drejtat ndaj Allahut xh.sh., siç janë: borxhi, Haxhi, kefaretet etj.. Megjithatë, disa dijetarë, si: Ibn Hazem Edh-Dhahiri, Et-Taberiu dhe Ebi Bekr bin Abdul Aziz nga hambelinjtë, mendojnë se testamenti është obligim edhe për prindërit dhe të afërmit që nuk trashëgojnë, që janë të përjashtuar nga trashëgimia, apo nuk trashëgojnë për shkak të ndonjë ndalese, siç është dallimi nga feja. Në këtë rast, nëse i vdekuri nuk ka lënë testament për këta të afërm, atëherë është obligim i trashëgimtarëve të tij që diçka-një pjesë prej pasurisë së të vdekurit, t'ua dhurojnë këtyre të afërmve, që nuk trashëgojnë. Në këtë kategori - të afërmve që janë të përjashtuar nga trashëgimia, gjithsesi llogariten nipa dhe mbesat, të cilëve u kanë vdekur baballarët. Sipas sistemit të trashëgimisë në Islam, kësaj kategorie-nipave dhe mbesave që u kanë vdekur baballarët, nuk u takon asgjë nga trashëgimia e gjyshërve të tyre, për shkak të pranisë së axhëve dhe hallave të tyre. S'ka dyshim se kjo kategori, nipat dhe mbesat, mund të jenë në nevojë për shkak të mungesës së prindit. Madje prindërit e tyre, në një mënyrë ose tjetër, mund të kenë kontribuar në grumbullimin e pasurisë së gjyshit. Për këtë arsye, testamenti për nipat dhe mbesat, të cilëve u kanë vdekur baballarët, sipas këtyre dijetarëve, është



i obligueshëm, dhe gjyshërit e tyre duhet t'u lënë testament atyre një vlerë të pjesës-hises që do t'u takonte prindërve të tyre sikur ata të ishin të gjallë, me kusht që kjo vlerë të mos jetë më shumë se një e treta e pasurisë.[1]

Për cilat çështje është mirë të lihet testamenti Testamenti është mirë të lihet për çështjet në vijim:

Testamenti për të afërmit nevojtarë, për jetimët dhe të varfrit; Testamenti për ndërtimin e xhamive dhe shkollave, në të cilat bëhet edukimi i brezava dhe mësohet Fjala e Allahut-hivzi i Kuranit; Testamenti për kryerjen e haxhit a umres për testamentlënësin; Testamenti për themelimin dhe ndërtimin e vakëfeve; Testamenti për studentët dhe luftëtarët në rrugën e Allahut; Testamenti për ndërtimin e bibliotekave dhe për botimin e librave fetarë; Testamenti për dituri dhe për hulumtime shkencore; Testamenti për ndërtimin e jetimoreve; Testamenti për shlyerjen e borxheve të atyre që nuk kanë mundësi t'i paguajnë borxhet e tyre etj..

### Ekzekutuesi i testamentit

Ekzekutimin e testamentit e bën personi të cilin e cakton trashëgimlënësi në testament për t'u kujdesur që testamenti të realizohet në bazë të vullnetit të tij- testamentlënësit. Është mirë që testamentlënësi të autorizojë një person, i cili do të merrte përsipër ekzekutimin

e testamentit. E, nëse testamentlënësi nuk autorizon personalisht askënd, atëherë ekzekutimin e testamentit e bëjnë trashëgimtarët. Testamenti duhet të zbatohet sipas porosisë së testamentlënësit. Nëse testamentit i ndryshohet destinimi ose ai nuk kryhet sipas porosisë së testamentlënësit, atëherë mëkati nuk bie mbi testamentlënësin, po mbi ekzekutuesin e testamentit. Allahu i Madhërishëm thotë: "Kush bën ndryshimin e tij pasi ta ketë dëgjuar (ditur) atë, mëkati për te u takon atyre që e ndryshojnë. Allahu dëgjon dhe di". (El Bekare, 181)

Kur shpallet i pavlefshëm testamenti

Testamenti shpallet i pavlefshëm në këto raste: 1. Nëse testamentlënësi tërhiqet nga testamentlënia-e, anulon testamentin. Nëse testamentlënësi dëshiron të ndryshojë përmbajtjen e testamentit, ai mund ta ndryshojë atë përderisa është i gjallë, meqenëse testamenti, me pajtim të të gjithë dijetarëve-shkollave juridikofetare-medhhebeve, nuk është akt obligativ. Prandaj ai ka të drejtë të shtojë shumën e dhuruar, ta pakësojë ose ta anulojë atë përfundimisht, me apo pa shkak. Omeri r.a. ka thënë: "Njeriu mund të ndryshojë ç'të dëshirojë në testamentin e tij" (Bejhekiu). Anulimi i testamentit bëhet me shprehje të qartë, si p.sh. "kam anuluar testamentin", "e kam prishur testamentin" etj., por mund të bëhet edhe me shprehje të tjera, që dëshmojnë anulimin e tij, si p.sh. "testamenti im është haram për testamentmarrësin", ose "ky testament është për trashëgimtarët e mi" etj.. Po ashtu anulimi i testamentit mund të bëhet edhe me veprime që dëshmojnë anulimin e tij, si p.sh. "shfrytëzimi i tij nga ana e testamentlënësit", "dhënia e testamentit dhuratë dikujt tjetër", "shitja e testamentit" e të ngjashme.[2]

2. Nëse testamentpranuesi refuzon testamentin pas vdekjes së testamentlënësit.

3. Nëse pasuria e lënë testament shkatërrohet, humbet, prishet apo digjet, atëherë ai testament shpallet i pavlefshëm.

4. Nëse testamentlënësi braktis fenë.[3]

5. Mospërmbushja e kushtit të ndërlidhur me testament. Testamenti mund të jetë i ndërlidhur me ndonjë kusht, dhe nëse ai kusht nuk realizohet, testamenti shpallet i pavlefshëm, si p.sh., nëse testamentlënësi thotë se, nëse vdes prej kësaj e kësaj sëmundjeje apo në këtë vend e të tjera, filanit i takojnë kaq nga testamenti, dhe nuk vdes nga ajo sëmundje ose në atë vend, testamenti shpallet i pavlefshëm.

6. Nëse testamentlënësi çmendet. Çmenduria e dukshme-e shfaqur qartë e testamentlënësit e bën testamentin të pavlefshëm, pa marrë parasysh nëse vdes në këtë gjendje ose shërohet para vdekjes, sepse testamenti është një akt-kontratë e lejuar-ligjore sikurse është edhe autorizimi-el vekaletu, dhe, për të qenë akti-kontrata e qëndrueshme-e vlefshme, duhen kushtet e kërkuara në fillim të kontratës. E për sa kohë që i çmenduri, parimisht, nuk ka të drejtë të lërë testament, atëherë sigurisht që shfaqja e çmendurisë pas aktit-kontratës, testamentin e bën të pavlefshëm.[4]

7. Nëse testamentmarrësi vdes para testamentlënësit, atëherë, sipas katër shkollave juridiko-fetare -medhhebeve, testamenti shpallet i pavlefshëm, ngase i vdekuri nuk mund as të pronësojë e as të marrë pasurinë nga testamenti.[5]

8. Nëse testamentmarrësi e vret testamentlënësin.[6]



**Një shembull se si mund të shkruhet një testament**



***Testament:***

*Falënderimi i takon vetëm Allahut Krijuesit të botëve, përshëndetjet dhe begatitë qofshin për të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s.. Dëshmoj dhe deklaroj se nuk ka zot që meriton të adhurohet përveç Allahut Fuqiplotë, i Cili nuk ka ortak e as rival. Dëshmoj dhe deklaroj se Muhamedi a.s. është rob dhe i Dërguar i Allahut. Dita e Kiametit do të ndodhë pa dyshim dhe Allahu do t'i ringjallë të vdekurit. Ju lë testament familjarëve dhe të afërmve të mi dhe të gjithë atyre që e lexojnë këtë testament, që të kenë frikë Allahun dhe të përmirësojnë gjendjen e unitetit në mes tyre, dhe, nëse janë besimtarë, të respektojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ju lë testament, ashtu siç u lanë testament Ibrahimi a.s. dhe Jakubi a.s. bijve të tyre: " O bijtë e mi, Allahu ua zgjodhi fenë (islame) juve, pra mos vdisni ndryshe, por vetëm duke qenë muslimanë". (El Bekare,132). Ju lë testament të jeni të devotshëm, të falni namazin, të jepni zekatin, të agjëroni Ramazanin dhe të kryeni Haxhin, kur të keni mundësi.*

*Unë filan filani një të tretën e pasurisë sime (ose më pak) e lë testament për çështjet në vijim:*

*1. Këtë shumë të të hollave (X euro) e lë për themelimin dhe ndërtimin e vakëfeve.*

*2. Këtë shumë të të hollave (X euro) apo këtë parcelë (X parcelën) e lë për xhami.*

*3. Këtë shumë të të hollave (X euro) apo këtë objekt (X objektin) për jetimë dhe për të varfër. 4. Këtë shumë të të hollave (X euro) e lë për filanin, adresa, nr. i tel:*

*5. Këtë shumë të të hollave (X euro) apo këtë parcelë (X parcelën) për…etj. etj..*

*6. Ju lë testament që ta kryeni Haxhin (obligativ) për mua.*

*7. Ju lë testament që të ma kryeni këtë kefaret (filan kefaretin) etj..*

*8. Ju bëj me dije dhe dëshmoj para Allahut se çdo njeriu, i cili më ka bërë ndonjë të keqe, ia kam falur. Dhe, shpresoj se edhe ai të cilit i kam bërë ndonjë të pahijshme, të më falë mua.*

*Në fund ju lë testament të gjithëve që për vdekjen time të bëheni të durueshëm dhe të pajtoheni me caktimin e Allahut xh.sh..*

*Ky është testamenti im dhe "Kush bën ndryshimin e tij pasi ta ketë dëgjuar (ditur) atë, mëkati për të u takon atyre që ndryshojnë. Allahu dëgjon dhe di" (El Bekare, 181).*

*Testamentlënësi:* ________________ *Data:* __________
*Adresa:* ________________ *Nënshkrimi:* ____________
*Dëshmitarët: 1.* ________________ *2.* ________________




Testamenti është një akt gojor, i cili realizohet edhe me fjalë dhe përmbajtja nuk është kusht që të hidhet në letër. Megjithatë, të lihet me shkrim është shumë më mire, pasi në këtë mënyrë evitohen mosmarrëveshjet e mundshme. Gjithashtu, testamenti nuk ka nevojë për dëshmitarë, po megjithëkëtë pëlqehet prania e dëshmitarëve, me qëllim që trashëgimtarët të mos e mohojnë. Gjithsesi është më mirë që testamenti të shkruhet dhe të firmoset nga vetë trashëgimlënësi. Madje është mirë që ky testament të noterizohet tek një noter zyrtar ose në gjykatë.

1). El Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, v.10, f.7563-7565, bot.4.2002, Darul Fikr,Dimeshk. 2) Po aty, f.7489-7490. 3) Nëse testamentlënësi braktis fenë, sipas hanefinjve dhe shafiinjve, testamenti i tij shpallet i pavlefshëm. Po ashtu, sipas malikinjve, testamenti shpallet i pavlefshëm nëse testamentmarrësi braktis fenë dhe vdes si renegat. 4) Sipas imam Ebu Jusufit, çmenduri e dukshme-e qartë konsiderohet çmenduria që zgjat më shumë se një muaj, ndërsa sipas imam Muhamedit çmenduri e dukshme konsiderohet ajo që zgjat një vit. Sipas shafiinjve, malikinjve dhe hanbelinjve çmenduria nuk e bën testamentin të pavlefshëm, pa marrë parasysh nëse është çmenduri e qartë-e dukshme apo jo, përderisa testamentlënësi ka qenë i shëndoshë psikikisht në kohën kur e ka lënë testamentin. Ata thonë se ligjshmëria-vlefshmëria e akteve-kontratave bazohet në përmbushjen e kushteve-kritereve në kohën e shpalljes së tyre. Dhe rënia-dështimi i ndonjë kushti pas lidhjes së kontratës, nuk ndikon në vlefshmërinë e saj sikurse ndodh me kontrata të shitblerjes, qirasë etj,, të cilat nuk prishen-nuk shpallen të pavlefshme nëse çmenduria shfaqet pas shpalljes së tyre. 5) Gjithashtu, sipas tri medhhebeve të tjera, përveç hanefinjve, testamenti shpallet i pavlefshëm nëse testamentmarrësi vdes pas testamentlënësit pa e marrë ofertën. Ndërsa tek hanefinjtë në këtë rast testamenti nuk shpallet i pavlefshëm, sepse, sipas tyre, mosrefuzimi i ofertës nënkupton pranimin e saj. Në këtë rast testamenti kalon-hyn në pronësinë e trashëgimtarëve të testamentmarrësit. 6) Sipas medhhebit hanefi dhe atij hanbeli, nëse testamentmarrësi e vret testamentlënësin, testamenti shpallet i pavlefshëm, pa marrë parasysh nëse vrasja ka ndodhur para apo pas lënies së testamentit, edhe nëse një gjë të tillë e lejojnë trashëgimtarët. Shih: Bedaius-Sanaiu fi tertib esh-Sherai, Alaudin Ebi Bekr bin Mesud el Kasani, v.10, fq.593-594, bot.1.1997, Darul Kutub el Ilmijetu. Dhe Shih: El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, v.10, f.7553-7559.



Mr. sc. Samir B. Ahmeti

# 49. TAXHIKISTANI





TË DHËNA STATISTIKORE

* Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Tajikistan.

* Emri zyrtar: Republika e Taxhikistanit.

* Sistemi i qeverisjes: Republikë.

* Sipërfaqja: 143,100 km$^2$.

* Numri i banorëve: 8.000.000 (2013).

* Dendësia: 48.6 (banorë në 1 km$^2$).

* Feja: Muslimanë 98% (prej tyre 95% suni, 3% shi'i dhe 2% sufi), 2% të tjerë.

* Kryeqyteti: Dushanbe (konsiderohet qyteti më i madh i vendit).

* Qytete të tjera: Khujand, Kulob, Istaravshan, Konibodom, Isfara, Panjakent, Nurak, Toboshar, Sarband etj..

* Grupet etnike: Taxhikë 79.9%, Uzbekë 15.3%, Rusë 1.1%, Kërgizë 1.1%, etni të tjera 2.6%.

* Gjuhët kryesore: Taxhike (gjuhë zyrtare) dhe ruse.

* Njësia monetare: Somoni (1.00 TJS = 0.149854 EUR).

* Data e pavarësisë: më 9 shtator 1991 (nga Bashkimi Sovjetik)

* Festë kombëtare: 9 Shtator (Dita e pavarësisë).

**Pozita gjeografike**

Republika e Taxhikistanit si një nga shtetet aziatike ndodhet në skajin jugor të grupit të shteteve të Azisë Qendrore. Lumi kryesor i vendit është lumi Amu Darya (ar. Xhejhun), rrjedha e sipërme e të cilit formon pendën më të madhe në botë, me lartësi deri në 300 m, që është në territorin e Taxhikistanit. Republika e Taxhikistanit, për nga sipërfaqja, llogaritet shteti më i vogël i Azisë Qendrore. Populli i Taxhikistanit llogaritet i vetmi në rajon (Azinë Qendrore) që flet gjuhën persiane, përderisa popujt e shteteve të rajonit flasin gjuhën turke. Republika e Taxhikistanit nga lindja kufizohet me Xinjiang (Turkistanin Lindor) – Krahinë Kineze – me një gjatësi deri në 414 km, nga jugu me Afganistanin - në një gjatësi prej 1206 km, nga veriu me Kirgizistanin - në një gjatësi prej 870 km, nga veriu dhe perëndimi me Uzbekistanin - me një gjatësi deri në 1161 km. Vendi nuk ka vijë bregdetare, prandaj nga të gjitha anët është i mbyllur me kufijtë e shteteve fqinje. Më shumë se nëntë të dhjetat e topografisë të vendit janë tokë malore. Malet e larta të vendit gjatë tërë vitit janë nën borë. Njëra ndër luginat më të njohura të vendit është lugina Fergana

2. Natyra e klimës së Taxhikistanit është e njëjta si në të gjitha vendet malore. Pra, klima në vend ndryshon varësisht nga lartësitë e mëdha, e zonat e thata shtrihen kryesisht në rajone të ulëta, përkatësisht në jug-perëndim të vendit dhe në kufi me Afganistanin. Zona më e ulët në Taxhikistan është lugina Fergana, aty ku gjendet

lumi Syr Darya (ar. Sejhun). Në këto zona të ulëta, temperaturat më të larta regjistrohen gjatë verës dhe mund të arrijnë deri në 50 gradë celsius, ndërsa temperaturat gjatë dimrit janë të ulëta. Ndërkaq, në zonat malore në lindje dhe në veri të vendit gjatë verës temperaturat sillen prej 15 deri në 20 gradë celsius, kurse gjatë dimrit temperaturat ulen prej minus 20 deri në minus 50 gradë celsius. Të reshura stinore ka gjatë dimrit dhe pranverës; shirat më të shpeshta janë kryesisht nëpër zonat malore, siodmos në ato lindore të vendit.

3. Dushanbe: Kryeqyteti i Taxhikistanit, si qyteti më i madh i vendit, shtrihet në pjesën jugperëndimore të vendit. Ky qytet llogaritet qytet i ri, që e ndërtuan vendësit atëherë kur aty zbuluan se kishte naftë. Formimi i qytetit filloi me bashkimin e tri fshatrave të vogla në vitin 1926, kur u formua qyteti Dushanbe. Mirëpo, qeveria e Taxhikistanit në vitin 1929 ndryshoi emrin e këtij qyteti dhe e riemëroi me emrin Stalin Abad – për nder të kryetarit të atëhershëm të Bashkimit Sovjetik Josif Stalin. Më vonë, si pjesë e fushatës kundër idesë së Stalinit në vitin 1961, qytetit iu kthye emri i mëparshëm Dushanbe. Me kalimin e kohës ky qytet konsiderohej një qendër e rëndësishme industriale dhe tregtare, sepse aty prodhoheshin nafta, gazi natyral dhe disa minerale, si argjendi, ari, hekuri dhe qymyr. Banorët e këtij qyteti merren edhe me bujqësi, dhe sidomos banorët përreth brigjeve të lumenjve. Tani numri i banorëve të këtij qyteti arrin afërsisht 679.400 banorë (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2008).



### Përhapja e fesë islame në Taxhikistan

Sipas vlerësimeve të historianëve muslimanë, del që Feja Islame në zonat e Taxhikistanit kishte arritur gjatë gjysmës së dytë të shekullit të parë hixhri. Gjatë periudhës së viteve 94 – 99 hixhri / 712 – 717 miladi komandanti i njohur Kutejbe ibn Muslim El Bahilij (49 – 96 h / 669 – 717) çliroi luginën Fergana dhe vazhdoi përtej në drejtim të lindjes, derisa arriti tek kufijtë e Kinës. Çlirimin e Ferganës e kompletoi vëllai i Kutejbes, Salih ibn Muslim El Bahilij. Lugina e njohur Fergana gjatë historisë islame përfshinte një pjesë të Republikës së Taxhikistanit të sotëm, dhe pjesa më e madhe e Ferganës binte në Republikën e Kirgizistanit të sotëm. Megjithatë, thirrja islame vazhdoi të përhapej gjatë tërë kohës emevite. Ndërkaq, gjatë periudhës abasite ishin shtuar lidhjet e halifëve abasinj me Farisin dhe me Azinë Qendrore, kur Me'muni (170 – 218 h / 786 – 833 m) njëri prej halifëve abasinj forcoi lidhjet e abasinjve me banorët e këtyre zonave. Mandej, edhe halifi tjetër i abasinjve Mu'tesimi (179 – 227 h / 794 – 842) shumicën e ushtrisë së tij e kishte nga radhët e turqve. Me kalimin e kohës, atëherë kur Dinastia Abasite ishte dobësuar, në skenë politike doli Shteti i familjes së Samaninjve (261 – 389 h / 874 – 999 m) në Azinë Qendrore. Shteti i Samaninjve në kuadër të vendeve të Azisë Qendrore sundoi edhe luginën e Ferganës, një pjesë e së cilës ishte Taxhikistani i sotëm. Pastaj, sundimin e këtyre rajoneve e mori shteti i Gaznevinjve (351 – 582 h / 962 – 1186 m), të cilët u trashëguan nga shteti i Selxhukëve (428 – 585 h / 1037 – 1194 m). Mandej mongolët pushtuan këto zona dhe, në kohën e dobësimit të tyre, iu lehtësua Rusisë Cariste pushtimi i të gjitha zonave të Azisë Qendrore, e kështu Taxhikistani në vitin 1897 m iu nënshtrua pushtimit rus. Më vonë, gjatë sundimit sovjetik në territoret e Taxhikistanit u formua Republika Federale me kryqytetin Dushanbe. Gjatë sundimit rus, zonat e Taxhikistanit i goditi çfarë i goditi edhe vendet tjera përreth me reduktimin e xhamive, dobësimin e arsimit fetar dhe me përhapjen e grupeve ateiste, të cilat mohonin dhe sulmonin Islamin në forma të ndryshme.

### Historia e Taxhikistanit

Duke u bazuar në të dhënat historike, theksohet se në Lindje në vitin 330 para epokës së re Taxhikistani ka qenë pjesë e Perandorisë së Aleksandërit të Madh të Maqedonisë. Ndërsa në shekullin VIII miladi taxhikët u shfaqën si një grup etnik, me karakteristika të veçanta dhe të shtrirë në zonat e tyre, ku edhe jetonin si gjysmë të pavarur, nën mbikëqyrjen e uzbekëve në perëndim. Kurse në shekullin XIII Xhingis Kani, ndër vendet që pushtoi, përfshiu edhe zonat e Taxhikistanit, dhe kështu hyri në kuadër të Perandorisë së Mongolëve. Mandej, gjatë viteve 1860 – 1900 veriu i Taxhikistanit iu nënshtrua sundimit të carëve rusë. Më pastaj, përgjatë viteve 1917 – 1918 u bënë përpjekje për të vënë zonat e Taxhikistanit nën kontrollin sovjetik menjëherë pas Revolucionit bolshevik në Rusi, për se në fillim hasën në rezistencë nga njerëz të armatosur. Mirëpo, në vitin 1921 Taxhikistani u bë pjesë e Republikës së Turkistanit Socialist Sovjetik, e cila gëzonte autonomi. Më 1924 u formua Republika Sovjetike Socialiste e Taxhikistanit, që gëzonte autonomi, mandej më 1929 Taxhikistani u bë njëra nga republikat themeluese të Bashkimit Sovjetik. Më vonë, në vitin 1978 13.000 thaxhikistanezë morën pjesë në aktet e dhunës dhe trazirave kundër Bashkimit Sovjetik, si dhe në fund të viteve tetëdhjetë ndodhi vetëdijesimi kombëtar në radhët e njerëzve vendës, për t'i themeluar në vitin 1989 Fronti Popullor për Rigjallërim, e për t'u shpallur gjuha taxhike si gjuhë zyrtare e vendit. Në vitin 1991 kryetari i vendit Kahar Mahkamov (lindi më 16 prill 1932, kryetari i parë i Taxhikistanit të pavarur) u angazhua për pavarësimin e Taxhikistanit. Ai ishte udhëheqësi komunist i vendit që nga viti 1985, prandaj më 9 shtator 1991 Kahar Mahkamov arriti ta shpallte të pavarur Taxhikistanin.

### Gjendja ekonomike

Ekonomia e Taxhikistanit mbështetet në kultivimin e kulturave bujqësore, duke përfshirë pambukun, perimet, frutat dhe në prodhimin e aluminit me cilësi të lartë (më shumë se 400 mijë tonë në vit). Duke pasur parasysh se Taxhikistani është një vend malor dhe falë burimeve ekzistuese të ujit që janë të mëdha, ky vend zë vendin e tetë në nivel bote dhe vendin e parë në nivel të shteteve të Azisë Qendrore për sasinë e madhe të ujit, sepse nëpër territorin e vendit kalojnë 65% e burimeve ujore në rajonin e Azisë Qendrore. Si rezultat i tërë kësaj, kapacitete prodhuese nga rezervat e vendit për ripërtëritjen e energjisë prej burimeve ujore, arrijnë në 527 miliardë kilovatë orë në vit. Mirëpo, vendi praktikisht nga këto burime të mëdha mund të shfrytëzojë vetëm 6%, prandaj, për të shfrytëzuar nga këto burime, qeverisë i duhet të ndërtojë hidrocentrale të energjisë për të prodhuar energji elektrike, që të plotësojë nevojat e brendshme dhe të eksportojë tepricën në Afganistan, Pakistan, Indi dhe në vende të tjera fqinje.



Kulturat kryesore bujqësore në vend janë: gruri, elbi, pambuku (nga llojet më kualitative të tij), perimet dhe frutat. Vendi posedon edhe pasuri blegtorale: lopë, dele, dhi dhe kuaj. Gjithashtu, Taxhikistani gëzon edhe burime minerare, si: qymyr, zink, plumb, hekur, uranium, ar, argjend, gurë të çmuar, fusha të naftës dhe gazit. Po ashtu ka një industri të zhvilluar të aluminit, tekstilit të pambukut dhe mëndafshit, prodhimtari ushqimore, çimento etj..

1) Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f. 237. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas o Botës Islame f. 68, 69. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 398, 368. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. 2) Muhammed Atris; f. 398. 3) vb.almastba.com 4)Amine Ebu Haxher; Mevsuatu-l- Muduni-l- Islamij-jeti, f. 338. Daru Usame, 2010, Aman, Jordani. www.marefa.org/index.php. 5) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f. 150. Dar Alem El Kutub, 1997, Rijad. 6) Muhammed Atris; f. 398, 399. 7) ar.wikipedia.org



Avni Hajrizi

# Kontributi patriotik i hoxhë Hasan Tahsinit

Në historinë e kulturës shqiptare të Rilindjes sonë Kombëtare, Hasan Tahsini ka hyrë si një nga figurat më të shquara të shekullit XIX, kurse në historinë e shkencës turke si më i larti ndër të lartët dhe, në historinë e arsimit të lartë të Turqisë, si Rektori i parë i Universitetit të Stambollit, si ligjëruesi i parë në shkencat sociale e në ato natyrore. Gjithashtu edhe Abetarja shqipe e tij me shkronja arabe kishte shtrirje të gjerë dhe arrinte deri në Gallapin e Kosovës.

Jeta e këtij hoxhe nuk është veçse një mësim që ka vazhduar për një gjysmë shekulli; ai e kaloi gjithë jetën duke lexuar dhe duke mësuar të tjerët. Përpjekjet dhe dëshira e tij e zjarrtë përqendroheshin në dy gjëra:E para, dëshironte t'i shtonte njohuritë që kishte fituar, duke hedhur përherë e më shumë nga një hap përpara, për t'iu afruar "së vërtetës". Dhe e dyta, ai digjej nga dëshira për t'i bërë kombit dhe atdheut një shërbim, duke u mësuar të tjerëve ato që dinte. Dhe ai, këtyre dy dëshirave u kushtoi tërë jetën, tërë mundin; tërë kohën, zgjuarsinë dhe fuqinë e mendjes, për t'u shërbyer këtyre qëllimeve, ai sakrifikoi qetësinë, çdo zbavitje e kënaqësi tjetër, çdo gëzim tjetër, të ngrënët dhe gjumin. Në historinë e kulturës shqiptare të Rilindjes sonë Kombëtare, Hasan Tahsini ka hyrë si një nga figurat më të shquara të shekullit XIX, kurse në historinë e shkencës turke si më i larti ndër të lartët dhe, në historinë e arsimit të lartë të Turqisë, si Rektori i parë i Universitetit të Stambollit, si ligjëruesi i parë në shkencat sociale e në ato natyrore. Gjithashtu edhe Abetarja shqipe e tij me shkronja arabe kishte shtrirje të gjerë dhe arrinte deri në Gallapin e Kosovës.



### Biografia e shkurtër

Hoxha Hasan – Tahsin Efendiu u lind në vitin 1812. Ishte biri i Osman Efendi Rushit Ahmedit, i cili ka qenë një dijetar i shquar: ishte kadi, myfti dhe kryesisht myderriz, nga katundi Ninat, rrethi i Filatit të Konispolit, në Çamëri. Dëshira e tij ishte që Hasani të vazhdonte mësimet fetare dhe të bëhej hoxhë, kështu që, menjëherë pas kthimit të tij nga Shkodra, Hasan Tahsini drejtohet në Filat, ku do të ndiqte mësimet. Më pastaj Hasani filloi studimet mbi teologjinë në qytetin e Janinës, ku i përfundoi dhe filloi punën si hoxhë. Ambiciet, dëshira dhe etja për t'i thelluar njohuritë, e shtynë atë që të shkonte në Stamboll. Bënte jetë modeste dhe, sa t'i binin të holla në dorë, do t'i shpenzonte për libra dhe mjete shkencore dhe, vetëm kur e merrte uria, kujtohej për të ngrënë. Aty ku flinte përballë shtratit kishte një makinë elektrike, sipër një teleskop të gjatë, te këmbët një mikroskop dhe në dorë një libër. Muret dhe tavani ishin të mbuluara me vizatimet e figurat e historisë së natyrës, gjeologjisë, gjeografisë, politike e fizike, kozmografisë, fizikës dhe kimisë. Mund të thuash se dhoma e tij paraqiste të zvogëluar krejt natyrën e rruzullit tokësor. Merrej me përkthime, shkrime poetike, letrare, iluministe e me enciklopedi, pra nuk ishte vetëm fetar a teolog, po ishte dhe psikolog, sociolog, pedagog dhe ishte më i pari astronom në tërë Perandorinë Osmane…[1]

Studimet e tij, fillimisht i botoi në revistën shkencore "Mexhmual-i-Ulum", themelues i së cilës ishte vetë. Ka botuar më se 20 libra shkencorë, astronomikë, psikologjikë, pedagogjikë…[2] Pas një periudhe të gjatë në shërbimin e Perandorisë Osmane, u kthye në vendlindjen e tij për të kontribuar denjësisht për atdheun. Veprat e tij më të famshme janë: "Psikologjia" dhe "Bazat e astronomisë".[3] Nga një dokument që është gjetur në arkivat

e Londrës, dëshmohet se në vitin 1874 Hasan Tahsini u arrestua në Delvinë, sepse "u predikonte bashkatdhetarëve lirinë kombëtare". Mendimi për një alternativë tjetër kundrejt principatës, pra për një demokraci shqiptare ishte mjaft i guximshëm për kohën, por i shpjegueshëm dhe i kuptueshëm në gojën e këtij rilindësi, të cilin Sami Frashëri e ka quajtur "më i larti ndër të lartët".[4] Me përpjekjet e pandërprera në dobi të popullit, të kombit e të atdheut, për zgjimin dhe për forcimin e ndërgjegjes kombëtare, Hasan Tahsini vuri një gur të shëndoshë në themelet e Pavarësisë së Shqipërisë. Ai jo vetëm që nuk e harroi asnjëherë se ishte shqiptar, por, meqë ndër shqiptarët ishte më i formuari, më i dituri, më i ngrituri, printe gjithnjë në çështjen shqiptare-kombëtare.[5] Kudo shpërndau dhe u mësoi shqiptarëve alfabetin e vet. Si atdhetar i flaktë që ishte, ai kërkonte kudo që të jepte kontributin e tij për çështjen shqiptare. Ishte pjesëmarrës në Lidhjen historike të Prizrenit (1978-1881), ku thotë se një nga mjetet dhe armët më me rëndësi në arritjen e çlirimit, arsimit, edukimit, kulturimit të vendit ishte gjuha shqipe.[6] Ndërroi jetë më 4 korrik 1881. Trupi i tij u varros në varrezat e lagjes Eren Qoj në Ysqydar, në të njëjtat varreza ku do të varroseshin edhe Tre Vëllezërit Frashri.

**Shkencëtar i rrallë**

Titulli hoxhë i përket dijetarit a akademikut, kurse mbiemri Tahsini, pas emrit Hasan, nuk është mbiemër, po një cilësi dalluese, shquese, vlerësuese, që i ishte dhënë qysh kur ishte student në Stamboll, sepse ishte më i dalluari, më i shquari, më i vlerësuari…[7] Më pastaj ai u regjistrua në Fakultetin e Shkencave Natyrore, në Universitetin e Sorbonës në Paris, ku tregoi suksese të rralla dhe atje, me vendim mbretëror, e emëruan Imam në Ambasadën e Perandorisë Osmane në Paris. Nëpër bibliotekat dhe sallat e leksioneve të Universitetit të Sorbonës në Paris, ai mësoi mbi Revolucionin Francez, njohu filozofinë e iluministëve, si: Volteri, Rusoi, Didëroi, Kanti, etj.. U njoh me metodikën e kryerjes së eksperimenteve në fushën e fizikës dhe kimisë, për të vërtetuar hipotezat e shtruara në atë kohë. Eksperimentoi shumë, por përparësi u dha vetëm shkencave natyrore.[8] Sipas Prof. Dr. Nuri Abdiut, Hasan Tahsini ishte një poliglot i jashtëzakonshëm. Ai zotëronte disa gjuhë: latinisht, greqisht, persisht, arabisht, osmanisht, italisht dhe frëngjisht, të cilat e ndihmuan të lexonte e të shfrytëzonte gjithë literaturën e kohës. Në vitin 1869 shkoi në Stamboll dhe do të emërohej rektori i parë i Universitetit të Stambollit. Eksperienca, studimet e pareshtura, njohuritë që kishte përfituar në



Universitetin francez, i ndihmuan ne projektimin e planprogrameve. Ai në universitet zhvilloi leksione për letërsinë, historinë, astronominë, kiminë, fizikën psikologjinë etj.[9] Ka shkruar libra mbi astronominë, si libri me titullin "Bazat e astronomisë", ku përmend teoritë e shkencëtarëve të famshëm, gjurmëlënës, si: Kepleri, Koperniku, Ptolemeu i Greqisë së lashtë. Ai vlerësohet si njeriu më i ditur i kohës, sipas të dhënave turke. Kjo vërtetohet nga veprat e tij, ku pasqyrohen dijet e thella në fushat shkencore dhe shoqërore që kishte. Me dijet e tij , mbi shkencën e filozofitë, qoftë të lashtësisë dhe qoftë të kohëve moderne, ai habiste këdo, jo vetëm për periudhën kur jetoi e punoi plot pasion, por edhe në ditët e sotme.[10] Numërohet ndër shkencëtarët e parë dhe më të lartë jo vetëm në Turqi dhe si Rektori i parë i Universitetit të Stambollit, po dhe si ligjëruesi i parë në shkencat sociale e natyrore.[11]

**Kontributi për ngritjen kombëtare**

Ishte një nga figurat më të shquara të Rilindjes, motori i asaj periudhe të ndritshme kombëtare. Ai ishte mësues i Abdylit, Naimit e i Samiut, Vaso Pashës, Jani Vretos, Ismail Qemalit e Daniel Oparakut, etj.. Në



drejtim të formimit të tij atdhetar, ndikuan ngjarjet mjaft të vrullshme të viteve ‘20-‘30 të shekullit XIX. Lufta e Ali Pashë Tepelenës dhe e Bushatlinjve kundër Portës së Lartë. Kryengritjet popullore të viteve ’30-‘50 e çuan më tej këtë proces dhe, në fillim të viteve ’60 Tahsinin e gjejmë midis organizatorëve më veprues të një kryengritjeje të re në veri të vendit. Veprimtaria patriotike e Hasan Tahsinit kulmon në prag dhe gjatë Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Më 18 dhjetor 1877 u formua Komiteti qendror për mbrojtjen e të drejtave të kombësisë shqiptare apo, siç u quajt shkurt - “Komiteti i Stambollit”, në të cilin Hasan Tahsini ishte pjesëtar aktiv. Në fillim të vitit 1878, kur një bandë e ashtuquajtur “epirotë” të rekrutuar në Greqi, të pajisur me armë, zbarkuan nga ishulli i Korfuzit në fshatin Lëkurës, Hasan Tahsini shkoi në vendlindjen e tij në Filat të Çamërisë, ku gëzonte një autoritet dhe ndikim të madh, dhe organizoi mbrojtjen vullnetare të krahinës. Autori turk Ismail Habib, lidhur me aktivitetin patriotik të Hasan Tahsinit, shkruan: “Hasan Tahsini ishte patriot i shquar. Në luftën me grekët në vitin 1878, në kundërshtim me moshën e tij të pleqërisë, formoi një tabor vullnetarësh nga bashkatdhetarët e tij dhe u nis për në luftë”. Siç dihet, Traktati i Shën- Stefanit u kundërshtua nga Fuqitë e Mëdha, veçanërisht nga Anglia dhe Austro-Hungaria, të cilat kërkuan rishikimin e marrëveshjes së Shën- Stefanit nga një kongres i posaçëm i Fuqive të Mëdha, i cili do të mblidhej në Berlin më 13 qershor 1878.[12] Në këto kushte Komiteti i Stambollit organizoi tri kuvende ndërkrahinore në Prizren, në Shkodër dhe në Frashër të Dangëllisë, që shqyrtuan detyrat politike dhe përgatitën kushtet për thirrjen e një Kuvendi të Përgjithshëm në Prizren dhe formimin e Lidhjes Shqiptare. Në Kuvendin e Frashërit dhe në mbledhjen e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit ka marrë pjesë si delegat i Çamërisë edhe Hasan Tahsini. Pjesëmarrja në këto kuvende dhe kontributi i tij në mbrojtjen e trojeve shqiptare dhe formulimin e programit autonomist për bashkimin e gjithë trojeve shqiptare në një njësi të vetme politiko-administrative, dëshmon qartë e flet shumë për atdhetarinë e Tahsinit.[13]

**Kontributi për gjuhën shqipe**

> “Jemi një komb i veçantë, kemi gjuhën tonë të veçantë, ndaj duhet të jetojmë më vete, si gjithë kombet e tjera”

Hoxha Tahsini thoshte “Jemi një komb i veçantë, kemi gjuhën tonë të veçantë, ndaj duhet të jetojmë më vete, si gjithë kombet e tjera”. Tahsini punoi për alfabetin shqip dhe donte ta kishte të ndryshëm nga alfabetet e gjuhëve të tjera, për të treguar personalitetin e popullit të tij. Hoxhë Hasan Tahsini ishte jo vetëm një dijetar i gjithanshëm dhe personalitet poliedrik, po edhe një atdhetar e patriot i flaktë, lëvrues i gjuhës shqipe dhe përhapës i diturive në gjuhën amtare, me një veprimtari politike të spikatur në mbrojtje të trojeve shqiptare nga rreziku i copëtimit nga shtetet shoviniste fqinje. Veprimtarinë intensive, kombëtare, së bashku me patriotët e tjerë të Rilindjes e gjejmë tek “Shoqëria e të shtypurit shkronja shqip”, e themeluar në Stamboll më 1879, dhe në hartimin e të famshmit Alfabeti i Stambollit.[14] Në komisionin për hartimin e alfabetit unik të gjuhës shqipe, Tahsini paraqiti alfabetin e tij metodik, universal i cili përbëhej prej 30 bashkëtingëlloresh dhe 8 zanoresh. Për alfabetin shqip punën e kish nisur që në vitin 1850, ndërsa në vitin 1870 propozoi një alfabet të bazuar në parimin fonetik me 7 zanore e 29 bashkëtingëllore dhe të ndërtuar në formë tabele”.[15] Hasan Tahsini alfabetin e vet e hartoi qysh në vitin 1870. Shtrirja e Abetares së tij erdhi deri tek shkolla e parë që njihet ajo e Brainës (1895), që funksiononte në xhaminë që konsiderohet më e vjetra në Gallap, e ndërtuar 1766. Imami dhe mualimi - mësuesi i kësaj shkolle ishte mulla Mustaf Braina, nxënës i hoxhë Tahsinit të njohur si shkruesi i Abetares shqipe me shkronja osmane, dhe anëtar i shoqërisë “Drita” të Stambollit.[16]

1) Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Historisë, Historia e Popullit Shqiptar II, Tiranë, 2002. f.128. 2) Akademia e Shkencave e Shqipërisë , Instituti i Historisë , Historia e Popullit Shqiptar II. ibid. f.129. 3) A. Naqellari, A. Pango, vep. cit. f.10. 4) Kristaq Prifti, Lidhja Shqiptare e Prizrenit në dokumentet osmane, Tiranë, 1978. f.48. 5) L.Mile, Shqipëria në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, v. Tiranë, 1978. f. 146. 6) Gazmend Shpuza, Hasan Tahsini Rilindas i shquar dhe shkencëtar i madh, – Buletini Shkencor Shkodër 1987, nr. 1. f.68. 7) Sami Frashëri, Hoxha Hasan Tahsin Efendi në Kamusul-Alam, f.87. 8) ASSH – Fjalori enciklopedik shqiptar, v. 3,Tiranë, 2009. f.54. 9) A.Naqellari, A. Pango, Ibid. f.1. 10) Hysni Myzyri, “Shoqëria e të Shtypurit Shkronja Shqip” Tiranë 1979 f.93. 11) Kristaq Prifti, Ibid f.53



Mr. Adnan Bërbatovci

# Sekti i devijuar – Shia

Bashkohuni ju të gjithë rreth litarit të Allahut e mos u përçani... (Ali Imran, 103).

Ndërkaq Muhamedi a.s. thotë: "Jehuditë u ndanë në 71 grupe, të krishterët në 72, e ndërkaq muslimanët do të ndahen në 73 grupe, që të gjitha këto do të jenë në zjarr, përveç njërit, a ai është Xhemati, apo rruga në të cilën jam unë dhe shokët e mi". (Tirmidhiu)

Mësimet e fesë islame janë një dhe të pandara prej njëra-tjetrës. Ato nuk përbëjnë ndarje a divergjenca të ndryshme, por të gjithë këto ndarje i kanë shkaktuar grupe të ndryshme pseudoislame përgjatë historisë, të cilat, sa ma shumë që janë larguar prej burimeve të fesë, Kuranit dhe Hadithit, aq ma shumë kanë lajthitur drejt humbjes dhe devijimit të rrugës së drejtë. Pa dyshim që njëri prej këtyre grupeve të devijuara janë Shiiat, të cilët, duke pandehur se janë përkrahës të familjes së Muhamedit a.s., me apo pa vetëdije devijuan aq thellë, saqë e shtrembëruan rrugën e fesë së pastër islame. Kjo, nuk do mend, edhe po të krahasohet përqindja e tyre që nga fillimi e deri më tani, e ata përbëjnë një pakicë absolute të Ymetit islam, më pak se 10 %, ndërkohë që shumica absolute e muslimanëve apo mbi 90 % janë sunnij. Armiqtë e fesë Islame, pasi pësuan disfatë frontale përballë muslimanëve, filluan të përdornin një metodë paksa më moderne apo praktike, futjen e përçarjes në mesin e muslimanëve përmes mospajtimeve rreth mësimeve të fesë. E që të realizohej kjo gjë, nuk do mend se druri duhet çarë me pykën e vet, kështu që filluan përpjekjet e para qysh pas vdekjes së Muhamedit a.s. se kush do të ishte udhëheqësi pas tij. Mynafikët në krye me Ibn Sebein si dhe një pjesë e muslimanëve të tradhtuar prej tij, menduan se ai që duhet ta trashëgonte Muhamedin a.s., duhej të ishte nipi i tij, Aliu r.a.. Kështu, përmes dashurisë jo të sinqertë ndaj familjes së Pejgamberit a.s., ata përjashtuan të gjithë ashabët e merituar, duke i quajtur si zullumqarë, hipokritë, mashtrues etj., Zoti na ruajttë nga fjalët e tyre. Kjo ishte vetëm një si hyrje e shkurtër për të vazhduar më tej me të dhëna paksa më të gjera rreth këtij grupi të devijuar që i atribuohet Islamit, e që në fakt ka të bëjë me të fare pak.

### Kuptimi gjuhësor i fjalës- Shii- apo Shiatu.

Shiat janë një grup njerëzish që pasojnë njëri-tjetrin. Sa i përket emërtimit të grupit, këto të dyja i përshtaten të njëjtit kuptim dhe të njëjtit program. Ata konsiderohen përkrahës, ndihmës, pasues, prandaj gjuhësisht themi përkrahësit e filan njeriut, mbështetës dhe ndihmës të tij.



Thotë Allahu xh.sh. në nj; ajet kuranor: "Prej përkrahësve të tij ishte Ibrahimi". (Es-Safat,83). Ibn Mendhuri- Shiat janë një popull që bien në ujdi rreth një çështjeje. Ata janë pasues dhe përkrahës të një personi të caktuar. Por, ky emërtim -Shia- si zakonisht përdoret për atë që mbështet Aliun r.a. apo dikë prej familjes së tij.[1]

### Kuptimi terminologjik.

Ebul Hasen Eshariu – 324-h. Shiat i definon në këtë mënyrë: "Secili person që pason Aliun r.a., e përkrah dhe mbështet atë, duke i dhënë atij përparësi ndaj Ebu Bekrit, Omerit, Othmanit apo edhe ndaj të gjithë ashabëve, ai person quhet shii".[2] Ndërkaq Ehli Syneti e mbështesin, pasojnë dhe përkrahin Aliun r.a., si Halifeja i katërt pas Muhamedit a.s., si zbatues të Kur'anit të madhëruar dhe Synetit të Pejgamberit a.s., por një-



kohësisht duke pranuar edhe udhëheqjen e Ebu Bekrit, Omerit, Othmanit, Zoti qoftë i kënaqur me ta. Mirëpo Ehli Syneti nuk i japin përparësi atij ndaj ashabëve të tjerë, sidomos jo ndaj udhëheqësve para tij.[3]

Ibn Hazmi El Endelusi, lidhur më emërtimin e tyre, thotë: Kush pajtohet se Aliu r.a. është personi më i mirë pas Pejgamberit a.s. dhe që është më i merituari për udhëheqje pas tij, e më pastaj djemtë e tij e kështu me radhë, ai person konsiderohet shii.[4]

Mendim të ngjashëm me këtë ka shfaqur edhe dijetari i famshëm - Shehristani, veçse ai thekson që ekziston edhe një kusht për të qenë shii, e ai është Imameti, i cili konsiderohet si bazament i fesë, dhe, si i tillë, erdhi tekstualisht nga Pejgamberi a.s.. Kështu mendojnë Shiat.[5]

### Formimi i Shiizmit

Historianët përmendin shkaqe të ndryshme, që ndikuan në fillet e formimit të shiizmit, e ato mund t'i përkufizojmë në këto etapa: Formimi i Shiizmit daton qysh në kohën e Pejgamberit a.s., ose pas vdekjes së tij.

Ky sekt u formua në betejën e Deves, dhe pas kohës së marrëveshjes në mes Aliut r.a. dhe Muaviut.[6]

Këto janë tri prej periudhave kryesore rreth të cilave sillet tërë historia e formimit të shiizmit. Disa dijetarë perëndimorë, si Prof. Doze, konstatojnë: "Drejtimi shii në esencë është persian; kjo sepse arabët besojnë në liri, kurse persianët mbështesin më shumë monarkinë apo trashëgiminë e familjes së mbretit".[7]

Ata nuk e njohin mënyrën demokratike të zgjedhjes së udhëheqësit. Pejgamberi a.s. kaloi nga kjo botë dhe nuk la trashëgimtarë a djalë, prandaj njeriu më i merituar, sipas tyre, ishte Aliu r.a.. Ata që e morën pushtetin para tij, sipas tyre, konsiderohen si rrëmbyes apo diktatorë. Persianët u mësuan me shenjtërinë e perandorit, prandaj trajtuan kësisoj edhe Aliun r.a. dhe bijtë e tij, duke thënë: "Nënshtrueshmëria ndaj udhëheqësit është obligim dhe nënshtrimi ndaj tij është nënshtrim ndaj Allahut".[8]

Kjo gjë mund të argumentohet edhe më shumë duke pasur parasysh faktin se shiat e parë ishin nga Persia.

Gjithashtu disa dijetarë të tjerë perëndimorë përmendin se shiat morën nga feja jehudite më shumë sesa nga ajo islame, duke argumentuar se Abdullah ibn Sebe ishte i pari që bëri thirrje për shenjtërinë e Aliut r.a.. Nuk do mend, të gjithë e dimë se Ibn Sebbe ishte jehudi i konvertuar falso në Islam.[9]

Ky vlerësim i këtyre dijetarëve rreth ndikimit të Jehudizmit në drejtimin shii, shpie në konstatimin se shiizmi konsiderohet si një pasqyrim i besimeve të vjetra politesite, si Budizmi, Hinduizmi, po vetëm i mbështjellë me petkun islam. Mendim të ngjashëm më këta dijetarë evropianë kanë edhe Ibn Hazmi dhe Esh'abiu, i cili, lidhur me këtë çështje, thotë: -Shijat janë jehudët e këtij Ymeti.

Ndërkaq ibn Hazmi thotë: - Shiat e trasuan rrugën e jehuditëve, të cilët kanë thënë se Iljasi a.s. dhe Fenkasi janë ende gjallë. Këtë gjë ndoqën edhe disa sufistë, që menduan se Hudejri dhe Iljasi janë ende gjallë. Por, me thënë të vërtetën, nuk mund të konsiderohen vetëm këto elemente si shkaqe të formimit të shiizmit. Një gjë duhet të cekim, se lufta për pushtet ka qenë gjithmonë e pranishme, me përjashtim të Katër Halifëve të Drejtë. Kështu, edhe shtypja e vazhdueshme e familjes së Aliut r.a., pra Ehli- Bejtit, nga ana e pushtetit të emevitëve, pati ndikim të madh në formimin e këtij grupi devijues. Vetëm që duhet cekur një gjë: Familja a pasardhësit e Pejgamberit a.s. nuk kishin bindje të tilla siç kanë shiitë sot. Ata ishin njerëz të devotshëm, të cilët pasonin me përpikëri rrugën e Muhamedit a.s..[10]

### Grupet kryesore të shiave

Ndër grupet kryesore të shiave, janë këto: Gulatu Shia, Imamije- Ithna Asherije, Batinije-Ismailije, Karamita, Druuz, Zejdije. Këtu, përjashto grupin Zejdije, të cilët në të gjitha aspektet janë më afër sunive se sa shiive, mirëpo në çështjen e imametit kanë mendim të njëjtë për t'i dhënë përparësi Aliut r.a., përveçse këta nuk fyejnë apo nënçmojnë ashabët e tjerë, përfshirë

këtu edhe Halifët e Drejtë.

Për sa u përket grupeve të tjera, mendimet e përgjithshme të tyre sillen rreth këtyre çështjeve, të cilat, padyshim, e largojnë njeriun nga feja e pastër islame:

- Se Xhibrili a.s. gaboi kur ia dërgoi shpalljen Muhamedit a.s.. Ai është dashur t'ia shfaqte Shpalljen Aliut r.a., porse këtu Muhamedi a.s. i ka përngjarë shumë Aliut, prandaj paska ndodhur gabimi nga ana e Xhibrit. (Sekti- Gurabije).

- Se Zoti është personifikuar në Aliun, kështu që fillu-an ta thërrisnin Aliun r.a., duke i thënë: Ti je zoti. Aliu r.a. vendosi t'i digjte në zjarr për këtë dalje nga besimi.

- Se vetëtima është zëri i Aliut, murmurima - të qeshurit e tij dhe, kur dikush nga Sebeit dëgjon vetëtimën, thotë: Selami qoftë mbi ty, o Emir i besimtarëve.

- Elementi i fshehtësisë- apo shfaqja me gjërat që nuk i mendojmë, apo, siç quhet në gjuhën arabe- Tekijje. E kjo do të thotë të paraqitesh ashtu sikur nuk je në realitet, pra hipokrit.

Duhet ta dimë se elementi i fshehtësisë në çfarëdo feje qoftë, dhe sidomos të shiat, është argumenti më i qartë i pavlefshmërisë së saj. Fshehtësia nuk njeh tjetër përveç errësirës, kështu që apostrofimi me simbole nuk ka qëllim tjetër përveçse humbjes, gënjeshtrës, falsifikimit dhe mashtrimit. Islami refuzon lëvizjen në errësirë, ai zbulon hapur besimin, adhurimin, sjelljet, etikën, duke kërkuar nga të gjithë njerëzit të hynë në fenë e Allahut Një dhe të Vetëm.[11]

Këto janë disa prej mendimeve të gabuara të këtij sekti shkatërrimtar, që iu vesh Islamit, që e lakoi rrugën e tij në shërbim të djallit. Ndaj shtrohet pyetja:

Kur të gjithë e dimë se Muhamedi a.s. ka thënë: - Ymeti im nuk bashkohet apo nuk bie në ujdi në rrugë të gabuar- atëherë si është e mundur që një minoritet i Ymetit të jetë në rrugë të drejtë, e shumica absolute ta kenë gabim? Fundja, që prej kohëve të hershme, shiizmi si grupacion politik, më shumë sesa fetar, dhe deri më sot, Ymetit islam nuk i solli kurrfarë dobie, përveçse devijim, lajthitje, dhe shkatërrim. Na mjafton ajo që po ndodh në Lindjen e Mesme, si në Siri, Irak, Liban etj..

1) Ibn Mendhur- Lisanul Arab- kuptimi i fjalës shiia. 2) Buhuth fil firekil islamijeti- f. 6 Dr. Muhamed Enver Hamid Isa, Kajro, 1995). 3) Po aty. 4) (El Fasl Fil Milel vel Ehvai ve-nihal, pjesa e 4. 5) Elmilel ve Nihal- f.147, pjesa1- Shehristani). 6) Buhuth fil Firekil Islamije- Dr.Muhamed Enver Hamid Isa-po aty f. 8- Kajro.) 7) Muhamed Ebu Zehre- Terihul Medhahibul Islamijeti- Kajro- f 35). 8) Fexhrul Islam- prof.dr. Ahmed Emin). 9) ElImam Muhamed ebu Zehre-Terihul- medhahibul Islamijeti f.32- Kajro . 10) Terihul medhahibul islamijjeti- 203. 11) Po aty



Sedat Islami

# Islami është zgjidhja

Një vështrim, sado i thjeshtë në shoqëritë perëndimore, do të na mundësonte të kuptojmë për zhveshjen e tyre nga vlerat shpirtërore. Për pasojë, sot, në këto shoqëri mund të vëresh avancim të madh teknologjik, po dhe ngecje morale.

Sejjid Sabik, duke folur për këtë gjë, numëron tri pasoja, të cilat kanë ardhur drejtpërdrejt si shkak i anashkalimit të aspektit shpirtëror në këto shoqëri:

- Shthurja dhe degjenerimi moral;
- Glorifikimi (shenjtërimi) i forcës deri në nivel adhurimi;
- Pasiguria dhe destabiliteti si shkak i armatimit (të lehtë, të rëndë dhe të shkatërrimit në masë) dhe i kërcënimit me luftëra.

### Islami dhe lufta e pakompromis ndaj antivlerave

Këto, në të vërtetë, kanë qenë edhe parimet e injorancës, gjëra që përbënin barriera dhe pengesa të mëdha në misionet e profetëve a.s.. Në të vërtetë, pasojat e tyre kanë qenë serioze, aq sa është dashur kohë e gjatë dhe mund i madh për t'i çrrënjosur ato. Islami, që në fillim, u shpalli luftë këtyre antivlerave. Programi që solli për njerëzimin, parasheh ndërtimin e një shoqërie të tipareve pozitive dhe të virtyteve. Për këtë shkak ndaloi çrregullimet dhe bëri thirrje për përmirësim dhe rregullim. Shoqëria, sipas kriterit hyjnor, nuk do të destabilizohet përderisa të ketë për themel vlerat. Allahu thotë:"E Zoti yt nuk është që të shkatërrojë mizorisht vendet, nëse banorët e tyre janë punëmirë". (Hud, 117) Është kjo shoqëri e respektit të ndërsjellë, e pjesëmarrjes kolektive në detyra dhe përgjegjësi, e garantimit kolektiv të të drejtave. Është shoqëri e lidhjes ndërmjet pjesëtarëve – e solidaritetit; shoqëri, e cila beson se vetëm mbi vlera mund ta arrijë lumturinë. Allahu ka thënë:"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në Botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre". (En Nahl, 97)

### Çrregullimi shoqëror përshkruar sipas Islamit

Islami, me këtë vizion që ka për shoqërinë, gjithsesi ka trajtuar edhe problemin e sjelljeve devijante, të cilat kërcënojnë potencialisht mbarëvajtjen e jetës shoqërore.



### Islami ndalon çrregullimin

Në shumë ajete kuranore është shpjeguar, përgjithësisht, se çrregullimi nuk është tipar i besimtarëve, ose, thënë më mirë, nuk duhet të jetë. Kjo për shkak se besimtarët e tillë janë të përjashtuar nga dashuria e Allahut. Ata që shkaktojnë parregullsi, trazira, probleme, ata nuk janë të dashurit e Allahut. Allahu thotë: "...e mos bëj të këqija në tokë, se All-llahu nuk i do çrregulluesit". (El Kasas, 77)

### Çrregullimi si imazh i hipokritëve dhe jobesimtarëve

Bile, çrregullimi është radhitur në listën e veprave për të cilat njihen hipokritët. Por, ajo që ia vlen të përmendet, është se botëkuptimi i tyre për këtë vepër të shëmtuar është edhe më i shëmtuar. Ata të keqen e shohin të mirë, ndërsa të mirën të keqe. Ky është defekti i tyre logjik. Ja si na i përshkruan Allahu hipokritët dhe jobesimtarët. Në lidhje me hipokritët thotë: "E kur atyre u thuhet: "Mos e prishni rendin në tokë"! Ata thonë: "Ne jemi vetëm përmirësues (paqtues)!" 12. Vini re, ata në të vërtetë janë shkatërruesit, po nuk e kuptojnë". (El Bekare, 11-12) Ndërkaq, përkitazi me jobesimtarët, si shembull do të marrim faraonin, njeriun më mizor, njeriun që nga arroganca nuk u kursye as të shpallte veten Zot, e i cili "këshilloi" popullin e vet të mos i bindeshin Musait a.s. për shkak se ai kishte ardhur për të shkaktuar çrregullime: "Me të vërtetë, faraoni ka ngritur kokën lart në tokë, e popullin e saj e grupëzuar dhe një grup prej tyre e shtyp, kështu që djemtë e tyre ua mbyt, e gratë e tyre ua lë të jetojnë. Vërtet, ai ishte prej më shkatërrimtarëve". (El Kasas, 4)

### Cilësimi i çrregulluesve

Nga këto përshkrime hyjnore për çrregulluesit, ne mësojmë edhe për karakteret e tyre. Ata janë të prirë që së zezës t'i thonë e bardhë, e së bardhës e zezë. Ata, jo vetëm që mendojnë se janë duke bërë mirë, duke reformuar, duke aspiruar për ditë të mira, porse kanë dhe një gjuhë të ashpër që të kritikojnë të tjerët, në këtë rast reformuesit e mirëfilltë, se kanë devijuar nga e vërteta. Krahas këtyre dy vetive të tyre, Kurani na sjell dhe një veti tjetër, atë të refuzimit me mendjemadhësi të së vërtetës: "Dhe kur i thuhet atij: "Ki frikë All-llahun"!, atë e kap eufori për punë mëkati. Shtrat i shëmtuar është ai që i takon atij (Xhehenemi)". (El Bekare, 206)

### Të nderuar vëllezër!

Le të vazhdojmë t'ua ofrojmë njerëzve Islamin si zgjidhje. Ky është Islami dhe kjo është thirrja e tij për një jetë të qetë dhe të lumtur. A-ja dhe ZH-ja e teorisë islame për stabilitetin dhe mirëqenien shoqërore është thirrja për përmirësimin e gjendjes shoqërore dhe ndalimin e çrregullimit. Kështu do të rezultonim me një standard jetese, në të cilin siguria për jetën, nderin dhe pasurinë do të ishte në shkallën më të lartë. Këtë sistem, me këto vlera, duhet t'ua ofrojmë gjithsesi të tjerëve, jo si alternativë, po si të pa alternativë. Ky sistem është shpirt, pa të cilin nuk ka jetë; është vlerë, me të cilën njerëzimi arrin qetësinë e shpirtit dhe kënaqësinë e jetës.

1) Mbështetur kryesisht në një artikull të Sejjid Sabikut: "El-Islamu huve el-asim min-el-mefasid el-medenijjeti el-haditheh", publikuar në revistën Teuhid në Kajro më 1973. Shih: http://dorar.net/article/1648

Isa Tërshani

# Gënjeshtra ves i shëmtuar



"Përmbajuni sinqeritetit, sepse sinqeriteti të udhëzon për në mirësi, ndërsa mirësia të udhëzon për në Xhenet dhe nëse një njeri vazhdon të thotë të vërtetën derisa të shkruhet tek Allahu i sinqertë. Ndërsa gënjeshtra, të çon drejt së keqes dhe e keqja të qon në xhehenem, dhe nëse një njeri vazhdon të gënjejë ai do të shkruhet tek Allahu gënjeshtar" (hadith)

Gënjeshtra është një ves i urryer, një cilësi e keqe, një vepër e ulët, por fatkeqësisht edhe dukuri e përhapur pothuajse në të gjitha mjediset shoqërore si: në biseda, takime, punë, marrëdhënie të ndryshme ndërnjerëzore, tek mediet elektronike e të shkruara, tek artistët dhe humoristët etj.. Është bërë e pamundur që asaj t`i shpëtojnë i vogël a i madh, mashkull a femër, dhe të gjithë njerëzit në përgjithësi, përveç atyre që i begatoi Allahu me mirësinë e Tij.

Gënjeshtër llogaritet çdo fjalë që nuk është e vërtetë, qoftë duke e thënë për shaka ose seriozisht, kur je i nevrikosur, apo për t'i bërë të tjerët që të qeshin. Gënjeshtra bën pjesë në mëkatet e rënda dhe të mëdha, mëkate të cilat mund të shkaktojnë pasoja të paparashikueshme negative. Kjo është një prej veseve negative të gjuhës. Në këtë shkrim do të përmendim vetëm disa anë negative të gënjeshtrës.

Se sa është e dëmshme gënjeshtra, më së miri na vërtetojnë ajetet kuranore dhe hadithet e Pejgamberit a.s., në të cilat gjykohet ashpër ky mëkat i madh. Kështu, Allahu u Lartmadhëruar, në një ajet në librin i Tij, thotë se nuk do ta udhëzojë në rrugë të drejtë atë që gënjen: "...S'ka dyshim se Allahu nuk udhëzon në rrugë atë që e tejkalon dhe është rrenës". (Gafir, 28.) Nga cilësitë e besimtarëve të vërtetë dhe të sinqertë, Allahu xh.sh. numëron edhe largimin nga gënjeshtra dhe dëshmia e rrejshme. Ai thotë: "(Robërit e Zotit janë) Edhe ata që nuk dëshmojnë rrejshëm dhe kur (rastësisht) kalojnë pranë së keqes, kalojnë duke e ruajtur karakterin e vet". (El Furkan, 72) Mjafton të shikojmë ajetin, në të cilin Allahu i Mëshirshëm, në një shkallë vendos idhujtarinë dhe të folurit e rrejshëm, me qëllim që ta kuptojmë se sa mëkate të mëdha janë gënjeshtrat, premtimi i rrejshëm dhe dëshmia e rrejshme: "...pra largohuni nga ndytësitë e idhujve dhe largohuni prej fjalëve të rrejshme". (El Haxhxh, 30)[1]

### Si shihet gënjeshtra në hadithet e Pejgamberit a.s.

Pejgamberi a.s. ka qenë njeriu më i vërtetë, më i drejtë dhe më i mirë, i plotësuar në dituri, vepra, besim e bindje. Të gjithë e kanë njohur si njeri të vërtetë, saqë në mesin e popullit të vet ka qenë i njohur si "El Emin" - "Njeri besnik". Është i njohur rasti kur Herakliu, nga pyetjet që ia parashtroi Ebu Sufjanit, ishte edhe kjo: A e akuzonit (Muhamedin a.s.) për gënjeshtër më parë? Tha: Jo. Herakliu tha: Njeriu që nuk i gënjen njerëzit, si ka mundësi të gënjejë për Allahun. Pasojat e gënjeshtrës janë të rënda, shpesh mund të jenë edhe tragjike, katastrofale si për gënjeshtarin po ashtu edhe për atë që e dëgjon. Nga kjo arsye dhe të tjera Muhamedi a.s gënjeshtarët i vë në radhën e mynafikëve. Ebu Hurejre r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Shenjat hipokritit janë tri: kur flet gënjen, kur premton nuk e realizon, dhe kur diçka i besohet tradhton" Në transmetimin e Abdullah b. Amrit r.a. përmenden katër cilësi. Në atë transmetim Pejgamberi a.s. tërheq vërejtjen duka na thënë: "Te ai te i cili gjenden katër cilësi, do të jetë në të vërtetë hipokrit, ndërsa te i cili gjendet njëra prej tyre, ai ka një cilësi të hipokritit derisa nuk largohet prej saj, ato janë: kur flet gënjen, kur të merret vesh për diçka tradhton, kur premton nuk e plotëson dhe në zënka e tepron".[2]

Në transmetimin e Abdullah ibn Mes'udit r.a. Pejgamberi a.s. na e tërheq vërejtjen për këtë mëkat të madh, duke thënë se ai është shkaktar i mëkatimit ndërsa me mëkat arrihet deri te zjarri i xhehenemit. Në këtë transmetim Muhamedi a.s. qartë afirmon të folurit e vërtetë ndërsa tërheqë vërejtjen për rrezikun e të folurit të rrejshëm duke thënë: "Përmbajuni sinqeritetit, sepse sinqeriteti të udhëzon për në mirësi, ndërsa mirësia të udhëzon për në Xhenet dhe nëse një njeri vazhdon të thotë të vërtetën derisa të shkruhet tek Allahu i sinqertë. Ndërsa gënjeshtra, të çon drejt së keqes dhe e keqja të qon në xhehenem, dhe nëse një njeri vazhdon të gënjejë ai do të shkruhet tek Allahu gënjeshtar".[3]

Gënjeshtra dëmton edhe individin edhe shoqërinë. Ajo nxjerr në pah shpirtligësinë e gënjeshtarit, qëllimet e ulëta të tij dhe devotshmërinë e pakët që ai ka. Gënjeshtra është prej sëmundjeve më të rënda që mund të përfshijnë një shoqëri, është vesi me pasoja



negative më të mëdha, sepse nuk mund të imagjinohet një shoqëri e mirëfilltë dhe e bazuar në marrëdhënie të shëndosha ndërnjerëzore - me gënjeshtra. Sa urrejtje dhe armiqësi në mes njerëzve kanë shkaktuar gënjeshtrat?! Sa e sa njerëz kanë humbur besueshmërinë e tyre tek njerëzit e tjerë vetëm për shkak të gënjeshtrave që bëjnë?!

Islami e ndalon gënjeshtrën, këtë sëmundje të keqe, veti të shëmtuar dhe të urryer nga çdo njeri me mendje dhe arsye të shëndoshë. Ajo ka pasoja të këqija. Shpeshherë edhe fatale. Allahu në Kuran thotë: "Mallkuar qofshin gënjeshtarët!" (Edh- Dharijat, 10)

Gënjeshtari është njeri i padëshiruar nga të gjithë dhe, në të njëjtën kohë, edhe njeri i pabesueshëm. Pejgamberi a.s. ka mohuar kategorikisht se besimtari mund të jetë rrenacak! Një ditë, tek po qëndronte me shokë, Muhamedi a.s. u pyet prej njërit prej të pranishmëve: "A mund të jetë besimtari frikacak?" Ai u përgjigj: "Po". Ai pastaj u pyet: "A mund të jetë besimtari koprrac?" "Po", - u përgjigj ai. Pastaj u pyet: "A mund të jetë besimtari gënjeshtar?" "Jo", - u përgjigj ai.[4]

Se sa janë të urryer gënjeshtarët tek Allahu nesër në Ditën e Gjykimit na tregon Ebu Hurejre r.a., i cili e kishte dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë: "Allahu në Ditën e Gjykimit nuk do të shikojë tre persona, as që do të flasë me ta, nuk do t'i pastrojë nga mëkatet, ata do të marrin dënimin e ashpër: plaku zinaqar, udhëheqësi që gënjen, dhe i varfri mendjemadh". (Muslimi) Edhe Pejgamberi a.s. e urrente këtë ves, për se na tregon më së miri Aisheja r.a. që thotë: "I Dërguari i Allahut asnjë ves nuk e ka urryer më shumë sesa gënjeshtrën. Kur dikush gënjente në prezencën e tij, Pejgamberi a.s. ndaj atij personi ndiente një lloj pakënaqësie, derisa nuk e kuptonte se ai njeri, për shkak të asaj gënjeshtre, të ishte penduar".[5]

Kur gënjen njeriu, largohen edhe melekët, sepse me gënjeshtër përhapet edhe një erë e keqe dhe e pakëndshme në një largësi të madhe. Abdullah b. Omeri r.a. transmeton fjalët e Pejgamberit a.s.: "Kur njeriu gënjen, melekët, për shkak të erës së keqe të asaj rrene, largohen në një largësi të madhe".[6] Nëse melekët largohen prej nesh, si do të jetë puna jonë ? Dhe sa vlen gënjeshtra?

### A ka ditë të caktuar kur lejohet rrena

Për fat të keq, sot ekziston një ditë, të cilën e festojnë shumë njerëz në botë, 1 Prilli, apo, siç është e njohur tek ne, "dita e rrenave". Në këtë ditë gënjeshtra është e lejuar pa ndonjë kufi. Viktima e kësaj dite nuk duhet të hidhërohet, edhe pse në disa raste pasojat e gënjeshtrave mund të jenë katastrofike dhe ta dëmtojnë atë seriozisht. Më e keqja është se kjo "festë" ka zënë vend edhe në mesin e disa muslimanëve. Ata e festojnë atë, edhe pse e dinë se gënjeshtra në Islam është e ndaluar. Ndërsa të tjerët kanë bindjen se kjo ditë është një ditë e veçantë dhe dallon nga ditët e tjera. Për muslimanët, gënjeshtra është haram. Nuk ka dallim në mes 1 Prillit dhe 2 Prillit, prandaj i këshillojmë të gjithë besimtarët që të mos marrin pjesë në këto gjeste të dobëta dhe vese të shëmtuara e të ruhen nga hidhërimi i Allahut xh.sh..

Po në humor, a lejohet gënjeshtra

Shumë njerëz gënjejnë dhe trillojnë tregime me qëllim që të tjerët t'i bëjnë të qeshin dhe t'i argëtojnë. Duhet të theksojmë se qeshja dhe relaksimi në Islam lejohen, por me kusht që në këtë rast të mos përdoret gënjeshtra. Pejgamberi a.s. kurrë, madje as në mahi, nuk ka gënjyer. Përkundrazi, ai ka tërhequr vërejtjen në mënyrë të rreptë që të jemi të kujdesshëm edhe në rastet e tilla të humorit. Në transmetimin e Behz b. Hakimit tregohet se Pejgamberi a.s. ka kritikuar ashpër gënjeshtrën me rastin e përqeshjes së shoqërisë, duke thënë: "Mjerë ai që flet e me atë rast gënjen, me qëllim që shoqëria të qeshë. Mjerë ai, mjerë ai". (Ebu Davudi, dhe Tirmidhiu, hadithi Hasen). Pejgamberi a.s. ka thënë: "Unë bëj shaka, mirëpo edhe atëherë e them të vërtetën". (Taberaniu, Hadithi është sahih).

### Gënjeshtra ndaj fëmijëve

Duhet të kemi kujdes që mos t'i gënjejmë fëmijët, edhe kur jemi duke luajtur me ta. Shumë prindër i gënjejnë fëmijët e tyre të vegjël duke u premtuar dhurata apo gjësende të tjera për qëllime të caktuara, duke mos e mbajtur fjalën. Këto sjellje dëmtojnë moralin e fëmijës, sepse fëmija më pastaj pason prindërit me këtë veti të keqe. Abdullah ibn Amr r.a. thotë: "Një ditë më thirri nëna kur Pejgamberi a.s. ishte në shtëpinë tonë. Ajo më tha: "Eja se do të të jap diçka". Atëherë Pejgamberi a.s. tha: "Çfarë deshe t'i japësh"? Ajo u përgjigj: "Desha t'i jap ca hurma". Pejgamberi a.s. tha: "Po të mos ia jepje, do të të regjistrohej si gënjeshtër". Pejgamberi a.s., ka

thënë: "Gruaja që i thotë fëmijës - eja merre këtë gjë, e nuk ia jep, është gënjeshtare".[7] Kurse në transmetimin e Ebu Hurejres qëndron: "Kush e thërret fëmijën e vet - eja të të jap diçka e nuk i jep, kjo konsiderohet gënjeshtër". (Ebu Davudi dhe të tjerët, hadithi është hasen).

Ndalohet të flitet çdo gjë që dëgjohet Pejgamberi a.s. thotë: "Mjafton për një njeri t'i regjistrohet gënjeshtër nëse flet çdo gjë që dëgjon". (Muslimi). Neveviu thotë: "Domethënia e hadithit dhe thënieve të tjera që gjinden në këtë kaptinë, japin të kuptojmë qortimin - që të mos flitet çdo gjë që dëgjon njeriu, sepse njeriu dëgjon zakonisht edhe gjëra të vërteta, po edhe gënjeshtra. Dhe kështu, po foli çdo gjë që dëgjon, sigurisht se do të gënjejë, sepse do të lajmërojë edhe gjëra që s'kanë ndodhur. Tek ne përdoret fjala: "A rrenë - jo. Po a kallëzon ç'dëgjon - po, mos e ço më larg". Si dhe: "Syri është sahih e veshi jo".

**Gënjeshtra e lejuar**

Para se t`i përmendim rastet në të cilat lejohet gënjeshtra, dëshirojmë të bëjmë një vërejtje të rëndësishme në këtë drejtim. Shkaku pse Islami e lejoi gënjeshtrën në këto raste, nuk është pa ndonjë qëllim, po ajo sjell objektiva mjaft të rëndësishëm, disa nga të cilët edhe do t`i përmendim. Gënjeshtra lejohet në tri raste: në luftë, për të pajtuar dy të kacafytur dhe bashkëshortët me njëri-tjetrin, për të vazhduar bashkëjetesën dhe dashurinë. Në transmetimin e imam Muslimit, në të cilin Ummu Kulthumi r.a. të: "Nuk e kam dëgjuar Pejgamberin a.s. të ketë lejuar diçka nga gënjeshtra që përdorin njerëzit, përveçse në tri raste: në luftë, në pajtimin ndërmjet njerëzve dhe në tregimet e njeriut ndaj gruas së tij për ta kënaqur apo gruaja ndaj tij".

**Prej dëmeve të gënjeshtrës:**

1. Gënjeshtra e shkatërron thënësin e saj dhe shoqërinë.
2. Gënjeshtra të shpie në zjarr.
3. Gënjeshtari është i nënçmuar.

1) Dr. Shefik Kurdiq, Gjuha shpatë me dy teha. Shkup, 2008. f.57 2) Po aty. Hadithin e shënon Buhariu në Sahih hadithi nr.34. 3) Samir Bulku, Melhemet e zemres. Botimi i dytë, Tiranë-2004. Buhariu, Muslimi. 4) Dr. Muhammed Abdurrahman El-Arifi.Kënaqu me jetën tënde. Prishtinë, 2009.f.324. (El-Muvetta, hadithi mursel). 5) Dr. Shefik Kurdiq, Gjuha shpatë me dy teha. Shkup, 2008. Hadithin e shënon. Tirmidhiu në Sunen; Kitabu-l-birri ve sileti. Hadithi nr. 1973. Hasen. 6) Po aty. Tirmidhiu, Hasen.hadithi nr.1972. 7) Dr.Muhammed Abdurrahman El-Arifi. Kënaqu me jetën tënde. Prishtinë, 2009. (Ebu Davudi)



**Mr. Qemajl Morina**

# Kosova dhe bota islame gjashtë vjet pas pavarësisë

**Më 17 shkurt Kosova festoi gjashtëvjetorin e pavarësimit të saj, pas një lufte të ashpër me Serbinë, kur në ndihmë të popullit të Kosovës ishin angazhuar shtetet më demokratike të botës me paktin NATO në krye, me aleancën më të fuqishme ushtarake, që ndonjëherë ta ketë njohur njerëzimi.**

Gjashtë vjet më parë nga shumë qytetarë të rëndomtë të Kosovës, me plotë të drejtë, në drejtim të Botës Arabe dhe asaj Islame kishin drejtuar kritika të shumta për shkak të hezitimit të atyre vendeve për ta njohur Kosovën shtet sovran dhe të pavarur. Andaj, po e shfrytëzojmë gjashtëvjetorin e pavarësimit të Kosovës që të shohim se cili është bilanci i njohjeve nga ajo pjesë e atyre vendeve të botës. Por, duhet theksuar qysh në fillim se marrëdhëniet ndërkombëtare, pra duke mos përjashtuar që edhe njohjet janë të lidhura ngushtë me interesat kombëtare të çdo shteti veç e veç. Për këtë duhet të jemi të vëmendshëm dhe objektivë kur të gjykojmë për këto çështje.

Që në fillim mund të konstatojmë se diplomacia kosovare gjatë këtyre dy-tri viteve të fundit ka qenë mjaft aktive në këtë drejtim; këtë më së miri e dëshmon numri i njohjeve nga këto vende. Kështu, për sa i përket Botës Arabe, e cila është e organizuar në grupimin panarab të Ligës Arabe, ku bëjnë pjesë 22 vende arabe, deri tash shtetin e Kosovës e kanë njohur 14 vende. 8 Shtetet që nuk e kanë njohur ende, janë: Algjeria, Iraku, Libani, Maroku, Palestina, Sudani, Siria dhe Tunizia.

Tunizia do ta njohë shumë shpejt, e shkaku për mosnjohjen deri tash ka qenë jostabiliteti i brendshëm.

Iraku në fillim ka qenë shumë afër njohjes së pavarësisë së Kosovës, sepse presidenti si dhe ministri i punëve të jashtme kanë qenë kurdë. Algjeria, mund të paraqesë vështirësi për shkak të marrëdhënieve të ngushta ekonomike si dhe lidhjeve politike që ka me Beogradin nga koha e Lëvizjes së Vendeve të Painkuadruara, në veçanti kur në krye të shtetit ishte Abdul Aziz Buteflika.



Maroku, këtë nuk mund ta bëjë për shkak të kontestit që ka me Saharanë Perëndimore. Libani nuk ka ndonjë arsye të mos e bëjë këtë, por me siguri bëhet fjalë për çështje të brendshme.

Palestina nuk do ta njohë Kosovën për shkak se Serbia ishte i vetmi shtet i Evropës Juglindore, i cili një vit më parë votoi pro pranimit të saj në OKB.

Sudani, pas ndarjes së Sudanit Jugor, nuk ka arsye të mos njohë pavarësinë e Kosovës.

Siria besoj që, me ndërrimin e regjimit të Beshar el-Asadit, do ta njohë pavarësinë e shtetit më të ri në Evropë.

**Njohja nga Indonezia ka një rëndësi të madhe**

Kurse, për sa i përket bllokut tjetër, i cili paraqet grupimin më të madh, pas Organizatës së Kombeve të Bashkuara, e kemi fjalën për Organizatën e Bashkëpunimit Islamik, e cila përfshin 57 vende islamike, nga të gjithë meridianët e rruzullit tokësor, vlen të theksohet me këtë rast se, falë angazhimit të diplomacisë kosovare, Kosova është njohur nga 35 vende islamike, që nuk është numër i vogël. Nëse këtyre vendeve u hiqen 8 vende të Ligës Arabe, të cilat në të njëjtën kohë janë edhe anëtare OBI-it, atëherë shtetet që nuk e kanë njohur Kosovën, janë 14 vende. Prej këtyre vendeve, po përmendim disa që kanë peshë më të madhe, siç janë: Indonezia, Bangladeshi, Azerbajxhani, Irani, Kameruni, Kazakistani, si dhe disa vende të tjera.

Indonezia është vendi me numër më të madh të popullatës muslimane në botë, prandaj njohja nga ky vend do të ketë një rëndësi të madhe për Kosovën. Mirëpo ky vend , i cili formohet prej më shumë se 17.000 ujdhesave, ballafaqohet me probleme të shumta të secesionizmit, për se po shpreh hezitimin për njohjen e Kosovës. Në anën tjetër, me siguri mund të jetë fjala edhe për presionin që po ushtron mbi qeverinë e këtij vendi Beogradi, duke u mbështetur në lidhjet e përbashkëta të dy vendeve që nga koha e Lëvizjes së Mosinkuadrimit. Megjithatë, kontaktet dhe insistimet për njohje nga ky shtet duhet të jenë të vazhdueshme.

Njohja nga Bangladeshi është me rëndësi të madhe, sepse pas tij do të pasonin edhe njohje të tjera nga shtetet e rajonit.

Azerbajxhani, me gjithë problemin që ka me Nagorni Karabahun, si duket është nën trysninë e vazhdueshme ruse, që po bëhet jo vetëm ndaj këtij vendi, por dhe mbi vendet e tjera muslimane të dala nga ish-Bashkimi Sovjetik, siç janë: Kazakistani, Kirgistani, Taxhikistani, Turkmenistani, Uzbekistani, etj..

Irani, si duket, po pret iniciativën e diplomacisë kosovare për lëvizjen e gjërave nga vendi. Kjo, sepse, me ardhjen e presidentit të ri iranian Hasan Ruhullah në krye të vendit dhe arritjes së marrëveshjes me vendet perëndimore për armatimin bërthamor, do të ishte mirë që të nisin kontaktet edhe me këtë vend, për njohjen e Kosovës.

Me këtë rast vlen të përmendim se prej 1 janarit të këtij viti, në postin e Sekretarit të Përgjithshëm të Organizatës për Bashkëpunim Islamik është zgjedhur Ijad Medeni, diplomat karriere nga Mbretëria e Arabisë Saudite. Edhe Sekretari i Përgjithshëm i ri, sikur edhe paraardhësi i tij, Prof. Ekmeludin Ihsan Oglu, është mik dhe dashamirës i Kosovës dhe popullit të saj, prandaj nuk do të kursejnë asgjë për ta shtyrë njohjen e Kosovës nga 14 vendet e mbetura të Organizatës për Bashkëpunim Islamik.

Mr. Ejup Haziri

# Mendimi ndryshe (3)

## (Trajtesë krahasuese në mes së kaluarës së lavdishme dhe dekadencës aktuale)

Adaptimi i shoqërisë është një element thelbësor që nuk duhet të anashkalohet për asnjë çast. Dispozita të shumta të legjislacionit islam erdhën nëpër faza dhe në mënyrë graduale, me qëllim që masa të vetëdijesohej për të pranuar një dispozitë të tillë.

### Predikimi paralel me vetëdijesimin

Përgatitja e masës rreth një koncepti është tejet e rëndësishme, sepse mendja nuk mund të pranojë diçka që s'mund ta kuptojë atë. Andaj, predikimi duhet të bëhet paralel me vetëdijesimin e shoqërisë, se përndryshe idetë e reja që plasohen, nuk mund të kenë sukses, e në anën tjetër mund të shkaktojnë telashe të mëdha dhe ndasi shoqërore, sepse një pjesë mund të pajtohen dhe ta pranojnë atë, gjersa pjesa tjetër, jo vetëm që nuk mund ta pranojë, por edhe mund të fitojë një bindje krejtësisht të gabuar. E kjo vjen si rezultat i një predikimi të ngutshëm, pa u adaptuar shoqëria me të dhe pa kuptuar esencën e tij, prandaj, në raste të tilla, jo vetëm që mund të ketë injorim total, përshtypje të gabuar, por mund të ketë edhe reaksion të dëmshëm që do ta minonte predikimin si proces të rëndësishëm e jetik.

Adaptimi i shoqërisë është një element thelbësor që nuk duhet të anashkalohet për asnjë çast. Dispozita të shumta të legjislacionit islam erdhën nëpër faza dhe në mënyrë graduale, me qëllim që masa të vetëdijesohej për të pranuar një dispozitë të tillë. Shembull i kësaj natyre është edhe alkooli, i cili, deri në ndalimin e tij përfundimtar kaloi nëpër faza të ndryshme, me qëllim që masa të vetëdijesohej dhe të bindej plotësisht për dëmet që sjell ai.

Në fazën e parë vetëm bëhet sqarimi i "ushqimeve të mira e të këndshme", gjegjësisht bëhet një orientim i tërthortë për mendjen njerëzore që nga frutat e hurmës dhe rrushit të nxjerrin pije të këndshme. (Shih: En-Nahl, 67).

Faza e dytë vë në pah dëmin dhe dobinë e alkoolit, mirëpo pa u futur në detaje rreth të mirave dhe të këqijave të alkoolit. Mosdetajimi i tyre zhvillon të menduarit kritik dhe të logjikuarit racional: (Shih: El Bekare, 219). Është shumë interesant se si bëhet përmbyllja e çështjes së alkoolit: "...por dëmi i tyre është më i madh se dobia e tyre..".

Faza e tretë ka të bëjë me ndalimin e alkoolit gjatë kohëve të faljes, në mënyrë që namazi të mos kryhet në gjendje të dehur: (Shih: En-Nisa, 43)

### Vetëdijësimi i masës

Faza e katërt, e cila është përfundimtare, vjen vetëm atëherë pasi që mendja e individit të jetë zhytur thellë në analizimin e çështjes së alkoolit, kur ajo e kupton se ushqimet e mira janë ato që nuk përmbajnë substanca dehëse, se dëmi nga alkooli është më i madh sesa dobia, se namazi duhet të kryhet jo në gjendje të dehur dhe se shpëtimi është në braktisjen e alkoolit. Allahu i Madhërishëm thotë:(Shih: El Maide, 90).

Pas kësaj, arabët e kuptuan mirë çështjen e alkoolit dhe i dhanë fund atij, e sikur ajeti i fundit të zbriste i pari në lidhje me alkoolin, sigurisht se alkooli nuk do



të largohej në masë të madhe. Prandaj edhe Aisheja kishte theksuar se, sikur ajeti i fundit i alkoolit të zbriste i pari, arabët nuk do ta braktisnin, sepse ata ishin të apasionuar dhe të dhënë shumë pas tij. Por, kjo metodologji hyjnore pasuroi mendjen, zgjoi intelektin, pastroi zemrën dhe njeriu u bind se alkooli është i dëmshëm. Kur çështja u kuptua dhe në mendjen e njeriut filluan të hidheshin dyshime të shumta rreth alkoolit, atëherë vendosmëria ishte shumë e lartë, saqë përmes një fjale të vetme, ata u larguan prej tij. Po kjo erdhi vetëm atëherë kur alkooli u shpjegua hap pas hapi.

Kjo metodologji anashkalohet shpesh në kohën aktuale, sepse po shpërfillet elementi i rëndësishëm i vetëdijesimit të masës, saqë shpeshherë edhe masa po hutohet kur dëgjon predikime që për të janë krejtësisht të reja. Prandaj ndonjëherë shpërfillen edhe dispozitat nga masa, jo nga besimi apo kundërshtimi i tyre, po më tepër si pasojë e mungesës së një vetëdijesimi, pa u papërgatitur paraprakisht për një gjë të tillë. Mospërgatitja paraprakisht krijon situata sfiduese dhe të pafavorshme.

Ndeshja e ndokujt me diçka krejtësisht të re e të panjohur më parë, mund të sjellë në mendjen e tij dyshime, pasiguri e lëkundje. Një individ i tillë mund të refuzojë edhe gjëra shumë të vlefshme vetëm sepse nuk mund ta kuptojë urtësinë e tyre dhe mendja e tij nuk është e përgatitur për pranimin e tyre. Vetëm atëherë kur mendja vetëdijesohet, ai mund t'i pranojë lirshëm ato, pa ndonjë hezitim dhe pa më të voglin dyshim.

Në të kundërtën, gjërat e vrullshme që bëhen pa koncepte, pa parime dhe pa një metodologji efikase, nuk mund të kenë sukses. Ato mund të gjenerojnë dëme, riparimi i të cilave mund të jetë tepër i vështirë.

### Lënia e preferencës nëse sjell dëm

Përveç vetëdijesimit si një proces i rëndësishëm i njohjes, të kuptuarit dhe të pranuarit, një tjetër element është gjithashtu i rëndësishëm, i cili ka të bëjë me dy gjëra, njëra prej të cilave është më e mirë dhe më e preferuar, por që tek masa është kultivuar tjetra, gjegjësisht ajo që është më pak e preferuar, saqë ajo është ngulitur thellë në mendjet dhe zemrat e tyre dhe, në rast të ndryshimit, ekziston frika se kjo mund të krijojë ndonjë lëkundje dhe përçarje. Çfarë të veprohet në raste të tilla? A të vazhdohet me atë që është e ngulitur tek masa, apo të veprohet sipas asaj që është më e preferuar?

Çështja e lënies së diçkaje më të preferuar nëse mund të sjellë rrëmujë dhe dëm në shoqëri, ka qenë çështje e njohur tek gjeneratat e kaluara dhe është shtjelluar e trajtuar në mënyrë racionale. Ajo është aplikuar në shoqëritë e tyre, saqë, me gjithë mendimet e tyre që përmbanin divergjenca në mes tyre rreth ndonjë çështjeje të caktuar, ata shpeshherë linin edhe preferencat, në mënyrë që të mos shkaktonin telashe dhe rrëmujë tek masa e gjerë. Kemi përmendur shembullin e Shafiut kur shkoi në Irak dhe fali namazin e sabahut pa kunut, ndonëse, sipas tij, veprimi tjetër ishte më i preferuar se ai që bëri, apo veprimi i Ebu Jusufit kur u fal pas Harun Reshidit, të cilit i ishte bërë hixhame. Mendimi i Ebu Jusufit parashihte se duhej marrë abdes, sepse procesi i hixhames prish abdesin, por ai la preferencën dhe vazhdoi namazin pas tij, pa e përsëritur fare.[1]

S'ka dyshim se ndonjëherë mendimi tjetër mund të jetë më i vlefshëm, por kjo nuk nënkupton se tjetri duhet të zhvlerësohet. Sa bukur është shprehur Ibn Tejmije kur sjell mendimin e imam Ahmedit dhe një grupi dijetarësh, të cilët mendojnë se: "Edhe atëherë kur mendimi tjetër është më i vlefshëm dhe më i vërtetuar se sa mendimi yt, por që ka zënë vend tek njerëzit, më mirë është të vazhdohet me atë mendim sesa të ndërrohet e të bëhet rrëmujë në mes njerëzve".[2]

Kjo thënie madhështore e këtyre kolosëve të dijes pasqyron një fakt të rëndësishëm të së kaluarës, kur mendimi jepej në bazë të rrethanave ekzistuese. Po ashtu fragmenti i mëparshëm tregon për gjenialitetin dhe largpamësinë e madhe të dijetarëve të mirëfilltë, të cilët, përmes intuitës së tyre, i ndienin ndodhitë që s'kishin ndodhur ende dhe të cilët qëndronin gjithnjë një hap para të tjerëve. Vlefshmëria a preferenca që mund të sjellë çrregullime dhe kaos në shoqëri, tek ata nuk kishte asnjëherë përparësi, sepse në peshoren e tyre gjithnjë vendosej dëmi dhe dobia. Vetëm atëherë kur dobia ishte e qartë dhe shihej si interes i përgjithshëm, ata zgjidhnin mendimin që ishte më i preferuar dhe më i vlefshëm, në të kundërtën, po qe se mendimi më i preferuar linte dyshime se shoqëria s'mund ta pranonte dhe, si i tillë,mund të krijonte situata destabilizuese, ata nuk vepronin sipas tij.

Por pas tyre erdhën gjenerata që thuajse neglizhuan masën dhe në metodologjinë e tyre zuri vend të posaçëm pikëpamja e tyre personale, duke shmangur kështu interesin e përgjithshëm apo dëmin që mund t'i shkaktohet masës.

### Njohuri sipas prioriteteve

Çështja bëhet edhe më problematike atëherë kur masa është nën nivelin e vetëdijesimit, saqë nuk pranon ndryshe, pos asaj që është mësuar dhe praktikuar tek ata. Mendimi ndryshe, që nuk përkon me metodolog-



jinë e tyre, vështirë se mund të gjejë aplikim të lehtë, përkundrazi mund të bëhet shkak i ndasive. S'ka dyshim se të gjithë pajtohemi për të pranuar atë që është më e preferuar apo më e qëlluar, por, nëse kalimi nga diçka që është e pranuar në diçka më të preferuar, që mund të shkaktojë telashe në shoqëri, duhet të refuzohet dhe të mos aplikohet, jo për shkak të refuzimit të ndonjë syneti-tradite pejgamberike, por për shkak se interesi i përgjithshëm dhe të gjitha normat kuranore e pejgamberike na bëjnë thirrje për një gjë të tillë. Madje, vetë metodologjia kuranore ishte e tillë, ngase çdoherë i kushtonte rëndësi interesit të përgjithshëm.

Një veprim ndonjëherë mund të jetë i preferuar, po herëve të tjera i njëjti mund të jetë i lënë anash, sepse duhet shikuar interesi i përgjithshëm. Ibn Tejmije në këtë kontekst thotë se muslimani lë një preferencë nëse veprimi i tij sjell dëm, ashtu siç i Dërguari i Allahut la ndërtimin e Qabesë sipas ndërtimit (konstruktit) të Ibrahimit. Ai i tha Aishes: "Sikur të mos ishte populli yt ende i freskët me kohën e injorancës, do të urdhëroja prishjen e Qabesë dhe do ta rindërtoja atë sipas konstruktit të Ibrahimit...".[3] Dhe Qabeja do t'i kishte dy dyer: njërën nga ana lindore e tjetrën nga ajo perëndimore, e njerëzit do të kalonin përmes saj. Ndonëse Qabeja ka dy dyer, dallimi është se, sipas formës që kishte dashur i Dërguari i Allahut, njerëzit do të kalonin përmes Qabesë.

Kjo thënie e të Dërguarit të Allahut, nëse kuptohet drejt, pasqyron gjëra tejet të rëndësishme, që meritojnë të analizohen deri në detaje. Ai mendoi ta prishte Qabenë dhe ta ndërtonte sipas formës që bëri i Dërguari Ibrahim, pra ta kthente në formën origjinale, por frika nga arabët, të cilët edhe në kohën e injorancës e madhëronin Qabenë dhe ishin shumë të lidhur me të, madje edhe ata që nuk ishin aq të lidhur nga besimi, pra frika nga ndonjë çarje shoqërore apo nga ndonjë rrëmujë që mund të ndodhte në shoqërinë e tij nga një veprim si ky i Qabesë, mund ta destabilizonte komunitetin e tij. Prandaj, ai e la gjënë më të çmuar, siç është Qabeja, pa ndryshuar asgjë në të, vetëm që të mos shkaktohej ndonjë rrëmujë e padëshiruar.

Më vonë, në kohën e Abdullah ibn Zubejrit, me iniciativën e tij, i cili dëshiroi të zbatonte dëshirën e të Dërguarit të Allahut, qabeja u prish dhe u ndërtua sipas formës që kishte dëshiruar i Dërguari i Allahut, madje ai mblodhi njerëzit dhe u tha: "Dëshmoni se e kam ndërtuar sipas formës që e kishte ndërtuar Ibrahimi a.s".

Por pushteti i mëvonshëm i Emevitëve, pas mbytjes së Abdullah ibn Zubejrit, e prishi atë që kishte ndërtuar ai dhe e ktheu në formën e mëparshme, ndërsa, sipas të gjitha gjasave, gjatë kohës së Harun Reshidit, ky i fundit u konsultua me imamin e Medinës, Malikun, në mënyrë që ta kthente Qabenë në formën që e kishte bërë Abdullah ibn Zubejri, por Maliku i sugjeroi që të mos ndërmerrte asgjë, prandaj edhe i tha: "Mos e bëj këtë! Mos e bëj shtëpinë e Allahut lodër në duart të mbretërve, që secili mbret që vjen, ta ndryshojë atë. Mirësia është në formën që ajo është tani".

## Mos të krijohen bindje të gabuara

Mendimi i imam Malikut përkonte me realitetin njerëzor. Ai e dinte se forma aktuale ishte e qëndrueshme dhe kishte sjellë mirësi të mëdha për njerëzit. Çfarëdo ndërrimi i mundshëm, sado i vogël të ishte ai, sigurisht që mund të sillte pasoja tek një pjesë e shoqërisë. Njerëzit ishin mësuar ashtu, prandaj edhe interesi i përgjithshëm ishte që ajo të mbetej ashtu. Ndërrimi i formës së Qabesë, nuk duhej të kuptohej një ndërrim drastik, kurrsesi, ngase Qabeja mbetej po në këtë formën që kishte, por vetëm ndryshonte për kalimin e njerëzve përmes Qabesë, ku mund të hynin nga njëra derë dhe të dilnin nga dera tjetër. Pra, ishin disa ndryshime të vogla që mund t'i bëheshin Qabesë.

E nëse shikojmë edhe aspektin praktik të ndryshimeve që bëri Abdullah ibn Zubejri -nëse do të mbetej

në atë formë-, atëherë shohim se për kohën aktuale do të sillte pengesa e vështirësi për njerëzit, sepse ata do të duhej të hynin përmes njërës derë e të dilnin nga dera tjetër.[4] Do të bëhej një rrëmujë dhe do të shkaktohej peshtjellim i madh. Secili mund ta imagjinojë në ditët e sotme, kohën kur gjatë kohës së haxhit, haxhinjtë futeshin përmes Qabesë, çfarë rrëmuje të madhe do të shkaktonte kjo, kur dihet se numri i haxhilerëve sot është miliona, e jo disa mijëra si në kohë të hershme. Edhe sot, Qabeja ka dy dyer; derën lindore dhe atë perëndimore.

Çështja e lënies së preferencës në rast se sjell dëm në shoqëri, në kohën aktuale thuajse është neglizhuar dhe nuk janë marrë parasysh as rrethanat ekzistuese. Por më tepër ecet në drejtimin e asaj që është propaganduar në nivelin global të ndonjë metodologjie të caktuar. Edhe nëse metodologjia është e njëjtë, vendi dallon nga vendi tjetër dhe shoqëria nga një vend i caktuar dallon nga një tjetër, prandaj edhe mësimet dhe predikimet duhet të jenë në raport me masën dhe shoqërinë, duke u dhënë prioritet gjërave që kanë përparësi.

Kur ekziston dyshimi se një preferencë e tillë mund të shkaktojë përzierje në shoqëri, atëherë braktisja e saj është e domosdoshme, në të kundërtën pasojat mund të jenë shumë të mëdha. Që nga paslufta i është dhënë rëndësi e madhe ngritjes së duarve gjatë shkuarjes në ruku, gjatë ngritjes prej saj dhe gjatë shkuarjes në sexhde, ndonëse argumentet janë të shumta, si për ngritjen ashtu edhe për mosngritjen e duarve në ato raste. Mirëpo, predikimi ka qenë në atë formë, saqë është kuptuar se duhet të ngrihen duart patjetër, sepse përmes ngritjes së duarve fitohen shpërblime të shumta (sic).

### Mentaliteti, tradita dhe nga gjërat e ngulitura thellë në shoqëri

Mentaliteti në shoqëri nuk është ballafaquar me një formë të tillë, ndonëse ajo nuk ka gjë të keqe, sepse të dyja format janë të pranuara, prandaj edhe janë keqkuptuar gjërat, madje edhe janë krijuar bindje të gabuara edhe për Islamin. Pikëpyetje të shumta janë ngritur nga një pjesë e madhe e njerëzve në lidhje me këtë veprim. Sigurisht që reagimet e tyre kanë ardhur si pasojë e mungesës së informacionit, sepse rrethanat kanë qenë të tilla, kur kishte mungesë të literaturës dhe rinia nuk merrej aq shumë me kultivimin e vlerave fetare, prandaj që nga momentet e para të ballafaqimit me një metodologji dhe predikim më ndryshe, pjesa më e madhe e shoqërisë është ndier tepër e hutuar dhe e çuditur nga një risi e tillë. Sikur predikimi i ri të kishte shkuar paralelisht me vetëdijesimin e masës, do të ishte një situatë krejtësisht tjetër, jo çfarë është kjo apo çfarë ka qenë, sidomos në vitet e para të pasluftës.

Edhe nëse supozojmë se për çështje të caktuara, si leximi i besmeles, ngritja e duarve, thënia me zë lartë e fjalës amin, ndarja e vitrit në dy selame a e gjërave të tjera, janë më të vlefshme dhe më të preferuara, nuk bëhet thirrja e masës, sidomos e rinisë, në formën që është bërë deri tani, për se janë shkruar fletëpalosje, broshura e libra, duke e paraqitur atë formë si forma më autentike nga syneti, madje në disa raste duke mos përmendur format e tjera që ekzistojnë, sepse i kanë paraqitur vetëm një grup të haditheve që i përshtaten një predikimi, pa sinjalizuar fare për hadithet e tjera. Sigurisht që kjo nuk ka qenë një koincidencë e rastit!

Tek shoqëria, e cila nuk ka njohuri të bollshme rreth fesë, siç ka qenë shoqëria jonë, duhet të jepen njohuritë sipas prioriteteve, në varësi si e sheh të arsyeshme predikuesi, sepse predikimet nga një vend në tjetrin dallojnë. Në lidhje me këtë, një proverb arab thotë: "Banorët e Mekës janë më të dijshmit në raport me popullin e vet". Ata janë më të dijshëm për rrethanat e tyre. Ne nuk mund t'i mësojmë ata për rrethanat e tyre, por për rrethanat tona ekzistuese, ne jemi më të dijshëm se të tjerët.

Në shumë raste përmendet se Omeri, pas tekbirit fillestar, kishte kënduar lutjen "Subhaneke..". Esved ibn Jezidi thotë: "Jam falur më tepër se shtatëdhjetë herë pas Omerit që pas tekbirit fillestar lexonte Subhaneken".[5] Ndonëse nga syneti është që ajo lutje të bëhet pa zë. Por veprimi i Omerit nuk duhet të shihet si një risi-bidat që kundërshtoi synetin, por të shihet si mësim për njerëz dhe në bazë të rrethanave ekzistuese, ku një veprim i tillë qe bërë për shkak të kushteve të veçanta në atë kohë. Sigurisht që kishte vërejtur që njerëzit pas tekbirit nuk po lexonin ndonjë dua, andaj leximi i duasë me zë ishte për mësim.

Veprimi i predikuesit duhet të bëhet varësisht nga mentaliteti, tradita dhe nga gjërat e ngulitura thellë në shoqëri. Aty ku një veprim është i ngulitur në shoqëri dhe nuk bie ndesh me Islamin, të mos luftohet ai mendim për ndonjë më të preferuar, e aty ku veprimi i shoqërisë bie ndesh me parimet e Islamit, të luftohet ai veprim, sipas metodologjisë hyjnore të gradualitetit, në mënyrë që të vetëdijesohet masa dhe ta kuptojë realitetin.

1) Vizaretul Evkaf vesh-shuun el-Islamijeh, El-Mevsuatul Fikhijetu el-Kuvejtijetu, v.2 f. 302. 2) Ibën Tejmije, Mexhmuul Fetava, bot. III-të, Darul Vefa, 2005, v. 24 f. 195. 3) Buhariu në Sahihun e tij, nr. 1483. 4)Uthejmin, Sherh kitabul haxh min Sahih el-Buhari, f. 64. 5)Muslimi në Sahihun e tij.

Agron M. Rexhepi, MD, PhD mjek i sportit dhe nutricionist



# Të ushqyerit e shëndoshë gjatë ditëve të nxehta

Ditët me temperatura të larta na imponojnë të ndryshojmë dhe të adaptojmë menynë tonë ditore të të ushqyerit. Është më se e sigurt se gjatë këtyre ditëve të nxehta, organizmi ynë nuk ka nevojë për ushqime hiperkalorike- hiperenergjetike dhe që treten vështirë (yndyrat, mishi i kuq, ëmbëlsirat).

E një rëndësie primare gjatë ditëve të nxehta është të bëhet hidratimi i rregullt i organizmit (marrja e sasisë së mjaftueshme të lëngjeve) dhe marrja e ushqimeve që treten dhe absorbohen lehtë nga organizmi. Pas oksigjenit, sigurisht uji është elementi më i rëndësishëm dhe esencial për jetën e njeriut – përderisa pa ushqim (vetëm me ujë) njeriu mund të jetoj mbi 55 ditë pa ndonjë problem shëndetësor, pa ujë njeriu nuk mund të jetojë më shumë se disa ditë. Vetë fakti se 75% e sipërfaqes së tokës përbëhet nga uji (oqeanet, detet, liqenet, lumenjtë), respektivisht 2/3 apo 55 – 70% të peshës së trupit të njeriut përbëhet nga uji, tregon për rëndësinë e këtij elementi (nutrienti) për ekzistencën e njeriut. Me kalimin e moshës, p.sh. tek mashkulli i moshës 60 vjeç, për shkak të zvogëlimit të masës muskulore dhe shtimit të masës dhjamore, zvogëlohet sasia e përgjithshme e ujit të trupit në vetëm 50% të peshës së tij (3, 4).

**Rëndësia e ujit për organizmin e njeriut është e shumëfishtë:**

* termorregullues i organizmit;
* eliminimi i produkteve të fundit përmes veshkave;
* siguron lëvizshmërinë e trupit (sasia e ujit në nyjëtime-artikulacione);
* përbën pështymën, ndihmon tretjen e ushqimit, ndihmon absorbimin e materieve ushqyese nga zorrët, si dhe lehtëson largimin e produkteve të fundit nga zorrët, duke penguar zhvillimin e kapsllëkut;
* furnizon qelizat me materie ushqyese dhe me oksigjen;
* të gjitha proceset biokimike ndodhin në ambient ujor;
* mban tonusin e muskujve dhe të lëkurës, si dhe zvogëlon dhimbjen e muskujve gjatë dhe pas aktiviteteve fizike;
* sasia e mjaftueshme e ujit në organizëm mbron organizmin nga shumë sëmundje.

Nëse brenda ditës pihen deri tetë gota ujë, për 45% zvogëlohet mundësia e shfaqjes së kancerit të zorrës së trashë, ndërsa për 50% zvogëlohet mundësia e shfaqjes së kancerit të fshikëzës së urinës. Po ashtu zvogëlohet mundësia e dëmtimit të veshkave dhe e shfaqjes së kokëdhembjes. Ndërkaq, sipas disa hulumtimeve, sasia e mjaftueshme e ujit zvogëlon edhe mundësinë e shfaqjes së kancerit të gjirit;[4] Sasia e nevojshme ditore e organizmit për lëngje varet nga disa faktorë, siç janë: rritja dhe zhvillimi i organizmit, gjinia, lloji i ushqimit që konsumohet, gjendja psikike dhe niveli i aktiviteteve fizike ditore.[4] Vlerësohet se afërsisht 75-80% të njerëzve kanë humbje të lehtë dhe kronike të lëngjeve të organizmit (dehidrim të shkallës së lehtë). Zvogëlimi i sasisë së lëngjeve në organizëm për 2% të peshës së përgjithshme të trupit, mund të ketë efekt dëmtues për organizmin (ndjenjë e lodhjes gjatë ditës, ndjenjë e etjes, turbullimi i memories, vështirësi në përqendrim për kryerjen e detyrave të thjeshta p.sh. matematikore, pengim i dritës, kokëdhembje, dhe marramendje). Zvogëlimi i sasisë së lëngjeve të trupit për 4-5% zvogëlon aftësitë e organizmit për 20-30% për të kryer punë efikase, ndërsa ndikon të humbë 25-30% të energjisë së përgjithshme. Zvogëlimi i sasisë së lëngjeve të trupit për 10% rrezikon seriozisht shëndetin e njeriut, ndërkaq mosmarrja e lëngjeve për disa ditë (më së shumi një javë) shkakton vdekjen e njeriut, respektivisht humbja e lëngjeve të trupit për 11%, pa kompensim adekuat, do të shkaktojë vdekjen.

Sipas Këshillit Australian për Hulumtime Mjekësore dhe për Shëndet Kombëtar, meshkujt e rritur, në varësi nga kushtet klimatike dhe niveli i aktivitetit fizik që bëjnë, duhet të pinë së paku 2.6 litra ujë, kurse femrat e rritura së paku 2.1 litra ujë në ditë.[3] Një propozim tjetër është të pihen të paktën 6-8 gota ujë brenda ditës, por si masë pak më e saktë për marrjen e sasisë së mjaftueshme të ujit brenda 24 orëve rekomandohet sasia 30 ml ujë për kg të peshës së trupit.[4]

Meqenëse shumë ushqime përmbajnë sasi të madhe uji, afërsisht 40% e sasisë ditore të ujit merret pikërisht nga këto ushqime të lëngëta. Gabim i madh do të ishte po qe se tentohet që etja të shuhet me ushqime të lëngëta, të cilat, përveç ujit, organizmit do t'i jepnin edhe sasi të tepërta kalorish (gjë që nuk do të ndodhte nëse etja shuhet vetëm me



ujë), nga se do të rrezikohej çrregullimi i peshës së trupit. Rimbushja më e shpejtë dhe më efikase e organizmit me lëngje bëhet me ujë të thjeshtë; brenda një ore nga zorrët mund të përthithen (absorbohen) rreth 1000 ml ujë.[4]

### Marrja e lëngjeve

Në përputhje me hadithet e të Dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s., për shuarje të etjes nuk rekomandohet të pihet uji i ftohtë, për arsye se do të vështirësonte tretjen e ushqimeve. Ndërkaq në freskinë 15-20 minutëshe, që do ta ndienim pas pirjes së ujit të ftohtë, organizmi ynë me ftohjen momentale të brendshme do të bënte reagim fiziologjik me rritje të qarkullimit të gjakut në vendet e ftohura dhe, si rrjedhojë, do të gjenerohej temperatura në ato vende deri në arritjen e vlerave normale apo edhe më shumë. Për qëllime rehidruese mund të rekomandohet pirja e çajeve të ndryshme të luleve (pa sheqer, ose në vend të sheqerit mund të përdoret mjalti).

Gjatë ditëve të nxehta ushqimi ditor duhet të jetë i rregullt, në sasi të paktë dhe i shpërndarë në tri racione kryesore (kujdes për mëngjesin – të mos e kalojmë në asnjë mënyrë) dhe dy shujta ndërmjetëse, e të përbëhet kryesisht nga drithëra, fruta dhe perime (përmbajnë mineralet dhe elektrolitet që i nxjerr jashtë organizmi përmes djersitjes gjatë ditëve të nxehta), që mund të konsumohen ashtu të freskëta apo të ziera, por në asnjë mënyrë të fërguara. Nga prodhimet e qumështit preferohet të përdoren kosi, jogurti dhe djathi i ri me pak yndyrë. Mishi i kuq, për shkak se përmban yndyra dhe proteina që treten më vështirë, mjafton të hahet një herë në javë ose edhe më rrallë, kurse mishi i shpezëve dhe i peshkut mund të hahen 2-3 herë në javë. Në përgjithësi, gjatë ditëve të nxehta të verës, duhet zvogëluar sasia e mishrave, yndyrave dhe natriumit në menynë tonë të ushqimit, për shkak të veprimit të tyre stimulues për rritjen e temperaturës së trupit.[1] Frutat dhe perimet që nuk janë shumë kalorike, por që kanë efekt freskues dhe rehidrues për organizmin gjatë ditëve të verës, janë: Shalqiri, pjepri, dardhat, mollët, kumbullat, pjeshkat, trangujt, kungujt, domatet, specat, sallata e gjelbër etj.. P.sh. një kg shalqi që përmban ujë mbi 90%, jep afërsisht 300 kcal (5, 6). Prania e shumë vitaminave dhe e mineraleve, dhe sidomos e kaliumit, në përbërjen e këtyre frutave bën që këto ushqime të kenë veprim freskues dhe regjenerues në organizëm, si dhe fitim të një ndjenje "lehtësimi të organizmit", e po ashtu ndihmojnë në mbarëvajtjen e punës së zemrës, mbajtjen e shtypjes së gjakut në kuadër të vlerave normale, funksionimin normal të sistemit nervor, të sistemit osteo-muskulor dhe të sistemeve të tjera të organizmit tonë.

Gjatë muajve të nxehtë nuk rekomandohet përdorimi i mëlmesave pikante për shkak të nxehjes së organizmit, ndërkaq, aq sa ka mundësi, duhet kufizuar pirja e çajit të zi, e kafesë dhe e koka-kolës për shkak të veprimit të tyre të fuqishëm diuretik, rekomandohet po ashtu të mos konsumohen pijet e gazuara dhe ato të ëmbëlsuara në mënyrë artificiale.[2] Të gjithë nutricionistët dhe punonjësit e shëndetësisë janë të një mendimi - që organizmi i njeriut nuk është krijuar nga Krijuesi për të metabolizuar alkoolin dhe duhanin, prandaj edhe ato trajtohen me plotë të drejtë si toksina të jashtme me veprim të fuqishëm shkatërrues për organizmin (2, 4).

Nëse, megjithëkëtë, dëshirojmë që ditët e nxehta të freskohemi me akullore, duhet pasur kujdes që të konsumojmë akullore që për bazë kanë frutat dhe jo vezët (rreziku nga infeksioni alimentar, hiperkaloritë dhe kolesteroli).

Ku të vijë koha e pushimeve verore, të mundohemi që ato pushime të jenë aktive, që karakterizohen nga lodhje fizike po me relaksim shpirtëror, të ndihmuara me ushqyeshmëri të shëndetshme. Vetëm në këtë mënyrë do të mund "të shkarkojmë" më së miri tërë stresin e grumbulluar gjatë jetës së përditshme dhe të arrijmë një rebalancim ideal të homeostazës sonë bio-psiko-sociale.

1) Best foods to beat the heat this summer. www.foxnews.com/health/2013/06/19/best-foods-to-beat-heat-this-summer. 2) Food During Summer Season. 3) www.makesmarter.hubpages.com/hub/Food-During-Summer-Season. 4) Sports Nutrition Corner. 5) www.nismat.org/nutricor. 6) Rexhepi A. Nutricioni dhe sportistët, Mozaiku, Prishtinë, 2010. 7) Top 5 Healthiest Summer Vegetables. www.fitday.com/fitness-articles/nutrition/healthy-eating/top-5-healthiest-summer-vegetables.html. 8) Trimarchi M. 10 Foods for Great Summer Nutrition. www.health.howstuffworks.com/wellness/food-nutrition/facts/10-foods-for-summer-nutrition.htm

Mr.Ajni Sinani

# Palestina është e palestinezëve



Sundimi i hebrenjve në Palestinë ka qenë kryesisht për shkak të superioritetit të tyre në përdorimin e shtypjes e agresionit dhe forcës brutale, dhe jo për ndonjë arsye të ligjshme apo legjitimiteti.

Jordanezi Ahmed El Udvan, nga injoranca dhe herezia e tij, thotë: "Në Kuran nuk ka diçka të tillë që quhet 'Palestinë'. Madje ai shkon deri aty sa të pretendojë se Allahu u ka caktuar tokën e shenjtë bijve të Izraelit deri në Ditën e Ringjalljes". Ky person aludon në ajetin 21 të sures El Maide, ku Allahu i Madhërishëm thotë: "Hyni në tokën e shenjtë, të cilën jua premtoi Allahu …". Gjithashtu edhe në ajetin kuranor: "Ja ashtu, Ne ua bëmë atë trashëgim beni israilëve". (Esh- Shuara, 59).

Ai u drejtohet atyre që thonë se Palestina është e palestinezëve, me fjalët: "Unë u them atyre që kanë ndryshuar librin e Zotit të tyre, Kuranin, prej nga e keni sjellë emrin Palestinë …? Ndërkaq, Allahu e ka quajtur atë tokë e shenjtë dhe u ka premtuar beni israilëve deri në Ditën e Ringjalljes. Nuk ka në Kuran diçka me emrin Palestinë. Prandaj kërkesa juaj për tokën e Izraelit është e pavlefshme dhe një goditje ndaj Kuranit dhe hebrenjve e tokës së tyre. Për këtë arsye nuk do të kini sukses dhe Allahu do t'ju poshtërojë, sepse është Vetë Ai që i mbron ata (hebrenjtë)".

Sipas logjikës së këtij falsifikatori, të gjitha ato vende, emri i të cilave nuk përmendet në Kuranin fisnik, do të duhej të konsideroheshin të paligjshme dhe të pushonin së ekzistuari? Mos, vallë, gjithë shtetet e botës janë përmendur në Kuran?




Ky mashtrues devijon kuptimin e ajeteve kuranore. Ky injorant nuk bën dallimin mes "beni israilëve", të cilët janë bijtë e Israilit/Jakubit a.s., dhe hebraikëve të sotëm. Nuk janë të gjithë hebrenjtë e sotëm bijë të Israelit/Jakubit a.s. dhe as nuk janë të gjithë pasardhësit e Israilit a.s. ekskluzivisht hebrenj. Kjo, sepse, sipas studiuesve të historisë, ka miliona prej bijve të Israelit (Jakubit a.s.) që janë muslimanë a të krishterë. Gjithashtu ka miliona prej hebrenjve, sidomos ashkenazë të njohur si "hebrenjtë hazerë", që nuk kanë asnjë lidhje me bijtë e Israelit dhe dëshmi për këtë është lëkura e tyre e bardhë evropiane dhe sytë blu.

Hebrenjtë evropianë që sundojnë Izraelin, që nga themelimi i tij, 65 vjet më parë, të cilët janë disa milionë, nuk kanë kurrfarë lidhjesh me Jakubin/Israilin a.s. apo me pasardhësit e tij. Çfarë lidhjeje kanë Golda Meir, Ben-Gurion, Jitzhak Rabin, Menahen Begin, Ariel Sharon dhe Benjamin Netanjahu me Jakubin a.s. dhe a mund të imagjinohet se ata janë pasardhës të Jakubit a.s.?!

Hebrenjtë e Evropës, të paktën shumica e tyre, nuk e kanë prejardhjen nga izraelitët e Palestinës, por nga fiset kaukaziane të kthyera në Judaizëm nga fundi i Perandorisë Romake. Prandaj, pjesa më e madhe e izraelitëve të sotëm, rreth 80%, nuk janë pasardhës të bijve të Israilit që kanë qenë me Musain. Pra, nuk janë izraelitë origjinalë, po origjinën e kanë nga evropianët ose popujt e Evropës Lindore dhe njihen me emrin ashkenazë. Ata janë pasardhës të Hazerëve me origjinë nga fiset e hershme turko-tartare, që formuan mbretërinë e tyre në Evropën Lindore.

Studiues të shumtë vlerësojnë se "rrënjët e qindra familjeve dhe fiseve palestineze, u përkasin bijve të Izraelit". Ato e pranuan Islamin, prandaj a duhet që këto familje dhe fise të braktisin Islamin, në mënyrë që t'u përshtaten kritereve të paraqitura nga ky injorant, në



mënyrë që edhe të meritojnë të drejtën për të qëndruar në vendin e Palestinës?!

### Sundimi i hebrenjve në Palestinë është i paligjshëm

Sundimi i hebrenjve në Palestinë ka qenë kryesisht për shkak të superioritetit të tyre në përdorimin e shtypjes e agresionit dhe forcës brutale, dhe jo për ndonjë arsye të ligjshme apo legjitimiteti. Populli palestinez, të cilin e akuzon ky injorant për terrorizëm, në fakt është viktimë e gjenocidit çifut. Palestinezët nuk kanë pushtuar Gjeorgjinë dhe Poloninë, vende ku gjendeshin dhe nga kishin ardhur komunitete hebraike. Përkundrazi, janë çifutët sionistë që erdhën nga anë të ndryshme të botës, që pushtuan Palestinën dhe vranë bijtë e saj, shkatërruan shtëpitë e tyre dhe fashitën qindra e mijëra fshatra e shkapërderdhën banorët e saj, duke i detyruar të merrnin rrugët e botës, si pasojë e dhunës dhe terrorit të paparë.

Sahabët e nderuar dhe fisnikë, të udhëhequr nga halifi i drejtë Omer Ibn el-Hatab patën çliruar Palestinën. Ata ishin njerëzit më të ditur të Islamit dhe Kuranit, pas të Dërguarit të Allahut. Prandaj a mund të zbulojë ky injorant dhe gënjeshtar diçka që nuk e kishin ditur sahabët më të zgjedhur të Pejgamberit a.s.?

Me fjalë të tjera, në qoftë se Palestina do të ishte trashëgimi e përjetshme e hebrenjve, ose e bijve të Izraelit, sikurse pohojnë sionistët dhe ky njeri injorant, atëherë Omeri r.a. a do ta kundërshtonte Kuranin fisnik duke sulmuar trashëgiminë e të tjerëve?!

Kësi lloj mercenarësh dhe injorantësh gjejmë edhe në mesin tonë. Ata gërshetojnë mosdijen dhe ligështinë. Për rrjedhojë, ata besojnë se vetëm ata posedojnë të vërtetën. Ata janë kancer ndaj shoqërisë islame, prandaj muslimanët duhet të kenë kujdes dhe t'u kundërpërgjigjen.



Mr. Vedat Shabani

# Vuajtjet e muslimanëve të Krimesë gjatë historisë

### Një historik i shkurtër për Krimenë

Krimeja është një gadishull, i cili i përket Republikës së Ukrainës. Në gjuhën tatare fjala "Krime" domethënë "Kala". Tatarët ishin ata që jetuan në atë vend disa shekuj me radhë. Në këtë gadishull feja islame kishte depërtuar dhe ishte përhapur shpejt që nga fillimi i shek. XVI dhe gadishulli i Krimesë kishte rënë në duart e qeverisë së Shtetit Osman. Muslimanët kishin qeverisur atë vend për disa shekuj, derisa kishin ardhur komunistët rus, të cilët kishin shkatërruar vendin dhe banorët.

Gadishulli i Krimesë ka një pozitë mjaft strategjike, ka pasuri të mëdha natyrore (petrol, gaz, thëngjill dhe shumë metale të tjera të çmuara), gjithashtu posedon edhe pasuri bujqësore dhe spitale mjaft të avancuara.

Në të kaluarën Moska ua paguante (Xhizjen-tatimin) muslimanëve, të cilët udhëhiqnin atë vend për disa shekuj me radhë, derisa Shteti Osman filloi të dobësohej në dekadat e fundit të shek. XVIII. Pas asaj periudhe rusët arritën ta okuponin gadishullin dhe aty bënë masakra të papara ndonjëherë më parë ndaj muslimanëve të Krimesë. Thuhet se për një vit kanë vrarë dhe masakruar 350 mijë muslimanë dhe më shumë se një milion prej muslimanëve kishin braktisur vendin.

Rusia kishte përdorur metoda të ndryshme persekutimi ndaj muslimanëve, u kishte konfiskuar pronat, xhamive u kishin ndërruar destinacionin dhe njerëzit ballafaqoheshin me tortura të ndryshme vetëm e vetëm që të braktisin fenë e tyre.



Në fillim të shek. XX shumë muslimanë u rikthyen në vendet e tyre dhe u orvatën të rikthenin fuqinë e tyre duke shpallur një qeveri, mirëpo fatkeqësisht komunistët rusë i vranë në mënyrën më të vrazhdë.

Në vitin 1928 Stalini dëshiroi të formonte aty një shoqatë ekonomike të çifutëve, mirëpo shumë muslimanë, nën udhëheqjen e imamëve të xhamive, u ngritën kundër këtij vendim dhe, për pasojë, u ekzekutuan 3500 muslimanë.

Në vitin 1883 numri i muslimanëve në gadishull ishte disa milionë, por në vitin 1941 numëri qe pakësuar në 850 mijë!

Gjatë Luftës së Dytë Botërore Stalini akuzoi muslimanët e Krimesë për bashkëpunim me Gjermanët, edhe pse shumë të rinj i kishte futur dhunshëm në ushtrinë e tij, dhe, si rezultat, pas luftës u ekzekutuan shumë muslimanë dhe shumë të tjerë u internuan, ashtu që muslimanët mbetën pakicë.

### Muslimanët kanë mbetur pakicë

Numri i banorëve të Krimesë sot është afërsisht 2.5 milionë, kurse numri i muslimanëve varion në mes 400 e 500 mijë - për shkak të torturave të ushtruara ndaj tyre!! E muslimanët sot në atë vend konsiderohen si pakicë dhe janë shumë të dobët e të varfër.

Në bazë të konfirmimit të Ministrisë së Punëve të Jashtme të Shqipërisë, në Ukrainë jeton një komunitet shqiptar prej 5000 vetash. Një pjesë e tyre janë të vendosur në zonën e Krimesë, mirëpo, në bazë të konfirmimeve zyrtare, nuk ka pasur ndonjë raportim për incidente për komunitetin shqiptar në Krime. Në bazë të raportimeve të MPJ-së, në protesta në sheshin “Mejdan” të Kievit protestuan edhe një grup prej 12 të rinjsh me origjinë shqiptare.

Sot Fuqitë e Mëdha janë në konflikt rreth këtij gadishulli pikërisht për shkak të pozitës strategjike dhe rëndësisë ekonomike të tij. Krimeja është një pjesë e pandashme e tokës së muslimanëve, ajo është toka e Tatarëve muslimanë, të cilët kanë derdhur mund të madh për ta mbrojtur Islamin dhe për t’i përhapur mësimet e tij.

### Muslimanët e Krimesë në kohën e Rusisë Cariste dhe periudhës komuniste

Muslimanët e Krimesë kanë përjetuar vuajtje të tmerrshme që nga koha e Rusisë cariste, e më pastaj edhe në periudhën e komunizmit. Ndaj tyre janë përdorur lloj-lloj metodash të internimit me dhunë, urisë dhe masakrave të përgjakshme, gjithashtu shkatërrimin e tërë pasurisë së tyre kulturore, fetare dhe qytetëruese, dhe kjo sidomos gjatë kohës së komunizmit. Gjatë periudhës së Rusisë cariste ata nuk gëzonin asnjë të drejtë elementare dhe të shumtën burgoseshin, internoheshin dhe ekzekutoheshin.

E periudha komuniste ishte edhe më e ashpër, dhe në veçanti gjatë periudhës së Stalinit. Pushteti komunist i kishte akuzuar ata se shkaktonin konflikte etnike ose ngrinin parulla kundër shtetit sovjetik e shpifje të ngjashme, dhe për pasojë, ndëshkoheshin me burgim të rëndë për disa vite, në rastin më të mirë prej pesë deri në shtatë vjet.

Gjithashtu edhe gjatë periudhës së Leninit ata qenë ballafaquar me lloj-lloj torturash dhe ndëshkimesh dhe ishin vrarë me mijëra muslimanë.

Në vitin 1928 Stalini kishte ndërmarrë hapa ndaj tyre për spastrim dhe gjenocid, duke futur në praktikë dënimin me varje për një numër të madh të prijësve fetarë të Krimesë. Kishte mbyllur shumë xhami e shkolla fetare, dhe disa të tjera i kishte shndërruar në klube nate e stalla për kuaj, kurse disa të tjera i kishte rrënuar. Numri i xhamive dikur ishte 1558 për të ngelur më vonë vetëm një numër shumë i vogël i tyre. Në vitin 1946, Dhoma e Lartë e Kuvendit Sovjetik kishte miratuar një vendim për revokimin e Republikës së Krimesë, e cila ishte e pavarur, dhe aneksimin e saj nga Republika e Ukrainës, bazuar në, kinse, “Tradhtinë e popullit të Krimesë ndaj Republikave të Bashkimit Sovjetik”, siç theksohej në vendim.

Ndoshta në periudhën e Hrushovit, i cili kishte prejardhje ukrainase, kishte më pak veprime diskriminuese sesa nga paraardhësit e tij. Ai gjatë një fjalimi në vitin 1956 kishte thënë se akuza ndaj popullit të Krimesë për bashkëpunim me Gjermanët, ishte një akuzë e gabuar. Mirëpo, edhe pse disave iu duk se Hrushovi u riktheu shumë të drejta, megjithatë as në kohën e tij popullit të Krimesë nuk iu rikthyen të drejta esenciale, siç janë: rikthimi i pronave dhe tokave të tyre,



të cilat u ishin marrë me dhunë dhe nga të cilat ishin internuar me dhunë.

Në vitin 1967 u miratua vendimi për pafajësinë e Tatarëve ndaj akuzës së tradhtisë për bashkëpunim me gjermanët, e cila u kishte veshur atyre gjatë periudhës së Stalinit. Me gjithë aprovimin e këtij vendimi, autoritetet ruse asnjëherë nuk u kishin lejuar atyre të ktheheshin në tokat e tyre, duke ndërmarrë sanksione të ashpra ndaj çdo personi që u shiste apo u jepte me qira atyre ndonjë objekt. Dhe, si rezultat i një politike të tillë, nuk ishin kthyer përveçse një numri shumë i vogël, përafërsisht tri familje.

**Feja Islame në Krime**

Feja Islame konsiderohet feja e dytë pas Krishterimit, megjithatë përkushtimi i autoriteteve qeverisëse, në rend të parë, dhe si një objektiv ka largimin e muslimanëve nga feja dhe atdheu i tyre, në rend të dytë, shkatërrimin e qytetërimit islam dhe eliminimin e çdo gjëje që ka lidhje me fenë Islame në tokën e Krimesë.

Në periudhën në mes viteve 1989 – 1992 numri i muslimanëve të rikthyer në vendet e tyre vazhdoi të rritej, kështu që gjatë një viti arriti afërsisht në 40 mijë muslimanë. Në vitin 1997 ishin rikthyer 3500 persona, kurse në vitin 2002 afërsisht 2000 persona.

Statistikat tregojnë se gjatë vitit 1770 përqindja e Tatarëve (muslimanëve) në Krime ishte 93%, ndërsa pakicat e tjera vinin nga Armenia dhe Greqia, e ruse nuk kishte fare. Ndërkaq, në vitin 1921 përqindja e Tatarëve (muslimanëve) ishte 25.9%, ndërsa rusët dhe ukrainasit përbënin 51.5 % e të tjerët ishin çifutë dhe gjermanë. Ndërkaq, në vitin 1959 në Krime nuk ishte regjistruar prania e asnjë muslimani, kurse përqindja e rusëve ishte 71 % dhe e ukrainasve 22 %. Të tjerët ishin çifutë dhe komunitete të tjera.

Situata filloi të përmirësohej atëherë kur u ishte lejuar të riktheheshin në vendin e tyre, mirëpo gjendja ishte keqësuar përsëri, kështu që sot ata përbëjnë vetëm 20 % të banorëve të Krimesë. Tatarë të tjerë, të cilët jetojnë në vise të ndryshme të Rusisë, Uzbekistanit dhe Ukrainës janë duke bërë përpjekje të vazhdueshme për rikthim në vendet e tyre.

Në kohët e fundit popullata muslimane tatare e Krimesë është përfshirë në listën e Kombeve të Bashkuara të popujve të rrezikuar nga asimilimi, dhe kjo si rezultat i disa shkaqeve të përmendura nga disa autorë, e ndër shkaqet më të theksuara janë presioni kulturor, martesat e përziera, humbja e vlerave dhe manipulimi me konceptet e fesë, traditës dhe zakoneve.



**Dr. Lulzim Esati**

# Pasuria nga këndvështrimi kuranor

"Njerëzve u është zbukuruar dashuria ndaj të këndshmeve, ndaj grave, djemve e ndaj pasurisë së grumbulluar nga ari e argjendi, ndaj kuajve të stolisur, bagëtisë e bujqësisë. Këto janë kënaqësi të kësaj bote, po tek Allahu është e ardhmja më e mirë". (Ali Imran, 14).

Në ajetin e lartpërmendur Allahu xh.sh. na bën të njohur se Ai e krijoi njeriun me natyrë të veçantë, duke ia bërë pasionet dhe epshet ndaj gjërave që u theksuan në ajet, pjesë përbërëse e të pandashme të natyrës së tij. Dhe, në dritën e këtij ajeti shihet qartë natyra e njeriut se si ai anon nga këto dëshira, dhe se ai është i flaktë për t'i poseduar e tubuar ato me çfarëdo çmimi qoftë! Në mesin e këtyre gjërave, për të cilat njeriu ka dëshirë të flaktë t'i ketë, është "pasuria", për të cilën Allahut xh.sh. thotë: "Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote". (El Kehf, 46).

Imam Kurtubiu thotë: "Ajo që i bëri pasurinë dhe fëmijët të jenë stoli e kësaj bote, është arsyeja se tek pasuria qëndron bukuria dhe dobia, ndërsa tek fëmija qëndron fuqia dhe mbrojtja, kjo është që i bëri të dyja këto të jenë stoli e jetës së kësaj bote".[1] El-Alusi thotë: "Përmendja e pasurisë para fëmijëve në ajet, edhe pse fëmijët janë më të çmuar për shumicën e njerëzve, është bërë për shkak të lashtësisë së lidhjes ndërmjet pasurisë dhe stolisë, duke pasur parasysh se pasuria është më gjithëpërfshirëse, si nga individët ashtu dhe nga koha. Pasuria është stoli si për prindërit, ashtu dhe fëmijët në çdo kohë, kurse fëmijët janë stoli vetëm për atë që është prind. Nga pasuria varet vazhdimi i jetës, kurse prej fëmijëve varet vazhdimi i llojit, dhe për këtë shkak nevoja për pasuri është më e madhe sesa për fëmijë, e pasuria ekziston para fëmijëve, dhe për shkak se pasuria është stoli edhe kur nuk ka fëmijë, kurse fëmijët pa pasuri nuk janë stoli, sepse ai që ka fëmijë e nuk ka pasuri, jeton në një gjendje të vështirë e të mjerueshme".[2] Pra, stolia dhe bukuria e fëmijëve varen nga pasuria. Allahu i Plotfuqishëm pasurinë e bëri boshtin kryesor të jetës së kësaj bote qysh kur njeriu filloi jetën në të. Ajo është mjeti i vetëm me të cilin njeriu arrin atë që do, qofshin ato gjëra të domosdoshme a të nevojshme, dhe qofshin gjëra që ofrojnë komoditet. Pasuria është elementi më i përdorur në mes njerëzve, si në mënyrë individuale



ashtu dhe në mënyrë kolektive deri në ditët tona, si nga besimtarët ashtu dhe nga jobesimtarët, sepse jeta varet nga ajo. Meqë pasuria ka këtë rëndësi për njeriun dhe gëzon prioritet të veçantë, ai u dha shumë pas saj, saqë gati e mbyti veten në të, siç thotë i Lartëmadhërishmi: “Dhe ai është që shumë e do pasurinë”. (El Adijat, 8).Edhe thotë: “Dhe pasurinë e doni së tepërmi”.(El Fexhr, 20) qoftë nga hallalli ose nga harami.[3]

Thotë edhe: “Ai që ka tubuar pasuri dhe atë e ruan të mos i pakësohet. (El Humeze, 2). E e ka përgatitur për fatkeqësitë –telashet- e kohës.[4] Dashuria për pasurinë arriti deri në atë masë, saqë prej mjetit për të jetuar është shndërruar në qëllim, kështu që njeriu mendon vetëm për atë dhe nuk sheh përveçse përmes saj. Njeriu e mori pasurinë si masë për të bërë vlerësime në mes vetes dhe tjetrit, siç na njofton Kurani famëlartë, gjatë rrëfimit në tregimin për pronarin e dy kopshteve. Allahu xh.sh. thotë: “E ai atij shokut të vet (që ishte besimtar) i tha: - duke iu krenuar atij - “Unë kam pasuri më shumë se ti e, kam edhe krah më të fortë!” (El Kehf, 34).

Gjatë komentimit të ajeteve në të cilat rrëfehet tregimi i pronarit të dy kopshteve, Tabatabai bën një analizë të shkëlqyeshme rreth qëndrimit të pronarit të kopshteve, duke komentuar qëndrimin e tij të bazuar në një hipotezë të veçantë, e cila është e devijuar plotësisht nga realiteti, duke shikuar ai veten se është absolutisht i lirë për të vepruar me pasurinë dhe fëmijët që ia ka dhuruar Allahu, dhe se askush nuk ka të drejtë t’i përzihet në atë çfarë do të bëjë. Ai besonte se është pronar i saj, dhe kjo është e vërtetë, mirëpo harroi se Allahu xh.sh. ia mundësoi atij një pronë të tillë vetëm për ta sprovuar përmes stolisë së kësaj bote, të cilën ua nënshtroi njerëzve për t’i sprovuar me të dhe për t’i dalluar se kush është i dëlirë e kush i ndytë. Dhe këtu qëndron dallimi në mes dy përshkrimeve, të asaj që e përshkroi Allahu pronën e tij, kur tha: “Njërit prej tyre i dhamë dy kopshte (vreshta). (El Kehf, 32). E nuk tha: Njëri prej tyre kishte dy kopshte, dhe përshkrimin që i bëri ai burri vetes kur i tha shokut të tij:”Unë kam pasuri më shumë se ti e, kam edhe krah më të fortë!” (El Kehf, 34).

**Pasuria është bërë si mjet për të jetuar dhe jo më shumë**

Pra, nuk shihte gjë përveç vetes së tij dhe harroi se Zoti ishte Ai Që ia mundësoi atij të kishte gjithë atë pasuri e krah. Prandaj, fjala e tij drejtuar shokut: “Unë kam pasuri më shumë se ti e, kam edhe krah më të fortë!” ishte siç i tha Karuni atij që e këshillonte që të mos gëzohej e krenohej, po të sillej mirë me pasurinë që ia dha Allahu xh.sh.: Ai (Karuni) tha: “Më është dhënë vetëm në saje të dijes sime!” (El Kasas, 78).[5] Nga ajo që u tha më parë, bëhet e qartë se pasuria është bërë si mjet për të jetuar dhe jo më shumë. Mirëpo ai që është i dhënë i tëri vetëm e vetëm për të tubuar sa më shumë pasuri, dhe është bërë shërbëtor i saj, në vend që ajo t’i shërbejë, deri në atë masë sa ta konsiderojë pasurinë të shenjtë dhe e harron Zotin, i Cili e ka krijuar, - konsiderohet i humbur dhe i lajthitur nga misioni për të cilin është krijuar. S’ka dyshim se ky nuk është njeriu të cilin Allahu xh.sh., e dëshironte të jetë rob i Tij, jo rob i pasurisë. Nganjëherë pasuria merret shkak për ta shprehur mburrjen dhe mendjemadhësinë, ashtu siç i ndodhi Ujejnete ibn Husen-it dhe el-Ekra ibn Habis et-Temimijës, siç bën me dije shkaku i zbritjes së ajetit (Shih: El Kehf, 46). Imam Taberiu, gjatë komentimit të këtij ajeti, thotë: “Thotë i Lartmadhërishmi: O ju njerëz, pasuria dhe fëmijët më të cilat po krenohet Ujejnete dhe el-Ekra, dhe po shfaqin mendjemadhësi ndaj Selmanit e Habbabit dhe Suhejbit, është prej stolive të kësaj bote, e jo prej gjërave që vlejnë në Ahiret (kurse veprat e mira /fryti i të cilave është i përjetshëm/ janë shpërblimi më i mirë te Zoti yt). Thotë: Ajo që po bën Selmani e Habbabi dhe Suhejbi, siç është respekti i urdhrave të Tij, lutja e Tij në agim e mbrëmje me sinqeritet, është më mirë, o Muhamed te Zoti yt, sesa pasuria e fëmija më të cilët po mburren këta paganë”.[6]

Selman el-Farisiju r.a. thotë: “Erdhi njëherë Ujejnete ibn Husni dhe el- Ekra’ ibn Habibi tek i dërguari i Allahut xh.sh. së bashku me kolegët e tij, dhe i thanë: O i dërguari i Allahut, sikur te uleshe në krye të mexhlisit dhe t’i largosh nga ne këta së bashku me erërat e tyre (aludonin Selmanin, Eba Dherrin dhe fukarenjtë e muslimanëve që kishin rroba nga leshi dhensh dhe nuk kishin rroba të tjera për të veshur), do të ishim ulur në mexhlisin tënd dhe do të bisedonim me ty e do të mësonim prej teje. Pas kësaj Allahu zbriti ajetet në



vijim: (Shih: El Kehf, 27-29). Me se i kërcënon me zjarr".[7]

Nga ajo që u tha më sipër, shihet qartë se veprat e mira dhe nënshtrimi ndaj urdhrave të Allahut xh.sh., janë më të mira për robin tek Zoti i tij, dhe gjëja më e bukur që mbetet në akantin e tij Ditën e Kiametit sesa të krenuarit me pasuri e me mendjemadhësi, sepse pasuria është stoli e kësaj bote, dhe është shumë e qartë se stolia e kësaj bote është e paqëndrueshme (fanije), edhe pasuria është pjesë e stolisë së kësaj bote, pra edhe pasuria është e paqëndrueshme (fanije), dhe ajo që i mbetet njeriut, është vetëm veprat e mira që i bën për hir të Allahut xh.sh., e kush mendon ndryshe, ai është në iluzion, i mashtruar, siç u mashtruan Ujejnete dhe el-Ekra, e të tjerët.

### Si duhet të sillemi me pasurinë

Kjo bëhet më se e qartë nga ajeti në vijim: (Shih: Esh-Shuara, 89) Mirëpo, për derisa Kurani pohon se pasuria është stoli e kësaj bote dhe, kur kthehemi tek Ai për t'u njohur me dispozitën e kësaj stolie, gjejmë këtë përgjigjeje: (Shih: El Araf, 31-32).

Me ndihmën e këtij ajeti bëhet më se e qartë se çfarë qëndrimi ka Kurani për përdorimin e stolisë, në përgjithësi, e, në veçanti, të pasurisë që zë pozitën kryesore në stolinë e kësaj bote. Mirëpo, si të mënjanohen dëmet dhe rreziqet e pasurisë e të arrihet që të jetë me të vërtetë stoli e bukuri, pa pësuar atë që u theksua më parë? Pa dyshim, atë që e ka krijuar Krijuesi Fuqiplotë për t'i shërbyer njeriut dhe për t'ia bërë jetën e tij më të hareshme e të lumtur, Ai po ashtu i ka ofruar edhe udhëzimet se si të realizohet një gjë e tillë. Nën këtë ombrellë qëndron edhe pasuria, kështu që, nëse dëshirojmë që pasuria të jetë më të vërtet stoli e bukuri në jetën tonë, atëherë duhet të kërkojmë ndihmë nga Krijuesi Fuqiplotë, ku janë të përcaktuara dispozitat e qarta se si duhet të sillemi me pasurinë nëse shpresojmë të realizojmë një synim të tillë.

Me t'u kthyer në librin e Allahut xh.sh., mësojmë se, për të qenë stoli për ne e jo shëmti, pasuria duhet t'i plotësojë këto kushte:

1. Të fitohet e grumbullohet në mënyrë të drejtë, siç porosit Allahu xh.sh., në Kuran: "O ju që besuat, mos e hani mallin e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, përpos tregtisë në të cilën keni pajtueshmëri në mes jush". (En-Nisaë, 29). 2. Të bëhet pastrimi i saj nga haku i tjetrit (Shih:El Mearixh, 24-25 dhe El En'am, 41).

3. Të jemi falënderues të Allahut xh.sh. për furnizimin që na bën, ky është edhe urdhër i Tij, e për ata që falënderojnë, ka premtuar shtimin e saj: (Shih: En-Nahël, 114 dhe Ibrahim, 7).

4. Ta shpenzojmë në rrugë të drejtë dhe për dobi të ligjshme, para se të bëhet vonë (Shih: El Munafikun, 10 dhe El Bekare, 267).

Mos grumbullimi i saj, duke investuar në projekte të dobishme si për individin njashtu edhe për shoqërinë, se nëse grumbullohet atëherë bëhet qëllim, e ne duhet ta dimë se ajo është mjet (Shih: Et –Tevbe, 34 dhe El Bekare, 267). Së fundi duhet ta dimë se, nëse me anë të pasurisë njeriu mund të arrijë shpesh atë që nuk e meriton në këtë botë, duke i korruptuar të tjerët, duke u marrë drejtën të tjerëve në saje të pasurisë që ka, duke i thyer ligjet etj., kjo nuk do të ndodhë në Botën tjetër, dhe se ndikimi i pasurisë në Botën tjetër për të arritur atë që nuk e meriton, do të jetë hiç fare! Këtë e bëjn të qartë ajetet në vijim: (Shih: "Es-Sebee, 37 dhe El Munafikun, 9). Këtu kemi një paralajmërim nga i Lartmadhërishmi që të mos hutohemi pas pasurisë e fëmijëve, në mënyrë që t'u shmangemi detyrimeve që kemi ndaj Allahut, përndryshe kjo do të ishte një humbje e madhe! Kjo është ajo që kuptohet nga ana e dukshme e ajetit. Ndërkaq, nga ana e brendshme e ajetit kuptohet se pasuria e madhe të largon nga adhurimi! Dhe kjo, fatkeqësisht, po u ndodh pjesës më të madhe të atyre që kanë pasuri të madhe, e që kanë zgjeruar bizneset e tyre. "S'ka dyshim që pasuria juaj dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë, ndërsa ajo që është tek Allahu, është shpërblim i madh". (Et-Tegabun, 15). Në këtë sprovë nuk dalin fitimtarë përveçse besimtarët që kanë frikë Allahun.

1) El Kurtubi, El Xhamiu li ahkamil Kuran,v. 10, f. 413. 2) El-Alulsi, Ruhul Meani, v. 8, f. 271. 3) El Kurtubi, El Xhamiu li ahkamil Kuran, v. 20, f. 183. 4) Po aty. v.20, f.183. 5) Muhamed husejn et- Taba tabai, El Mijzan fi tefsiril Kur'an, sh,b: Elbuharijetu, Beirut, v.13, f. 309-311. 6) Et-Taberi, xhamiul bejan, v. 7, f. 213. 7) El- Vahidi, Ali Ibën Ahmet, Esbabu-l- Nuzul, sh.b: Mektebet el Hilal, botimi 1, Beirut, 1983, f. 209, shih po ashtu dhe, es-Sujuti, Xheleludin, Lubabu -l- Nukul Fi Esbabu –l- Nuzul, sh.b: Mektebet el Mustafa el Babi el Halebi, botimi i 2, Egjipt, 1963, f. 99.

Dr. Jusuf Kardavi

# Parametrat e mesatares islame



Në mënyrë që të mos pretendoj programin e mesatares asnjëri që nuk e kupton, e as që e ka të qartë atë, dhe në mënyrë që të mos nxitojë drejt tij asnjëri pa dituri, pa udhëzim e argument. Mu për këtë arsye shejh Dr. Jusuf Kardavi mori përsipër që, për lexuesin musliman, të vendosë parametra, tipare e kondita, që përcaktojnë bazat ideologjike e sheriatike për këtë program, për të qenë ato kandil ndriçues që udhëzojnë atë që dëshiron të udhëzohet përmes tyre dhe të ecë në ndriçimin e kësaj drite të qartë.

**Këta parametra i ka përshkruar përmes 30 pikave si vijon:**

1. Të kuptuarit universal dhe të plotë të Islamit.
2. Bindja dhe besimi në Kuranin dhe Synetin e vërtetë si bazë të Sheriatit (ligjit) dhe udhëzimit.
3. Thellimi në kuptimet e vlerave hyjnore.
4. Kuptimi i balancuar i obligimeve dhe veprave, duke vendosur secilën prej tyre në kategorinë sheriatike që i takon, dhe dhënia e statusit që ka.
5. Sforcimi i ftesës për ripërtëritjen e të kuptuarit kuranor dhe profetik.
6. Përqendrimi në vlerat etike për të cilat kujdeset Islami.
7. Ripërtëritja e fesë nga brenda dhe ngjallja e parimit të Ixhtihadit (angazhimit për nxjerrjen e fetvave të kohës).
8. Balancimi mes parimeve statike të Sheriatit dhe variabëlve të kohës.
9. Ndjekja e një metode të lehtësimit dhe zbutjes në fikh dhe fetva.
10. Zhvillimi i programit të thirrjes në Islam për muslimanët dhe të tjerët, duke ndjekur metodën e përgëzimit që plotësohet me lehtësimin në fetva.
11. Gradualiteti urtak në thirrje, arsim, fetva dhe ndryshim.
12. Sforcimi i thirrjes së kombinuar mes shpirtërores dhe materiales, mes hyjnores dhe njerëzores, mes mendjes dhe sentimentit.
13. Ftesë për paqe me secilin që shtrin dorën për paqe, duke iu përmbajtur obligueshmërisë së angazhimit (luftës) në rrugën e Allahut për mbrojtjen e paprekshmërisë së fesë, gjërave dhe vendeve të shenjta dhe njerëzve të shtypur.
14. Ndërgjegjësimi i Ymetit (popujve muslimanë) se çlirimi i tokave të tyre nga okupatorët është obligim i secilit prej nesh.
15. Respektimi i të drejtave të pakicave fetare dhe trajtimi i tyre ashtu siç obligon Islami.
16. Të çmuarit e mendjes dhe të të menduarit duke bërë thirrje për largpamësi dhe meditim.
17. Thirrje në parime dhe vlera njerëzore dhe shoqërore si: drejtësia, konsultimi, liria, nderi, të drejtat e njeriut etj..
18. Theksimi i të drejtave, lirive dhe prestigjit që Islami i ka sjellë femrës.
19. Kujdesi për familjen duke e konsideruar si shtyllë të parë për ngritjen e shoqërisë së mirë.
20. Respektimi i së drejtës së popujve për të zgjedhur për krerë të fuqishmit dhe të besueshmit nga mesi i tyre, pa e falsifikuar vullnetin (votën) e tyre.
21. Forcimi i ekonomisë së Ymetit dhe veprimi për integrim në mes tyre, në mënyrë që të jetë i pavarur nga të tjerët.
22. Besimi në ekzistimin e Ymetit Islam dhe vazhdimësinë e tij, si dhe në obligueshmërinë e unitetit mes tyre, bazuar në vëllazërinë e besimit, pavarësisht nga shkollat dhe drejtimet të cilave u takojnë.
23. Opinioni i mirë paraprakisht për secilin që shqipton deklaratën islame (shehadetin) dhe i cili falet në drejtim të Qabesë, përderisa të mos shfaqet tek ai ndonjë gjë që e kundërshton atë qartë.
24. Kujdesi për pakicat muslimane kudo në botë, me konsideratën se edhe ata janë pjesë e Ymetit Islam, kështu që i takon Ymetit t'i përkrahë ata që të jetojnë me Islamin e tyre në shoqëritë përkatëse.
25. Besimi në ekzistimin e lloj-llojshmërisë së besimeve, origjinave, gjuhëve, kulturave e politikave dhe domosdoshmëria e bashkëjetesës në mes civilizimeve dhe kooperim mes kulturash.
26. Kujdesi për ndërtimin e tokës dhe realizimi i zhvillimit të gjithanshëm, material dhe njerëzor, si dhe

kujdesi për ruajtjen e ambientit me të gjithë komponentët e tij.

27. Nxitja e thirrësve për reformë dhe ndryshim për luftimin e prapambetjes, së ligës dhe korrupsionit.

28. Veprimi për unifikimin e të gjithë faktorëve relevantë (veprimtarëve islamë) që të veprojnë për triumfin e Islamit, ndërsa dallimet dhe diversiteti midis veprimtarëve nuk ka rëndësi nëse ato janë të natyrës së specializimit dhe llojllojshmërisë, e jo të natyrës së kundërshtimit dhe konfliktit.

29. Mburrja me të arriturat e Ymetit tonë në të kaluarën historike, me të cilat e ka mahnitur botën, si dhe fitoret në kohë rekorde, por pa u mjaftuar me këndim për lavdinë e saj, por obligimi ynë është që të kujtojmë të kaluarën duke ngritur të tashmen dhe planifikuar të ardhmen.

30. Përfitimi nga më e mira e trashëgimisë sonë kolosale dhe të larmishme, si: saktësia e juristëve, argumentimi i dijetarëve të fondamentit, mbamendja e dijetarëve të hadithit, logjika e apologjetëve islamë, spiritualiteti i sofistëve (mistikëve), narracioni i historianëve, letrat e shkrimtarëve dhe poetëve, meditimet e të urtëve, eksperienca e dijetarëve, duke ditur se krejt kjo trashëgimi nuk është e siguruar nga ndonjë e metë, e gjithë kjo pranon kritikën, shqyrtimin, diskutimin, vlerësimin apo zhvlerësimin, por Ymeti si tërësi nuk bashkohet në atë që është humbje.

*www.qaradawi.net, përktheu: Korab Hajraj*





**Besnik Jaha**

# Arbitrariteti i fatkeqësisë për mizorinë, mizorët

**Realizimi arbitrar i ndëshkimit si pasojë e thyerjes së rregullave morale – etike (Tragjikja si kategori e zhanrit dramatik në tragjedinë "Hamleti" të Shekspirit)**

Tragjedia "Hamleti" është nga tragjeditë më të njohura të Uilliam Shekspirit (Shakespeare), që besohet të jetë shkruar më 1601 – 1602.[1] Tragjikja si kategori e zhanrit dramatik në këtë tragjedi realizohet në spektrin e determinimit moral, në prizmin e përcaktimit të fatit të njeriut, të vendosur (përcaktuar) nga rregullat morale shoqërore. Pra, fati i jetës së një njeriu të varet nga determinimi që vendosin rregullat morale, dhe, në vështrim të tërësishëm, fillimisht është shoqëria e pastaj vjen individi. Në këtë tragjedi, determinimi moral, norma morale që s'lejohet të shkelet kurrsesi, përcakton fatin e njeriut (Hamletit, Klaudit, Polonit, Leartit, Gertrudës, Ofelisë dhe gjithë të tjerëve), dhe të shoqërisë në përgjithësi, e këtë e realizon nga instancat e rregullave morale. Pra, njeriu (shoqëria) nuk është e vetëdijshme ose, thënë me saktë, nuk mund ta përcaktojë fatin e vet, por atë fat (jetën) asaj ia përcaktojnë (vendosin) rregullat absolute morale. Prandaj, nëse individi do që të ketë jetë të lumtur dhe të jetojë në harmoni të plotë në këtë jetë, ai duhet t'i respektojë ato rregulla doemos. Në rastin tonë, Klaudi, vëllai i mbretit Hamlet, e vret këtë të fundit derisa flinte, pra në gjumë, dhe këtë e bën për t'ia rrëmbyer postin dhe për t'u martuar me të shoqen e mbretit, Gertrudën. Në këtë rast, duke thyer rregullat morale, duke bërë vëllavrasjen, Klaudi bën fajin e tij tragjik, i cili më pastaj i përcakton fatin e tij tragjik për ta dërguar detyrimisht drejt fundit të tij tragjik.

Për dallim prej Klaudit, Hamleti, duke u informuar për vrasjen e t'et nga i ungji, me të pabesë, betohet të hakmerret, sepse këtë ia kërkonte edhe nderi, edhe zakoni, edhe ligji i shtetit, edhe ligji natyral njerëzor, po edhe ndërgjegjja, e mbi të gjitha ia kërkonin rregullat morale.

Kështu, pasi kupton të vërtetën, Hamleti, duke luajtur të marrin dhe duke vepruar me shumë mend e strategji, arrin ta realizojë betimin e tij, vrasjen e ungjit. Faji tragjik i Hamletit është marrosja e tij, ndryshimet e tij të men-



jëhershme, ndryshime këto që rezultuan me shkatërrimin e jetës së Ofelisë, të dashurës së Hamletit. Ky faj i tij është përcaktues i fatit tragjik të Ofelisë, e cila përfundon tragjikisht, e dërrmuar dhe e shkatërruar nga vuajtjet dhe torturat që i kishin dale në jetë.

Gjithashtu, për Hamletin faji tragjik është edhe vrasja e Polonit, vrasje që do të çonte në vrasjen e tij nga Learti në shenjë hakmarrje për vrasjen e t'et, pasi ky i fundit ishte nxitur nga Klaudi, për të cilin Learti fillimisht kishte menduar se ishte dorasi. Këto faje të Hamletit e dërguan atë drejt fatit të tij tragjik, dhe kështu deri në fundin tragjik të tij.

Kjo trini që shpreh determinimin moral të fatit të njeriut, është edhe vetë fati i individit, nëpër të cilin ai duhet të kalojë doemos. Që të gjithë, edhe Klaudi, edhe Hamleti, edhe Ofelia, edhe Gertruda, edhe Learti tentojnë të çlirohen nga fati i tyre, i determinuar arbitrarisht nga rregullat morale; kush vret - vritet.Klaudi - duke vrarë të vëllanë dhe pas vrasjes duke ia marrë fronin të nipit, Hamletit, Gertruda - duke u martuar me kunatin pas vrasjes së të shoqit, Hamleti - duke u sjellë si i marrë dhe duke u hakmarrë, Ofelia - e dyshuar dhe duke vrarë veten, Learti - duke u hakmarrë pa qenë i bindur (i mashtruar) etj., përgjithësisht janë raste që dëshmojnë se jeta e tyre ka qenë e determinuar nga rregullat morale.

### Karakteri i Hamletit

Realisht, karakteri i Hamletit nuk është edhe aq i lehtë për t'u analizuar, qoftë edhe vetëm mbi bazën e veprimit të tij. Dilemat që nxjerrim nga karakteri i tij, janë sa njëkuptimëshe aq edhe universale. Prandaj, duke e gjykuar Hamletin si një të shkolluar që ka lexuar mjaft shumë, si një të marrë që vepron kryekëput si i tillë, si një dinak, si një profesionist që di të luajë me armiqtë e tij, si një trashëgimtar mbretëror, gjë që kërkonte të vinte rregullin në vend pasi ishte shthurur etj., - nuk është aq e thjeshtë të përcaktosh karakterin e atij që vepron duke u bërë shkak për fatin e tij tragjik. Konflikti tragjik në këtë tragjedi është tentativë e çlirimit nga determinimi i fatit tragjik, që rezulton nga faji tragjik që bëjnë secili nga karakteret, për t'u dhënë në fund edhe fundin e tyre tragjik. Konflikti tragjik i Hamletit është hakmarrja dhe vrasja e Polonit, e kjo rezulton me zgjidhjen tragjike. Botëkuptimi tragjik te Klaudi është kur ky e kupton se Hamleti po dyshonte tek ai, ose edhe kur ky ishte i vetëdijshëm për fajin tragjik që kishte bërë. Edhe pse në vepër nuk paraqitet si njohje e fatit të determinuar tragjik nga Klaudi dhe Hamleti, ky i fundit, me vrasjen e të ungjit, duke qenë I turpëruar para popullit, dhe me paraqitjen para rrezikut që i kanosej nga Learti, duket krejt sikur e pranon atë fat, edhe pse e di fatin e tij të mëtejmë. Tek Klaudi shquhet më shumë kjo që thamë më sipër. Mirëpo, tek Hamleti është paksa e vështirë të përcaktojmë botëkuptimin tragjik (mendësinë e tij për determinimin e fatit të tij tragjik). Hamleti herë e pranon fatin e tij tragjik pa e kundërshtuar (duke iu dorëzuar Leartit për vrasjen që kishte bërë), sepse, me këtë pranim ai arrin të realizojë betimin e tij, të vërë në vend rregullin, të largojë tradhtarët, të mbrojë nderin e tij etj., dhe herë fatin tragjik Hamleti e bën duke e vonuar hakmarrjen, edhe nuk e pranon fatin e tij tragjik të determinuar nga rregullat morale, në mënyrë që të dalë para popullit si hero dhe jo si vrasës.

### Mësimet që jep vepra

Mesazhet që mund t'i marrim nga kjo vepër, janë të aspektit të rregullave morale. Duke shkruar këtë tragjedi, Shekspiri (nëse ai është vërtet autori i tragjedisë, pasi ekzistojnë dyshime të bazuara se ai kishte qenë vetëm një aktor dhe kurrë s'kishte shkruar gjë), sigurisht se do të ketë pasur për qëllim të thotë shumë gjëra, mirëpo, ndër të tjera, ai do të ketë dashur të japë detyrimisht një mësim tek masa (populli), për respektimin e të drejtave morale (rregullave morale), të cilat, po të respektoheshin, do të kishin rezultuar me një jetë të lumtur e me harmoni ndërshoqërore.

Në plan të interpretimit fetar, rregullat morale në Islam janë përcaktues të fatit të individit, ne mund të themi, kushtimisht. Për shembull, nëse një person vret një tjetër, e sipas rregullave morale ka bërë një shkelje, ai meriton të vritet, sikurse gjykohet edhe nga botëkuptimi islam; kush vret pa të drejtë - meriton të vritet. Shembuj të ngjashëm të thyerjes së rregullave morale janë edhe vjedhja, e cila edhe në Islam merr "shpërblimin" që i takon. Në këtë plan, mund edhe të jetë që Shekspiri të ketë ditur diçka rreth botëkuptimit fetar, që sanksionon joarbitrarisht thyerjen e rregullave morale. Ai vetëm ka arbitrarizuar një thyerje të këtyre normave. Veç kësaj, Shekspiri, duke qenë se ishte pjesë e aristokracisë (një shkrimtar oborrtar), me këtë vepër do t'i thotë popullit se duhet të respektohen rregullat e moralit dhe nuk mund t'u iket atyre, dhe këtë e bën për ta mbajtur popullin sa më afër mbretërisë, e cila ishte kryesisht edhe ekzekutivi i vendosjes së shumicës së rregullave, përfshirë edhe ato morale. Përfundimisht, mund të themi se tragjedia "Hamleti" është nga tragjeditë më të realizuara të Shekspirit, një tragjedi ku janë gërshetuar mjaft shumë tematika, ndër të tjera edhe kjo e përcaktimit të fatit të njeriut nga rregullat morale. Poashtu, ky shembull dhe të tjerë të ngjashëm, mund të jenë fakt e dëshmi se letërsia ka marrë shumë nga feja, në fakt aq shumë sa as ajo nuk e di.

1) Hamleti, William Shakespeare, Argeta-LMG, 2001, Tiranë, f. 19

Haki Sahitaj



# Medreseja, domosdoshmëri e kohës apo një traditë e kamotshme

"Shkenca nuk i ka dhënë jetës kurrë vlera, virtyte, përmbajtje, kuptim dhe synim. Këtë e ka bërë vetëm feja, kurse shkenca është një mjek i jetës"

## Drejt bankave shkollore

Detyra dhe qëllimi kryesor i jetës njerëzore është të kërkojë qëllimin e saj. Përpjekja për ta arritur këtë, e njohur si edukim, është një proces përsosjeje përmes të cilit ne fitojmë në dimensione shpirtërore, intelektuale dhe fizike të qenies sonë. Prandaj, një përpjekje e tillë fillon nga gjiri familjar, për të vazhduar drejt bankave shkollore, për ta pasuruar botën tonë racionale dhe e gjitha kjo varet nga një arsim i mirëfilltë.

Rinia është e ardhmja e një vendi dhe arsimi është mekanizmi që e skalitë atë për një të ardhme më të mirë për vetveten dhe shoqërinë. Ndonëse dituria është një vlerë në vetvete, qëllimi i të mësuarit është për t'i bërë dijet udhërrëfyese të jetës dhe për të ndriçuar rrugën e përsosjes njerëzore. Prandaj një shkollë e mirë nuk është një ndërtesë, ku është dhënë vetëm teori, po një institucion ose laborator, ku nxënësit janë përgatitur për jetën. Shkolla i përgatit nxënësit që të mund të lexojnë, të mendojnë dhe të flasin, si brenda ashtu dhe jashtë saj. Për këtë arsye, ndonëse duket se ka zënë vetëm një pjesë të jetës, në të vërtetë shkolla dominon të gjitha kohët dhe ngjarjet. Dhe jetët tona si nxënës, ndikohen nga fakti se ç'mësojmë nëpër shkolla duke lënë gjurmë nëpër mendjet tona. Nga të gjitha ato njohuri që absorbojmë ne, me po ato njohuri ne shohim dhe projektojmë të ardhmen e vetvetes dhe shoqërisë. Shkolla është shpirti i një kombi dhe, po nuk pati shkollë, s'ka progres, kulturë dhe identitet. Prandaj, një komb pa arsim është si një trup pa shpirt. Por, çfarë mund të thuhet për vendin tonë ku, si asnjëherë më parë, kemi shkolla, duke filluar nga ato më të ulëtat e deri tek universitetet, mirëpo, si kurrë më parë, për shoqërinë tonë flasin për kaq shumë dije sterile, rini pa ambicie, shthurje, dekadencë morale e shumë e shumë skenarë të tillë që përfliten shumë, por asnjëherë nuk arrihet t'u jepen përgjigje e shpjegime të arsyeshme.

## Pse e gjithë kjo?

Ndonëse sot është shumë më lehtë për të ndjekur rrugën e dijes dhe, pavarësisht se krahasuar me të kaluarën, niveli sasior i shkencës është rritur dukshëm, kjo duket se shumë pak i ka ndihmuar shoqërisë sonë për të arritur një nivel më të lartë kulturor e shkencor. Dhe, për më keq, problemet e shoqërisë sonë janë bërë shumë më të shpeshta duke mos u anashkaluar as rinia jonë. Maks Veber shprehet: "Shkenca nuk i ka dhënë jetës kurrë vlera, virtyte, përmbajtje, kuptim dhe synim. Këtë e ka bërë vetëm religjioni, kurse shkenca është një mjek i jetës''. Këtu luan rol edhe shteti, kur dihet se një pjesë e madhe e përgjegjësisë i takon vetë shtetit, që të pajisë rininë me vlera pozitive të niveleve më të avancuara dhe të vazhdojë ta shndërrojë shoqërinë në përcjellësin e vlerave shpirtërore tek të rinjtë. Por duket qartë se diçka e tillë tek ne nuk po ndodh, sepse dihet që shteti ynë laicizmin po e pranon si parim të vetin duke krijuar kështu një mur të madh që një pjesë e madhe e të rinjve të mos njohin të vërtetat islame. Madje, parimet laike janë futur edhe nëpër shkolla. Sot në literaturën tonë shkollore gjen vetëm teori boshe, gati të papërvetësueshme, që më shumë zgjojnë konfuzion në mendje dhe errësojnë zemrat. Shkencat që nuk e drejtojnë nxënësin drejt vlerave shpirtërore, e cila nuk hedh dritë mbi misteret e natyrës njerëzore dhe nuk ndriçon hapësirat e errëta të ekzistencës, nuk mund të vlejë asgjë më shumë se një grumbull ilizionesh që i sjellin njeriut kënaqësi kalimtare. Ja si e përshkruan Platoni shoqërinë pa virtyte: "Dhe nuk ka si ndodh ndryshe, njerëzit që nuk njohin urtësinë dhe virtytin, janë vazhdimisht në mes kënaqësive … dhe do të kenë vetëm kënaqësi të përziera me vuajtje, fantazma të kënaqësisë së vërtetë, skica që nuk marrin ngjyrim ….". Dhe e gjitha kjo për shkak të animit tonë nga materializmi shkencor, burim i së cilës është bota perëndimore.




Teksa ata natyrën e shohin si një akumulim të gjërave, që nuk kanë vlera të tjera veç pikëtakimit me nevojat fizike, po në fakt natyra është më shumë se një grumbull material, ajo ka një shenjtëri të përcaktuar, sepse është arena në të cilën janë manifestuar emrat e Zotit. Prandaj, edhe kur flasim për të rinjtë dhe problemet e tyre, ato janë si pasojë e faktit që shkollat tona ende s'e kanë mbushur vakumin tonë shpirtëror dhe patjetër se ky vakum duhet mbushur disi, e atëherë rrugët e vetme janë të mendojmë për kënaqësitë duke ndjekur rrugët e diskotekave, kafeneve, narkotikëve, shthurjes amorale etj.. Kjo, sepse rinia jonë nuk ka ku të mësojë vlera morale. Duke imituar gjithnjë perëndimin, madje edhe në arsim, ne kemi këtë gjendje që më së miri e ka cilësuar dijetari Jusuf El Kardavi: "Ata ankohen për shkak të boshllëkut, brengës dhe jetës së pakuptimtë. Për këtë shkak jeta e tyre është e ngjashme me mënyrën nomade të ekzistencës, ngase ky civilizim bashkëkohor nuk u ka ofruar frymëzim shpirtëror, nuk e ka mbushur boshllëkun dhe vakumin fetar. Ata nuk e kanë kuptuar me të zanafillën e tyre. Tek kokat e tyre ende sillen pyetjet e përhershme: prej nga janë dhe për se shkojnë". Dita-ditës gjendja e këtillë po shfaqet edhe tek ne. Po atëherë - nga duhet të shkojmë?

### Së bashku drejtë medresesë

Nuk duhet harruar se mendjet njerëzore kanë kuptim kur ato janë të mbushura me shkenca ekzakte, por asnjëherë s'duhet harruar që nxënësit kanë nevojë për njohuri fetare, ngase ato u japin kuptim dijeve shkencore. Siç citon dijetari i hershëm Said Nursi: "Drita e zemrës janë shkencat fetare islame, drita e logjikës janë arti dhe shkencat e tjera, me bashkimin - lind e vërteta, kurse me ndarjen - lindin dyshimi dhe urrejtja". Shkenca i ka pasur gjithmonë dyert të hapura në medrese, po, në dallim nga shkollat e tjera, medresetë u mësojnë talebeve (nxënësve) të tyre edhe qëllimin e dijes dhe moralin, sepse shkenca pa moral, në vend që të shërbejë në të mirë të njerëzimit, përdoret për qëllime të këqija sikurse krijimi i bombave atomike, armëve e mjeteve të ndryshme, që janë në dëm të njerëzimit. Ja, pra, ky është civilizimi i këtij shekulli me arritjet më të larta shkencore që njeriun e sotëm çdo ditë e më shumë po e bën më të pasigurt. Prandaj Muhammed Asadi thotë: "Superioriteti i ndonjë kulture a civilizimi ndaj ndonjë tjetri, nuk konsiston në posedimin e sasisë më të madhe të njohurisë shkencore (ndonëse kjo është mjaft e dëshiruar), por në energjinë e tij etike, në aftësinë më të madhe që të shpenzojë e të koordinojë aspekte të ndryshme të jetës njerëzore. Në këtë aspekt, Islami tejkalon çdo kulturë tjetër". Vlerat fetare, si të domosdoshme, i kanë shtyrë që edhe në kohët më të hershme të hapnin shkolla të njohura, si medrese, që edhe populli ynë të ketë një kulturë dhe identitet të tijin. Madje, vetëm në qytetin tonë të Prizrenit ka pasur shumë të tilla me xhami, ku njeriu qetësonte shpirtin me ibadet, në medresetë ku ndriçoheshin mendjet, dhe bibliotekat ku zgjeroheshin kufijtë kulturorë. Të tilla si xhamia, medreseja dhe biblioteka e Suziut (1513), xhamia, medreseja, biblioteka e Sinan Pashës (1615), biblioteka, hamami i Gazi Mehmet Pashës (1573). Përparësia e medresesë për të qenë vend kulture e dijesh, vazhdon edhe sot drejt kauzës së saj të kamotshme. Teksa populli ynë po vuan nga padrejtësia, shfrenimi e dekadenca, një shpresë ka mbetur që të vijë një brez i ri për ta rimëkëmbur këtë popull. Dhe, nëse kanë qenë pikërisht medresetë ato vende që, kur vendit tonë i kanosej rreziku i asimilimit e zhdukjes së tërësishme, u ngritën pikërisht hoxhallarët të cilët u bënë fryma e këtij vendi dhe, jam i bindur se edhe sot, kjo shkollë s'do ta lërë popullin në këtë gjendje dhe, me anë të nxënësve të saj, duke i edukuar e arsimuar, duke ua mësuar qëllimin e jetës dhe misionin e tyre në këtë botë, duke ua mbjellë dashurinë për vatanin, - këta nxënës mbeten shpresa e vetme për të parë ditë më të mira. Dhe, deshëm a s'deshëm, na pëlqeu apo jo, vetëm nxënës të mbushur me vlera absolute islame dhe me shkencë - do ta nxirrnin kombin tonë nga letargjia dhe dijet sterile.

### Përfundim

Nuk është e lehtë për asnjë shkollë të përgatisë brezin që të quhen heronjtë e së ardhmes por, me sa duket, asnjë shkollë tjetër nuk e ka marrë më seriozisht sesa medresetë që të përgatisin këtë brez, sepse, para së gjithash, shoqërisë i duhen mbjellë vlera morale e për këtë duhet gatishmëri dhe vetëm sakrifikim për këtë brez. Rinia është guximi i së kaluarës, shpresa e së sotmes dhe e ardhmja e së nesërmes, por, po nuk u edukua, e shkuara varroset, e tashmja përdhoset dhe e ardhmja shpërfillet.

1) Çfarë brezi po rrisim, çfarë të ardhme po ndërtojmë?, revista Etika, nr. 50, Shkodër. 2) M.Fethullah Gylen, Ese, Perspektiva, opinione. 3) M.Fethullah Gylen, Statuja e shpirtrave tanë. 4) Muhammed Asad, Islami në udhëkryq, Zëri Islam, Prizren, 2002. 5) Muhedin Ahmeti, Sfidat e rinisë bashkëkohore në kohën e globalizimit. 6) Nexhat Ibrahimi, Medreseja, digë e identitetit fetar dhe kombëtar gjatë historisë, www.zeriislam.com



**Myftiu Tërnava nënshkroi memorandum bashkëpunimi me Universitetin Islamik të Medinës**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, gjatë qëndrimit në Arabinë Saudite, një kohë qëndroi edhe në Medinën Munevere, ku më 6 mars vizitoi Universitetin Islamik dhe, në emër të BIK-së, nënshkroi memorandum bashkëpunimi me këtë Universitet. Ceremonia e nënshkrimit u organizua gjatë pritjes së organizuar nga Universiteti Islamik i Medinës për delegacionet pjesëmarrëse të konferencës ndërkombëtare të organizuar nga Liga Islame RABITA. Memorandumi u nënshkrua nga Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava dhe Dr. Abdurahman Sened- Rektor i universitetit. Memorandumi përfshin bashkëpunimin në disa rrafshe: këmbim përvojash, këmbim profesorësh, bursa studentore, organizim trajnimesh, organizim konferencash etj.. Gjatë kësaj ceremonie u nënshkrua edhe një memorandum bashkëpunimi në mes RABITAS dhe Universitetit Islamik. Vlen të theksohet se këto dy memorandume ishin frytet e para të bashkëpunimit të konkluzioneve të miratuara në konferencën e Rabitas. Gjatë qëndrimit në Medinë, Myftiu Tërnava u prit nga Sekretari i përgjithshëm i RABITA-s Dr. Abdullah Abdul Muhsin At Turki. Në këtë takim, Myftiu Tërnava falënderoi dr. Turki-n për ftesën në konferencë. Ai, gjithashtu e njohu nikoqirin me gjendjen aktuale në Kosovë si dhe kërkoi ndikimin e tij tek shtetet anëtare për njohje të Kosovës.

**Vizita në Ministrinë e Haxhit**

Gjatë qëndrimit në Mekë, Myftiu Tërnava zhvilloi një takim në Ministrinë e Haxhit të Arabisë Saudite, ku u prit nga Drejtori i marrëdhënieve me jashtë, z. Husni Bustaxhi, në selinë e Ministrisë në Xhedë. Të dy palët diskutuan rreth përgatitjeve të nevojshme për organizimin e Haxhit për këtë vit. Nikoqiri njoftoi Myfitun për disa ndryshime të nevojshme të përgatitura këtë vit, si dhe për futjen në përdorim të sistemit elektronik të Haxhit këtë vit. Të gjitha këto kanë për qëllim përmirësimin e shërbimeve të ofruara për haxhinjtë. Nikoqiri gjithashtu falënderoi Myftiun Tërnava për organizim të shkëlqyeshëm të haxhinjve kosovarë dhe theksoi se haxhinjtë e Kosovës janë të dalluar për sjelljet dhe kryerjen e ritualeve fetare në qetësi, si dhe ata respektojnë sugjerimet dhe direktivat e dhëna nga institucionet relevante gjatë Haxhit.

**Myftiu vizitoi Gjysmëhënën e Kuqe**

Myftiu Tërnava zhvilloi një takim në Gjysmëhënën e Kuqe të EBA-s. Aty Myftiu u prit nga zv/Sekretari i përgjithshëm për bashkëpunim me Jashtë, znj. Naime Eid Al Muhejri. Myftiu falënderoi Gjysmëhënën e Kuqe të EBA-s për ndihmat e shumta që i ka dhënë popullit të Kosovës ky institucion që ishte nga kontribuuesit më të mëdhenj gjatë luftës, duke u ofruar ndihma refugjatëve të shumtë në kampe të ngritura në Kukës. Të dy palët diskutuan për bashkëpunim në mes të dy institucioneve, duke theksuar se marrëdhëniet në mes të dy popujve janë vëllazërore. Znj. Naime shprehu gatishmërinë e institucionit që ajo udhëheq, për të vazhduar kontributin e saj dhe për të ndihmuar edhe në të ardhmen. *(B.Mehmeti)*



**Myftiu i Kosovës merr pjesë në Forumin Ndërkombëtar në Abu Dhabi**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me ftesë të Ministrit të Punëve të Jashtme të Emirateve të Bashkuara Arabe (EBA), sheik Abdullah bin Zajed Al Nahjan, më 9 mars mori pjesë në Forumin Ndërkombëtar "Promovimi i Paqes në Shoqëritë Islame", që po mbahet në kryeqytetin e Emirateve - Abu Dhabi. Ky forum organizohet nën patronatin e ministrit të Punëve të Jashtme të Emirateve dhe zgjati 3 ditë. Gjatë këtyre ditëve forumi diskutoi rreth temave të shumta, me qëllim përforcimin e paqes në shoqëritë islame dhe analizën e faktorëve që kërcënojnë paqen. Në këtë forum morën pjesë përfaqësues të shumë shteteve nga mbarë bota, përfshirë ministra, myftinj, udhëheqës të bashkësive islame dhe shumë ulema e personalitete fetare nga Bota Islame. Në ceremoninë e hapjes foli Ministri i



punëve të Jashtme të Emirateve të Bashkuara Arabe (EBA), sheik Abdullah bin Zajed Al Nahjan, cili kërkoi nga të pranishmit të japin kontributin maksimal në promovimin e paqes në shoqëritë Islame, duke theksuar se EBA çdo herë ka qenë dhe do të jetë kontribuues i paqes në botë. Gjithashtu në ceremoninë e hapjes foli edhe kryetari i Azharit Dr. Ahmed At Tajjib, cili theksoi se feja nuk guxon dhe nuk duhet të jetë pretekst për dhunë në asnjë shoqëri e aq ma pak në shoqëritë Islame. Ai gjithashtu theksoi për rëndësinë e rolit të dijetarëve, ulemave, udhëheqësve fetare në promovimin e paqes në shoqëritë e tyre.



**Myftiu Tërnava u prit në Ministrinë e Çështjeve Fetare të Dubait**

Gjatë vizitës në EBA, Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava vizitoi Dubain, ku u prit në Ministrinë për Çështje Fetare nga drejtori për marrëdhënie me jashtë, z. Ali Al Mansuri. Myftiu Tërnava me këtë rast e falënderoi nikoqirin për bashkëpunimin të mirëfilltë në mes të dy institucioneve, duke shpresuar për thellimin e bashkëpunimit edhe më të madh në të ardhmen. Gjithashtu, Myftiu Tërnava u prit edhe nga e z. Ibrahim Abu Milha - këshilltar i zv. Presidentit te EBA, Sheikh Muhamed bin Rashid el - Maktoum, i cili njëherësh është edhe Guvernator i Dubait. Z. Abu MIlha i dëshiroi mirëseardhje Myftiut dhe e falënderoi për vizitën. Gjatë takimit u bisedua për bashkëpunim në shumë fusha. Gjithashtu, nikoqiri shprehu edhe interesimin e Dubait për mundësinë e investimeve në sektor të



ndryshëm në Kosovë. Ai shprehu gatishmërinë e fondacionit me të cilin udhëheq, për ta përkrahur BIK në realizimin e disa projekteve të rëndësishme.

**Myftiu Tërnava vizitë në Fondacionin Humanitar "Al Khalifa" të Abu Dhabit**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga Mr. Besim Mehmeti -asistent në kabinet dhe prof. Shemsi Rrahimi, vizitoi Fondacionin Humanitar më të madhin në Abu Dhabi, "Al Khalifa". Delegacioni kosovar u prit nga drejtori gjeneral i fondacionit, Muhamed al - Haxhi al- Khori, i cili i dëshiroi mirëseardhje dhe qëndrim të këndshëm Myftiut Tërnava në Abu Dhabi. Ai me këtë rast e njohu Myftiun edhe me prioritetet e fondacionit me të cilin udhëheq, fondacion ky që mban emrin e kryetarit të shtetit, Khalifa bin Zayed Al Nahjan. Myftiu e falënderoi nikoqirin për pritje, si dhe e falënderoi edhe një herë për ndihmën e EBA dhënë Kosovës. Të dy palët biseduan për bashkëpunimin në mes të dy institucioneve. Gjithashtu, Myftiu Tërnava e njohu nikoqirin për aktivitetet e BIK. Myftiu nga nikoqiri mori premtime se shoqata do të përkrah realizimin e disa projekteve infrastrukturore që ka BIK. Po ashtu, nikoqiri çmoi lart angazhimin e Bashkësisë Islame në promovimin e paqes dhe të tolerancës ndërfetare. Drejtori, Muhamed al - Haxhi al- Khori tha se fondacioni është i përkushtuar për të ndihmuar Kosovën në fusha të ndryshme. Ai, po ashtu, myftiun e njohu me miratimin e projektit për rinovimin e spitalit të Vushtrrisë të ndërtuar nga EBA, si dhe furnizimin e tij me pajisje moderne. Myftiu e falënderoi fondacionin për këtë donacion të çmueshëm për popullin e Kosovës.

**Myftiu Tërnava vizitoi Fondacionin Humanitar "Al -Maktum"**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 14 mars vizitoi Fondacionin Humanitar Ndërkombëtar "Al Maktum" me seli në Dubai, ku u prit nga drejtori ekzekutiv, Z. Mirza Saeg, i cili njëherësh është edhe këshilltar i ministrit të financave dhe zv. Guvernatorit, Sheikh Hamdan Bin





Rashid Al Maktum. Në takim qe i pranishëm edhe sekretari gjeneral i fondacionit Muhamed Al Ganam. Myftiu Tërnava edhe më këtë rast falënderoi EBA për përkrahjen e Kosovës në fusha të ndryshme. Gjithashtu, Myftiu e falënderoi sheikun Hamdan për përkrahjen e financimin e një sërë projekteve vakëfnore të BIK-së. Nikoqiri e falënderoi Myftiun për këtë vizitë, si dhe e njohu Myftiun për përkushtimin e Sheikh Hamdanit për Kosovën. Ai i bëri të ditur Myftiut se Shejikh Handam me interes ndjek zhvillimet në Kosovë.

Myftiu Tërnava ftoi nikoqirët për investime në sektor të ndryshëm në Kosovë, si dhe i falënderoi për kontributin e bashkëbisedueseve në përforcimin e marrëdhënieve në mes të dy shteteve.

Fondacioni Al Maktum do të zhvillojë një vizitë Bashkësisë Islame në muajt e ardhshëm. *(Mr. Besim Mehmeti)*

**Myftiu Tërnava takoi kryetarin e Gjilanit, Lutfi Haziri**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët dhe nga kryetari i KBI-së të Gjilanit, Sylejman Osmani, më 26 shkurt takuan kryetarin e Komunës së Gjilanit Lutfi Haziri, që shoqërohej nga nënkryetari Rexhep Kadriu, me të cilët kanë biseduar për bashkërendimin e punëve në shërbim të qytetarëve dhe për zhvillimin e komunës, e të vendit në përgjithësi. Myftiu Naim Tërnava, pasi ka uruar kryetarin për detyrën e re, ka thënë se kjo është një përgjegjësi shumë e madhe, po dhe privilegj, të jesh në shërbim të qytetarëve. Kryetari Haziri, me këtë rast ka thënë se bashkëpunimi me KBI, me imamët dhe me xhamtin në Gjilan është shumë i mirë. "Kemi një bashkëpunim shumë të mirë me KBI-në, me imamët, por edhe me xhematin. Në programin tim ka një rend të punës për t'i përmbushur kërkesat e besimtarëve, të cilat janë të arsyeshme dhe në shërbim të përmirësimit të gjendjes në përgjithësi", tha Haziri, duke spikatur vlerën e madhe të kombit shqiptar për tolerancë ndërfetare. "Është ndjenjë e mirë kur një kryetar si ju ka vullnetin për punë të mira. Më vjen shumë mirë për gatishmërinë që keni për bashkëpunimin e komunës me BI-së. Kjo është rruga më e mirë. Meqë e keni vullnetin për punë të hairit, do t'u ndihmojë edhe Zoti. Do të jemi përherë mbështetës në punën tuaj", - tha, veç të tjerash, Myftiu Tërnava. Gjatë qëndrimi në Gjilan, Myftiu Tërnava, pati një bashkëbisedim edhe me imamët e Gjilanit. *(R.Shkodra)*



**Myftiu Tërnava takoi Kryetarin e KMSH-s, Skender Bruçaj**

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 20 mars takoi në selinë e KMSH-së, kryetarin e posazgjedhur, Skender Bruçaj, të cilin e uroi dhe e përgëzoi me rastin e zgjedhjes në krye të institucionit më të lartë fetar në Shqipëri, duke shprehur gatishmërinë për të punuar në të mirë të dy vendeve, institucioneve dhe besimtarëve muslimanë.

Kryetari Bruçaj, pasi falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën, u shpreh se prioritet i KMSH-së, është bashkëpunimi dhe të qenët një trup i vetëm në përballje me sfidat e kohës. *(R.Shkodra)*

**Kryesia miratoi Raportin e punës dhe Llogarinë përfundimtare për vitin 2013**

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e mbajtur më 18 - 19 mars 2014, të kryesuar nga Myftiu Naim Tërnava, pas shqyrtimit, miratoi Raportin e punës së Kryesisë së BIK-së për periudhën janar-dhjetor 2013.

Po ashtu, Kryesia e BIK-së martoi edhe Llogarinë për-



fundimtare të Kryesisë së BIK-së për vitin 2013. Kryesia në këtë mbledhje miratoi edhe projektrregulloren për veprimtari financiare të Kryesisë së BIK-së, si dhe projektrregulloren për sistematizimin e vendeve të punës në kryesinë e BIK-së.

Pas miratimit, Raporti i punës i Kryesisë së BIK-së për vitin 2013, Llogaria përfundimtare e Kryesisë për vitin e shkuar, si dhe dy projektregulloret, iu proceduan Kuvendit të BIK-së për miratim.

**Institutit të Hifzit në Gjakovë i shtohen edhe 13 nxënës të rinj**

Në Institutin e Hifzit në Gjakovë, me një ceremoni solemne filluan hifzin edhe 13 nxënës të rinj. Në këtë manifestim ishte i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef.Tërnava me bashkëpunëtorë, si dhe atasheu për çështje fetare nga DIYANET-i.

Ahmet Hoxha, kryetar i KBI-së të Gjakovës, njëherësh nikoqir i kësaj ngjarjeje, përshëndeti të pranishmit dhe shpresoi të mblidheshin përsëri bashkërisht për të përuruar përfundimin e hifzit të tyre. Një fjalë rasti mbajti koordinatori i shoqatës "Istanbul" për Kosovën, z. Ismail Selim dhe Atasheu për çështje fetare i "Diyanet" , Abdullah Vasfi Jyzxhe, falënderoi Myftiun për gatishmërinë e shprehur për të bashkëpunuar në të gjitha fushat që ndërlidhen me natyrën e punës së dy bashkësive islame.

Në emër të BIK-së, Mr. Myftiu Tërnava, ndër të tjera,



tha se në këtë rast tejet solemn dhe tejet domethënës po i rikthejmë Gjakovës krenarinë e nëpërkëmbur dekada me radhë, krenari e cila nuk u ka shërbyer vetëm njerëzve të vet, por mbarë trevave shqiptare, dhe shumë vendeve të botës. Këta filiza do të bëjnë që t'i kthehet renomeja që kishte dikur Gjakova. Kjo falë ndihmës së vëllezërve tanë nga Turqia, të cilët kanë ndihmuar edhe gjatë luftës, edhe pas saj. Do të bashkërendisim punët tona sot dhe në të ardhmen, ashtu si i kemi pasur edhe më herët. "Nga thellësia e shpirtit dhe e zemrës, ju uroj këtyre fëmijëve, i uroj këta premtues të ardhmërisë së vendit tonë, uroj edhe hafizët pedagogë që po punojnë me ta, uroj në veçanti angazhimin e pashoq të z. Rafet Bilaç, si përfaqësues i shoqatës "Istanbul" në Ballkan, që me punën e tyre i dhanë domethënie kësaj shkolle këtu. Prandaj, ju nxënës dhe ju prindër të pranishëm në këtë ceremoni, duhet ta ndieni veten krenarë dhe të privilegjuar, sepse Allahu nuk e zgjedh këdo që ta mësojë fjalën e Tij përmendsh. Thotë Pejgamberi a.s.: "Më i miri nga ju është ai që e mëson Kuranin për vete dhe ua mëson atë të tjerëve". Në vazhdim nxënësit lexuan pjesë nga Kurani dhe ilahi, kurse në përfundim të këtij solemniteti, pedagogu hfz. Safet Hoxha bëri një përshkrim të mënyrës dhe metodologjisë së përdorur për mësimin e Kuranit përmendsh në këtë institut. *(R.Shkodra)*

**Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava uron kryetarin e porsazgjedhur të Komunitetit Mysliman Shqiptar, z. Skender Bruçajn**

Në telegramin e Myftiut Tërnava për Kryetarin Bruçaj thuhet:

*I nderuari z. Skender Bruçaj,*

*Kryetar i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë Më lejoni që, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saj, të besimtarëve muslimanë dhe në emrin tim personal, t'ju uroj e përgëzoj me rastin e zgjedhjes suaj në krye të Komunitetit Musliman të Shqipërisë, duke lutur Allahun Fuqiplotë t'ju japë shëndet, suksese e mbarësi në udhëheqjen dhe drejtimin Komunitet Mysliman Shqiptar.*

*Z. Bruçaj, ka dashtë Zoti që ju të jeni në krye të besimtarëve muslimanë, një detyrë kjo sa me privilegje aq me përgjegjësi, një detyrë që me sukses, urtësi e devotshmëri e ushtruan paraardhësit tuaj, hfz. Sabri Koçi e haxhi Selim Muçaj. Zotëri Kryetar, në emër të Kryesisë së BIK-së, sot e gjej të udhës që të shpreh mbështetjen time në misionin tuaj, si dhe shpreh gatishmërinë për të bashkëpunuar në të mirë të vendeve tona, institucioneve tona dhe besimtarëve tanë.*

*Edhe një herë, urime, shëndet e mbarësi! Zoti na ndihmoftë!*

*Me respekt,*

*KRYETARI, Myftiu Naim Tërnava*





**KBI në Malishevë mbanë akademi përkujtimore dhe mevlud**

Me rastin e Epopesë së UÇK-së KBI në Malishevë më 7 mars organizoi akademi përkujtimore dhe mevlud në nderim të luftës së lavdishme të UÇK, rënies së dëshmorëve dhe heroizmit të Familjes Jashari. Këtë akademi e nderuan me pjesëmarrjen e tyre Kryetari i Malishevës Ragip Begaj, përfaqësuesit e Kryesisë së BIK-ut prof. Reshat Mexhiti dhe Prof. Ahmet Sadriu, përfaqësues të KBI-ve të Rahovecit, Suharekës, përfaqësues të Medresesë "Alauddin" dega në Prizren, deputet, etj. Në hapjen e akademisë kryetari i KBI në Malishevë Xhevat Kryeziu përkujtoi të kaluarën e dhimbshme dhe vuajtjet e popullit shqiptarë, luftën heroike të UÇK, sakrificën e Komandantit legjendar Adem Jashari dhe familjes së tij, rolin dhe kontributin e BI dhe hoxhallarëve për çlirimin dhe lirin e kombit si dhe dëshmorët e rënë. Një fjalë rasti mbajti edhe kryetari i komunës Ragip Begaj. Kurse në fjalimin e tij në emër të Kryesisë së BIRK-ut Prof. Reshat Mexhiti tha se e vetmja krijesë që e dëshiron rikthimin në jetë dhe për të vdekur përsëri është dëshmori. Ai në momentin e takimit me Allahun xh.sh. kur të sheh mirësit dhe shpërblimet që janë përgatit për të, do të kërkoj duke e lutur Allahun xh.sh. që ta kthej në jetë dhe përsëri të vdes për atdheun e tij". Akademia përkujtimore ka vazhduar me këndimin e mevludit nga hoxhallarët Mustaf Dervisholli dhe Avdush Krosa. Në fund të akademisë u ndan mirënjohje për Kryetarin Begaj, familjen Jashari, familjet e dëshmorëve dhe familjet e hoxhallarëve të Malishevës të rënë në luftën e fundit.

*(S.Paçarizi)*

**Dua hatmeje në Han të Elezit**

Me rastin e përfundimit të hatmes, më 14.10. 2013, në Han të Elezit, në Xhaminë e vjetër u organizua program fetar për femra të kësaj komune dhe më gjerë, të cilat ishin ftuar nga ana e mualimes dhe nxënëseve, për ta ndarë së bashku këtë gëzim. Nxënëset lexuan Kur'an mirë me texhvid. Mualimja Xhevrije (Derguti) Vila, mbajti një ligjëratë në tëmën "Vlera e mësimit dhe leximit të Kuranit", për të pasuar leximi nga secila nxënëse e nga një pjesë të sures Jasin dhe pjesë të tjera të Kur`anit. Nxënëset kënduan po ashtu ilahi e poezi dhe, në fund, u pajisën me nga një diplomë nga KBI e Hanit të Elezit. Nxëneset që bënë hatme, janë: Ajnure (Zelqifli) Kalisi, Albina (Arif) Curri, 1997, Amina (Hazir) Daci, 1998, Ardita (Besim) Curri, Arlinda (Bajram) Livoreka, 1999, Arta (Sulejman ) Vila, 1998, Bedrije (Muamer) Imishti, 1997, Egzona (Xhevdet) Bajramaliu, 1999, Elife (Nehat) Suma, 1999, Elma (Zelqifli) Kalisi, 1997, Ergila (Xhelal) Daci, 1993, Fatmire (Ekrem ) Suma, 1997, Fevzije (Sefedin) Axhami, 1997, Hanife (Ferat) Curri,1997, Hikmete (Arif) Curri, 1996, Lumturije (Fadil) Vila, 1982, Naile (Sami) Daci, 1988, Nurije (Nuri) Bushi,1999, Qëndresa (Nehat) Topojani, 1998, Rabije (Latif) Rexhallari,1973, Valmira (Ramadan) Bajramaliu, 1999, dhe Xhevrije (Sadat) Vila, 1984.

*(Xhevrije Derguti - Vila)*

**Departamenti i Gruas filloi një cikël ligjëratash**

Departamenti i Gruas i BIK-së gjatë muajit mars filloi ciklin e ligjëratave nëpër xhamitë e Prishtinës. Në fillim do të mbahen vetëm në disa xhami e pastaj do të shtrihen edhe në xhami të tjera. Tek xhamia e Emshirit ligjëroi Mr.Vaxhide Bunjaku –në temën "Njëshmëria e Allahut" kurse në lagjen e Trimave. Bëhet fjalë për xhaminë "M. Sherif ef. Ahmeti", ku ligjëruesja Aishe Gashi ligjëroi në temën "Adhurimi". Ndërkaq, në xhaminë "Ebu Beker es-Siddik"- të Bregut të diellit, u mbajt ligjërata "Namazi dhe rëndësia e tij" nga Bardha Kçiku. Ndërsa për temën "Ndalimi nga e keqja dhe urdhërimi për të mirë" ligjëroi teologe Fitore Dërvishi, në xhaminë "Jusuf Qelebi". Prej obligimeve









thelbësore të Islamit është detyrimi i të urdhëruarit për të mirë dhe it ë ndaluarit nga e keqja, që është një nga dy elementet kryesore të këtij Ymeti. Dhe në xhaminë "Sylejman Mustafa" të njëjten ditë nga teologia Sala Mehmeti u mbajt ligjërata tjetër: "Si të përballemi me problemet tona të përditshme". Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK-së organizoi ciklin e dytë të ligjëratave për femra nëpër disa nga xhamit e Prishtinës, me temën "Pozita, roli dhe rëndësia e gruas në islam" Në xhaminë Sylejman Mustafa te Fusha e Pajtimit për rolin dhe rëndësinë e gruas foli Hanife Kastrati e cila ndër të tjerash tha: "Islami e ka ngrit femrën në pozita të pa qenë me parë e as tani, ku nuk sistem më të mirë se sa islami që e ka nderuar femrën dhe e ngriti në shkallën më të lart si vajzë, si bashkëshorte, si nënë, në të gjitha sferat e jetë". Te xhamia e Emshirit këtë temë e shtjelloi Bardha Kçiku, në xhaminë "Ebu Beker es-Siddik"- bregu i diellit, ligjëratën e mbajti Aishe Gashi, në xhamin "Jusuf Qelebi", temën e lartpërmendur e shtjelloi ligjëruesja Sala Mehmeti. Ndërsa te Xhamia e Hajvalisë po të njëjtën temë e shtjelloi Kadrie Dragusha Ademi. Pas çdo ligjëratë të mbajtur, ligjërueset e lartpërmendura shtruan disa pyetje që kishin të bëjnë me atë se çfarë kanë shpjeguar, ku për secilën përgjigje ndan nga një dhuratë modeste.

**A mjafton vetëm një lule**

Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK-së organizoi më 11.03.2014 programin me moton "A mjafton vetëm një lule", i cili iu kushtua femrës, vlerave dhe virtyteve të saj, vlera këto që dita-ditës po mundohen t'i zbehin në lloj-lloj mënyrash. Por duhet të kujtojmë se nuk ka asnjë konventë apo ndonjë ligj që do ta fisnikëronte dhe do të lartësonte femrën ashtu siç e fisnikëroi dhe vlerësoi Allahu në Kur`anin famëlartë. Për këtë temë foli teologe Ardiana Alishani, e cila, duke shtjelluar këtë temë në mënyrë të shteruar, ndër të tjera, tha: "Ne femrat duhet të jemi krenare për identitetin e të qenit femër, duke iu larguar barrës së traditave injorante të së kaluarës dhe komplekseve nënçmuese të modernizimit, e ta gjejmë veten në mes të kopshtit hyjnor që Allahu teala i ka dhuruar femrës me Shpalljen e fundit". Për pasurimin e këtij program, edhe në aspektin kulturor dhe argëtues, u kujdes kori i vajzave 'Vizionaret e Dritës", të cilat, me zërat e tyre të këndshëm dhe me ilahitë e përzgjedhura me shije të veçantë, shtuan edhe më shumë atmosferën mbresëlënëse të mysafireve të pranishme. Monologu ishte po ashtu një pikë mjaft mbresëlënëse e shkruar dhe e interpretuar nga Bardha Kçiku. Takimi u mbajt në sallën Kryesisë së BIK-së. *(H. Kastrati)*




# Komunitetet fetare të shqiptarëve shquhen për kultivimin e tolerancës, mirëkuptimit e mirëbesimit*

I nderuari President i Republikës së Shqipërisë, z. Bujar Nishani

I nderuari kryetar i KMSH-së, z. Skender Bruçaj

I nderuari, udhëheqës i Komunitetit Bektashian në Shqipëri, Baba Mondi

Të nderuar Përfaqësues të Komuniteteve Fetare në Shqipëri,

I nderuar Kryetar i Komitetit të Kulteve, z. Hoxholli,

Të nderuar studiues, miq, të ftuar, zonja e zotërinj!

Më lejoni që në fillim të përshëndes organizatorin, Kryegjyshatën Botërore të Bektashive, për organizimin e kësaj Konference, e cila ka për temë vënien në pah të kontributit të Komunitetit Bektashian në sendërtimin e dialogut ndërfetar në Ballkan.

Të nderuar të pranishëm,

Komunitetet fetare te ne kanë luajtur një rol të rëndësishëm gjatë gjithë historisë së populli tonë. S'ka dyshim se feja është një ndër faktorët kryesor në zhvillimin e shoqërisë, në edukimin dhe në fisnikërimin e saj, pa harruar këtu rolin primar të saj njohjen me urdhrat dhe mësimet e Zotit xh.sh.

Fetë ndër shqiptarët gjithashtu, drejtpërdrejt dhe tërthorazi, kanë ushtruar gjithnjë ndikim të rëndësishëm në ecurinë e zhvillimeve historike, shoqërore, ekonomike, politike kulturore, etj.

Tashmë është e njohur botërisht se komunitetet fetare të shqiptarëve shquhen për kultivimin e tolerancës, mirëkuptimit e mirëbesimit, që është një ndër vlerat më të mira të populli tonë.

Për këtë vlerë dhe për këto virtyte, s'ka dyshim se më meritorët janë prijësit fetar të komuniteteve tona, të cilët me një vetëdije të larët, me përgjegjësi e përkushtim, gjatë gjithë historisë, u shpjeguan besimtarëve të tyre mësimet fetare në mënyrë të saktë dhe i orientuan drejtë dhe mirë.

Nëse i kthehemi historisë dhe shikojmë kontributin e komuniteteve fetare tek shqiptarët për kultivimin e paqes, dialogut, tolerancës e mirëkuptimit, pa dyshim do të shohim se ai kontribut ka qenë shumë domethënës dhe vendimtarë në shumë ngjarje e rrjedha të historisë sonë.

Prijësit tonë fetarë një rëndësi të veçantë i kushtuan edhe sendërtimit të paqes, dashurisë e respektit për njëri-tjetrin. Ata u shquan dhe dhanë një kontribut të çmuar edhe në rrugën tonë të gjatë e të mundimshme, plot vështirësi e sakrifica, drejt kombformimit dhe shtetndërtimit, duke qenë jo vetëm përkrahës, por edhe duke u prirë proceseve dhe ngjarjeve më të rëndësishme nëpër të cilat u gjet populli dhe vendi ynë. Një kontribut të rëndësishëm në këtë rrugëtim, s'do mend, se ka dhënë edhe Komuniteti Bektashian me prijësit e tyre në krye, përse edhe kanë vendin e tyre të çmuar në histori dhe meritojnë respektin, nderin dhe vëmendjen tonë. Nuk është e tepërt të përmendet këtu edhe roli dhe kontributi që kanë luajtur institucionet fetare të komunitetit bektashian, siç janë teqetë e zavijet, në kultivimin e gjuhës, në ruajtën e kulturës dhe traditës tonë kombëtare e fetare. Komuniteti Bektashian, së bashku me komunitetet tjera fetare kanë qenë dhe mbeten shembuj më të mirë se si duhet mbjellë e rritur tek pjesëtarët e vet ndjenja dhe nevoja për besimin në Zot dhe për atdhedashuri.

Të nderuar të pranishëm,

Toleranca fetare tek shqiptarët nuk është proces i zhvilluar në kohëra moderne dhe as i formuar me arsim dhe shkollë. Ajo është një vlerë që vjen nga thellësia e shekujve.

Prania dhe bashkekzistenca e komuniteteve fetare ndër shqiptarët ka bërë që toleranca ndërfetare të jetë një domosdoshmëri historike, duke shërbyer kështu, si mjet dhe faktor,






*që ka siguruar unitetin kombëtar dhe ekzistencën tonë si komb, megjithëse shqiptarët kurrë nuk e kanë ndarë përkushtimin fetar nga interesi kombëtar.*

*Edhe konferenca e sotme dhe prania e përfaqësuesve dhe prijësve të komuniteteve fetare shqiptare dëshmon katërçipërisht për përkushtimin e tyre për sendërtimin e paqes, mirëbesimit, tolerancës, mirëkuptimit, dashurisë dhe respektit për njëri-tjetrin. Prandaj, më lejoni që edhe një herë të përgëzoj dhe të uroj organizatorin për këtë konferencë me një qëllim dhe moto kaq domethënëse, duke qenë të bindur se studiuesit me kontributet e tyre do të ndriçojnë aspekte dhe fakte të reja dhe do të venë në pah rolin që ka luajtur komuniteti bektashian në këtë drejtim.*

*Duke ju dëshiruar punë të mbarë, ju përshëndes me selame e respekt!*

* Fjala e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në hapje të simpoziumin ndërkombëtar "Roli i bektashizmit në sendërtimin e dialogut ndërfetar në Ballkan", të organizuar nga Kryegjyshata Botërore Bektashiane në Tiranë më 20 mars 2014.

---

**Paqe me vetveten, paqe me të tjerë**

KBI i Drenasit, në bashkëpunim me Departamentin e Rinisë në këtë Këshill, në vazhdën e aktiviteteve që ka ky këshill, organizoi një ligjëratë për nder të Ditëlindjes së Muhamedit a.s.. Ligjërata kishte temë bosht "Paqja me vetveten dhe paqeja me të tjerët", që u ligjërua nga Halil Avdulli dhe Prof. mr.sc. Driton Morina. Kjo ligjëratë ka zgjuar interesim mjaft të madh tek xhemati, të cilët kishin stërmbushur xhaminë. Kjo ligjëratë u begatua edhe më shumë, sepse të dy ligjëruesit shfrytëzuan mjaft shembuj nga Kurani dhe nga hadithet e Pejgamberit a.s. si dhe nga shëmbëlltyra e jetës së tij. Krijimi i paqes së vetë individit ishte edhe thirrje e Pejgamberit a.s.. Në ketë ligjëratë morën pjesë shumica e imamëve së bashku me drejtuesit e KBI-së të Drenasit, që nga kryetari i Këshillit ef. Mehdi Kastrati e sekretari Eset Bajraktari e deri tek udhëheqësi i Departamentit të të Rinjve - ef. Gazmend Mehmeti, po dhe shumë të tjerë. Në ligjëratë pati edhe mysafirë, siç ishte imami më i vjetër Musli ef. Bajraktari. Kjo ligjëratë u mbajt më 17 janar. *(E.Bajraktari)*

**Diplomoi Abedin Osmani**

Më 10 mars 2014, kandidati Abedin Osmani nga Kaçaniku mbrojti me sukses temën e diplomës "Qëndrimi i hadithit ndaj fitimit të paligjshëm". Para një numri të konsiderueshëm miqsh e studentësh në ambientet e Fakultetit të Studimeve Islame (FSI), ai mbrojti temën e diplomës para komisionit në përbërjen: Prof. dr. Sulejman Osmani, kryetar komisioni, Prof. dr. Ilmije Kuçi, anëtare komisioni dhe Prof. dr. Musa Vila anëtar dhe mentor. E veçanta e kësaj mbrojtjeje është se kandidati, edhe pse në moshë të madhe (51 vjeç), nuk iu nda kërkimit të dijes dhe, gjatë tërë periudhës sa ishte student i Fakultetit të Studimeve Islame, tregoi përkushtim, entuziazëm, vullnet e durim. Mulla Abedinit i urojmë sukses e shëndet në misionin e tij dhe në punën e tij të mëtutjeshme, në shërbim të xhematit dhe vendit. *(R.Suma)*









### Australia hap muzeun islam

Në Australi është hapur zyrtarisht godina e Muzeut të artit islam. Mustafa Fehur është njëri nga themeluesit e Muzeut Islam në Australi në qytetin e Melburnit, për të prezantuar imazhin e vërtetë të Islamit. "Unë mendoj se arti është çështje universal, që ka aftësi të afrojë pasuesit e besimeve dhe kulturave të ndryshme". - theksoi ai, për të vazhduar: "Qëllimi i këtij projekti është që të ngrihen marrëdhënie në mes kulturës australiane dhe asaj islame si dhe vënien në pah të rolit të muslimanëve në Australi. Po ashtu do të sfidojë botëkuptimet dhe komentimet e gabuara rreth Islamit, ku do të paraqiten parimet e Islamit me anë të arteve të ndryshme. Ky muze islam do të synojë të ngrejë shkallën e kuptimit dhe njohjes së Islamit si dhe të forcojë marrëdhëniet me muslimanët".

Në këtë muze janë të vendosur disa sektorë të cilët do të kryejnë rolin e prezantimit të muslimanëve në inxhinieri, kaligrafi, art e deri tek historia islame në Australi si dhe roli i saj në shoqërinë dhe kulturën australiane. Muslimanët e parë në këtë vend janë vendosur para 200 vjetësh dhe përbëjnë 1,7% të popullatës së këtij kontinenti me një popullate prej 200 milionë banorësh. Islami llogaritet si feja e dytë pas fesë së krishterë.

### Hafëzi më i ri në botë

3-vjeçari nga Algjeria, Abdurrahman Farih, është personi më i ri në botë që ka arritur të memorizojë tërë Kuranin dhe ta lexojë atë. Ai, edhe pse kishte pengesa në të shqiptuar dy vite të plota, me të fituar aftësinë e të shqiptuarit, menjëherë filloi ta mësojë përmendsh Kuranin. Ai zotëron aftësi të jashtëzakonshme, lexon bukur dhe rrjedhshëm, artikulimin e ka të bukur si dhe memorien shumë të fortë e nuk i përzien ajetet dhe suret në mes tyre, gjithnjë duke respektuar rregulltat e leximit. Ai së pari mësoi përmendsh suren El Kehf. Gjithashtu nuk harron asnjëherë që në fillim të leximit të këndojë Eudhubesmelen, respekton rregullat e zgjatimit në lexim, ndërsa në fund bën duan e hatmes. Nëna e tij ka treguar se gjatë kohës së shtatzënësisë, çdo ditë ka lexuar suren el Kehf dhe pas leximit të saj ka ndier një lehtësi dhe qetësi trupore. Po ashtu çudia e tjetër tek ky hafëz është fakti se ai nuk ka vijuar shkollën e hivzit, as xhami për mësim të hivzit. Nuk fle kurrë pa bërë lutjet (el edhkar). Në Algjeri atë e thërrasin "kalorës" i Kuranit. Lexuesi i Mesxhidi al Aksas, Reshad Esh-Sherif ia veshi xhyben e artë.

### Kanadaja organizon panair islam

Qendra shkencore e Ontarios (Kanada) organizon një panair në lidhje më të arriturat shkencore të shkencave islame në kohën e artë që nga shekulli i shtatë e deri në shekullin e shtatëmbëdhjetë, me qëllim të afirmimit të vlerave multifetare, kulturore islame. Panairi ka nëntë sektorë: sektori i klimës dhe atmosferës, yjet islame, matematikë, arte, ndërtimi dhe fizika, dhe secili sektor prezanton prodhimet islame që ndërlidhen me sektorin përkatës. Lesly Luis, drejtor ekzekutiv i kësaj qendre, tha se ky panair do t'i njohë vizitorët e të gjitha grupmoshave me kulturën e tyre për të arritura dhe zhvillimet e muslimanëve përgjatë këtyre shekujve.

### Harvardi vendos ajete kuranore në hyrje të Juridikut

Institucioni universitar më prestigjioz në botë Harvardi, në hyrje të Fakultetit Juridik ka vendosur ajetin 135 nga surja En-Nisa: "O ju që besuat, vazhdimisht të jeni dëshmues të drejtë për hir të Allahut edhe nëse



është kundër (interesit) vetvetes suaj, kundër prindërve ose kundër të afërmve, le të jetë ai (për të cilin dëshmohet) pasanik ose varfanjak, sepse Allahu di më mirë për ta. Mos ndiqni pra emocionin e t'i shmangeni drejtësisë. Nëse shtrembëroni ose tërhiqeni, Allahu di hollësisht çfarë punoni". Ky ajet vërteton oblugueshmërinë për drejtësi dhe mbështetjen në Allahun. Dekani i këtij fakulteti Marta Meenu, tha se këto fjalë që janë shkruar në këtë mur, shprehin forcën vendimtare në kuptimin e drejtësisë. Sikur ato janë sinjifikant për shpresën njerëzore që nga lashtësia, për të pasur drejtësi dhe dinjitet nga ana ligjore.



**Biblioteka më e mëdha islame në Gjermani**

Njëzet të rinj nën drejtimin e Prof. dr. Hussein Ilker, janë duke punuar në bibliotekën më të madhe islame në Evropë, që njihet si një institucion i pavarur joqeveritar. Deri më sot aty janë katalogizuar 25.000 tituj, ndërsa së shpejti pritet që kjo bibliotekë të ketë në dispozicion 100.000 libra, që e bëjnë atë më interesante dhe më tërheqëse për lexim, ligjërata, seminare shkencore dhe studime islame. Ky projekt është projektuar nga Kulturhaus der europäischen Muslime – KUDEM, që është sponsorizuar nga IFN & ZI – Instituts für Islamische Studien und Interkulturelle Zusammenarbeit, i cili pesë vjet më parë idenë e shndërroi në realitet. Fondi i librave është në gjuhët arabe, turke, persiane, gjermane, angleze e frënge dhe i mbulon fushat: Tefsiri i Kuranit, Hadithe të Muhamedit a.s., Jurisprudenca Islame, Teologji, Biografia e Pejgamberit a.s., Historia Islame, Filozofi, Etikë, Morali islam etj..

**Gjermania lejon varrimin e muslimanëve me qefin**

Të gjitha grupet parlamentare të zonës gjermane Baden-Württemberg, aprovuan anulimin e ligjit që i detyronte muslimanët t'i varrosnin të vdekurit e tyre në arkivol. Të gjithë folësit vlerësuan draftin e ligjit të ri për varrim dhe këtë projekt e vlerësuan si hap të madh drejt integrimit. Zëvendëspresidenti i Partisë Socialdemokrate, Thomas Reusch-Frey, pohoi se çështja ka të bëjë me tolerancën dhe vlerësimin. Ai gjithashtu theksoi se duhet të lejohet që muslimanët t'i varrosin të vdekurit e tyre sipas legjislacionit islam (Sheriatit) në qefin si dhe duhet të hiqet periudha e pritjes prej jo më pak se 48 orësh mes vdekjes dhe varrimit.

**Putin, strategji për shfarosjen dhe vrasjen e muslimanëve në Krime**

Tatarët janë duke organizuar rojë në rrugët dhe në xhamitë e Krimesë në përpjekje për të mos lejuar përsëritjen e historisë pas pushtimit rus. Tatarët, pakicë muslimane që jetojnë në Krime, janë duke bërë rojë në xhamitë dhe rrugët, sepse i tremben një përsëritje të dëbimit me forcë sikur në vitin 1944 nën sundimin e Stalinit, i cili i shpërndau ata në kampe në të gjitha stepat e thata në Azinë Qendrore. Në atë kohë numëroheshin afërsisht 200, 000 tatarë, nga të cilët pothuaj gjysma e popullsisë vdiqën nga uria, etja dhe sëmundjet në vitin e parë të dëbimit. Ky ishte dënimi i diktatorit sovjetik Josif Stalin për Tatarët, të cilët ai i akuzoi për bashkëpunim me regjimin nazist, pavarësisht nga fakti se shumë Tatarë kishin shërbyer në ushtrinë sovjetike. Tatarët filluan të ktheheshin në vend në vitin 1980. 280,000 Tatarët që jetojnë në Republikën Autonome të Krimesë, përbëjnë afër 13% të popullsisë së përgjithshme, sipas Ministrisë së Jashtme të Turqisë. Idil Izmirli, eksperte për identitetet islamike në Krime nga Universiteti George Mason, ka thënë se zhvillimet e fundit në Krime i kujtojnë vitet e robërimit të komunitetit të saj shtatëdhjetë vjet më parë. "Pas pushtimit të Krimesë më 18 maj 1944, rusët i dëbuan Tatarët nga rajoni. Ata e sulmuan parlamentin dhe këshillin e ministrave, dhe pastaj ngritën flamurin rus". Izmirli ka thënë se të afërmit e saj nuk ndihen të sigurt dhe se, edhe pse "burimet perëndimore raportojnë se janë 6,000 trupa në Krime, të afërmit e mi thonë se atje janë vendosur 15.000 ushtarë. Ushtarët janë kudo dhe aeroportet janë mbyllur". Ajo shtoi: "Ne duam që Turqia të mbyllë ngushticat dhe të mos i lejojë rusët të kalojnë" dhe kërkoi nga Presidenti Barak Obama që të shtojë presionin mbi Rusinë. *(Rexhep Suma)*





# Kontributi i MUSLIMANËVE dhënë CIVLIZIMIT Botërorë





Xhabir ibn Hajjan

*Lindur: 721 - Tous, Iran*
*Vdiq: 815 – Kufa, Irak*
*Ka qenë një dijetar i shquar Persian ose Arab: një farmacist dhe alkimist, astronom dhe astrolog, inxhinier, gjeograf, filozof, fizicient dhe mjek.*
*Librat: Kitab el-Kimia*

Destilimi, mjetet që ndajnë lëngjet përmes dallimeve të tyre në pikat e vlimit, u shpik rreth vitit 800 nga shkencëtari i njohur musliman, Xhabir ibn Hajjan, i cili transformoi alkiminë në kimi, duke shpikur shumë prej proceseve bazike dhe aparaturave që ne ende i përdorim sot - lëngëzim, kristalizim, destilim, pastrim, oksidim, avullim dhe filtrim. Gjithashtu, duke zbuluar sulfurin dhe acidin nitrik, ai shpiku alembikun e ngrirë, duke i dhënë botës ujë trëndafili intensiv dhe parfume tjera. Ibn Hajjan u përqendrua në eksperimentimet sistematike dhe ishte themelues i kimisë moderne.





GEBERI PHILOSOPHI AC ALCHIMISTAE
MAXIMI, DE ALCHIMIA
LIBRI TRES.